# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 365 • VITI 34 • PRILL 2021 • RAMAZAN 1442 • ÇMIMI 1 €



- Zekati dhe sadakatul-fitri të jepen në fondin e Bashkësisë Islame
- Komentimi i kaptinës "El-Ahkaf"
- Roli social i adhurimeve në Islam

Përurohet xhamia "Hoxhë Shuajb Arnauti" në Prishtinë



Besimtarë të nderuar!

**Detyra jonë e domosdoshme është ngritja dhe zhvillimi i arsimit dhe jetës fetare. Kjo mund të bëhet vetëm duke i ndihmuar nxënësit e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë dhe të paraleleve të saj në Prizren e në Gjilan, si dhe studentët e Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Prandaj kërkojmë prej jush që Zeqatin dhe Sadekaltul-Fitrni t'i jepni në fondin për mbajtjen e tyre. Këtë mund të bëni përmes Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe xhamive përkatëse. Sadekatul-Fitri është më së miri të jepet nga Nata e madhe e Kadrit, e deri në mbrëmjen e Natës së Bajramit.**

Bashkësia islame e Kosovës

## Në këtë numër:







Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi, mr. Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.

**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma

**Lektor & korrektor:**
Bajram Zeqiri

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Printing press", Prishtinë

# Zekati dhe sadakatul-fitri të jepen në fondin e Bashkësisë Islame



*"Ata që besojnë dhe punojnë vepra të mira, falin namazin dhe japin zekatin, për ata ka shpërblim te Zoti i tyre; për ta nuk ka frikë as pikëllim."*
((El-Bekare, 277)

*Zekati bënë pjesë ndër shtyllat e Islamit. Bazuar në ajetet kuranore dhe hadithet e Pejgamberit a.s., të gjithë dijetarët islamë kanë konfirmuar unanimisht se dhënia e zekatit është detyrim fetar/farz për myslimanët që posedojnë pasuri e cila arrin nisabin, që është përcaktuar me norma të Sheriatit.*

*Me dhënien e zekatit pasuria pastrohet nga e drejta e tjetrit, kurse shpirti pastrohet nga koprracia, egoizmi dhe lakmia pas të mirave të kësaj bote. Ai përmendet në më shumë se 80 ajete së bashku me namazin. Allahu xh.sh. thotë: "Ata që besojnë dhe punojnë vepra të mira, falin namazin dhe japin zekatin, për ata ka shpërblim te Zoti i tyre; për ta nuk ka frikë as pikëllim." (El-Bekare, 277).*

*Edhe sadakatul-fitri ose zekatul-fitri është detyrim fetar, por i një rangu pak më të ulët/vaxhib. Ibn Abasi ka thënë: "Pejgamberi a.s. e ka bërë obligim zekatul fitrin (sadakatul fitrin), pastrim për agjëruesin për fjalët e kota e të pahijshme, dhe ushqim për të varfrit, andaj kush e jep para namazit të Bajramit ajo është sadaka e pranuar, e kush e jep pas namazit (të Bajramit), konsiderohet sadaka e rëndomtë!" Ai jepet po aty ku jepet edhe zekati.*

*Zekati dhe sadakatul-fitri përkufizohen si ibadet material, i cili përbëhet nga dhënia e saktë e sasisë së caktuar nga pasuria në dobi të fondit të përcaktuar me Kuran. Ky fond në vendet muslimane quhet Bejtul mal, kurse te ne, organi kompetent për grumbullimin e këtij fondi dhe distribuimin e tij është Bashkësia Islame.*

*Të drejtën e fetvasë për mbarëvajtjen e jetës fetare të myslimanëve tek ne e ka Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës. Bashkësia Islame që mirëmbahet me forcat e veta qëndron pas mendimit që zekati, sadakatul-fitri, kurbani etj., të grumbullohen dhe shpërndahen në mënyrë të organizuar, në mënyrë që ajo të mbijetojë me mjetet e besimtarëve të saj. Jetën e organizuar na obligon edhe Kurani: "O besimtarë! - bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit; dhe atyre që drejtojnë punët tuaja." (En Nisa, 59).*

*Ibn Abasi transmeton se Pejgamberi a.s. kur e dërgoi Muadh ibn Xhebelin në Jemen (si guvernator të tij) i kishte thënë: "Po shkon tek një popull që janë ithtarë të Librit. Ftoji ata të pranojnë Shehadetin: "Nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe unë jam i Dërguari i Tij". Nëse e pranojnë dhe e deklarojnë këtë, thuaju që Allahu i Madhëruar i ka urdhëruar për pesë namaze gjatë ditës dhe natës. Nëse e pranojnë, thuaju gjithashtu se Ai i ka urdhëruar për sadaka nga pasuritë e tyre, e cila merret nga të pasurit e shoqërisë myslimane dhe u jepet të varfërve të tyre. Nëse e pranojnë edhe këtë, ki kujdes dhe mos e merr pasurinë më të dashur të tyre dhe frikësohu prej lutjes së atij që i është bërë padrejtësi, pasi nuk ka pengesë midis asaj dhe Allahut".*

*Se kujt i takon zekati, këtë e ka sqaruar Allahu xh.sh: "Allahu e caktoi obligim, që lëmosha (zeqati etj.) t'ju takojë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që duhen përfituar zemrat (të dobëtëve në besim), e duhet dhënë edhe për lirimin nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë..." (Et-Tevbeh, 60).*

*Në këtë ajet kuranor flitet për tetë kategori. Parashtrohet pyetja: A janë gjithnjë aktuale të gjitha këto kategori? Natyrisht që jo. Ndonjëherë është aktuale njëra e ndonjëherë një tjetër kategori, pra gjithnjë i jepet përparësi më të rëndësishmes. Muhamedi a.s. në kohën e tij përcaktonte përparësitë në varësi nga nevojat dhe rrethanat, një praktikë kjo që është ndjekur nga halifët dhe dijetarët myslimanë deri në ditët tona.*

*Hanefitë, për dallim nga shkollat tjera juridike, kategorisë "fi sebililah" i kanë dhënë kuptim të gjerë, si për kërkuesit e diturisë, rrugët e mirësisë apo nevojat e përgjithshme.*

*Reshid Rida, në librin e tij Tefsirul-Kuranil-Kerim, vlerëson se është më e rëndësishme që zekati të jepet për shkollimin dhe aftësimin e njerëzve, që ta shpjegojnë dhe ta kuptojnë të vërtetën e Islamit. Shumë ulema të kohës sonë, gjatë shqyrtimit të nocionit "fi sebililah", kanë konkluduar se ai ka kuptim mbase edhe më të gjerë, sesa kuptimi që i dhanë hanefitët, duke nënkuptuar interesat dhe nevojat e ndryshme të shoqërisë myslimane.*

*Prandaj, në realitetin e sotëm Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës së Kosovës kërkon që zekati dhe sadekatul fitri, mes tetë kategorive, të destinohen për kategorinë "fi sebililah" – në rrugën e Allahut", me fokus institucionin edukativo-arsimor të Medresesë dhe Fakultetin e Studimeve Islame, që janë burim i jetës fetare dhe i ngritjes arsimore dhe edukative të myslimanëve.*

*Myslimanët, në Kosovë dhe në diasporë, janë të obliguar të bashkohen në aksionin unik të mbledhjes së zekatit dhe sadakatul-fitrit të udhëhequr nga Bashkësisë Islame e Kosovës. Duke kryer këto detyrime fetare në këtë mënyrë, ata konfirmojnë përkatësinë dhe besnikërinë e tyre ndaj Bashkësisë Islame. Madje, kështu kontribuojmë në ruajtjen e Islamit në vendin tonë.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Ahkaf"

Kaptina "El-Ahkaf, ka gjithsej 35 ajete, 344 fjalë dhe 2595 shkronja. Ka zbritur pas sures "El-Xhathije" dhe para sures "Edh-Dharijat". Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 46-të, kurse në radhitjen e zbritjes është e 65-ta.

Kaptina "El-Ahkaf" sipas mendimit unanim të të gjithë dijetarëve, është kaptinë mekase. Transmeton Ibn Merdevejhi nga Ibn Abasi dhe Ibn Zubejri të kenë thënë: "Ka zbritur surja "Ha Mim, El-Ahkaf" në Mekë."[1] Transmetojnë Ibn Durejsi, Nehhasi dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Kanë zbritur të shtatë "Havamimët" - (Suret që fillojmë me Ha-Mim) në Mekë.[2] Po ashtu, Ibn Merdevejhi dhe Dejlemiu transmetojnë nga Semurete bin Xhundeb të ketë thënë: "Të gjithë "Havamimët" kanë zbritur në Mekë."[3]

Kaptina "El-Ahkaf, ka gjithsej 35 ajete, 344 fjalë dhe 2595 shkronja.[4] Ka zbritur pas sures "El-Xhathije" dhe para sures "Edh-Dharijat". Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 46-të, kurse në radhitjen e zbritjes është e 65-ta.[5]

## Emërtimi i kësaj kaptine

Emërtimi më i njohur i kësaj kaptine është "El-Ahkaf". Me këtë emër është radhitur nëpër Mus'hafe, nëpër librat e Tefsirit dhe të Sunetit. Me këtë emër ka qenë e njohur qysh në kohën e sahabëve. Është transmetuar nga Ibn Mesudi r.a. të ketë thënë: "Ma ka lexuar i Dërguari i Allahut një sure që fillon me shkronjat (Ha, Mim), e që është surja 'El-Ahkaf'..."[6]

**Emërtimi më i njohur i kësaj kaptine është "El-Ahkaf". Me këtë emër është radhitur nëpër Mus'hafe, nëpër librat e Tefsirit dhe të Sunetit. Me këtë emër ka qenë e njohur qysh në kohën e sahabëve.**



Arsyeja e këtij emërtimi është fjala "Ahkaf", e cila nënkupton vendbanimin e fisit Ad, popullit të Hudit a.s., që gjendet në pjesën veriore të Jemenit, e cila është përmendur në ajetin e 21-të të kësaj sureje: "Përkujto vëllain e Adit (Hudin) kur popullin e vet në Ahkafë e qortoi, megjithëqë qortime pati edhe para edhe pas tij, (u tha): "Të mos adhuroni tjetër vetëm se Allahun, pse unë i kam frikë dënimit tuaj në Ditën e madhe!"[7]

- Emërtimi i dytë i kësaj kaptine është "Suretu Ha-Mim, El-Ahkaf". Ky emërtim është cekur në transmetimin e Ibn Abasit i cili ka thënë: "Ka zbritur surja "Ha-Mim, El-Ahkaf" në Mekë."[8] Me këtë emërtim e ka cekur edhe Vahidiu në "El Vesit".[9]

## Vlera e kësaj kaptine

- Surja "El-Ahkaf" është e fundit prej shtatë sureve që fillojmë me shkronjat (Ha, Mim), Në lidhje me vlerën e këtyre shtatë sureve që ndryshe quhet edhe si Havamim[10], janë përcjellë disa transmetime nga i Dërguari i Allahut dhe sahabët.

- Surja "El-Ahkaf" bën pjesë në grupin e sureve të quajtura "El-Methani". Në lidhje me këtë, transmetohet nga Vathilete ibnul Eska'ë el-Lejthi të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Më është dhënë në vend të Tevratit, shtatëshja, (suret nga "El-Bekare" e

deri te "El-Enfal" ose "Et-Tevbe"); më janë dhënë në vend të Zeburit, "El-Mi'ine" - njëqindëshet, (suret që kanë mbi 100 ajete); më janë dhënë në vend të Inxhilit "El-Methani" - (suret që kanë më pak se 100 ajete), ndërsa jam mbi nderuar (ndaj të dërguarve të tjerë) me suret "El-Mufassal" (nga surja "Kaf", e është thënë nga "El-Huxhurat" e deri te "En-Nas")."[11]

- Transmetojnë Muhamed bin Nasr dhe Ibn Merdevejhi nga Enes bin Maliku të ketë thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: "Allahu ma ka dhënë shtatëshen në vend të Tevratit, m'i ka dhënë "Ra'atet"[12] deri në "Tavasinët"[13] në vend të Inxhilit, e m'i ka dhënë ndërmjet Tavasinëve deri në Havamim[14] në vend të Zeburit, e më ka mbi nderuar (ndaj të dërguarve të tjerë) me Havamimët dhe Mufassalët[15], të cilat nuk i ka lexuar asnjë i Dërguar para meje."[16]

- Është transmetuar nga El-Muhelleb ibn ebi Sufrete e ky nga i Dërguari i Allahut të ketë thënë: "Nëse ua mësyn armiku natën dhe befasisht, thoni: "Ha-Mim, La junsarune" - "Ha-Mim, nuk do të ngadhënjejnë".[17]

- Transmetojnë Ibn Durejs, Ibnu-l Mundhiri, Hakimi dhe Bejhekiu nga Ibn Mesudi të ketë thënë: "Havamimët, janë stolia e Kuranit."[18]

- Transmetojnë Ebu Ubejd, Muhamed bin Nasr dhe Ibnu-l Mundhiri nga Ibn Mesudi të ketë thënë: "Kur arrij te Havamimët (d.t.th. te leximi i tyre) më duket se arrita në kopshtet e rrafshëta në të cilat eci me elegancë (lirshëm)."[19]

**"Kur arrij te Havamimët (d.t.th. te leximi i tyre) më duket se arrita në kopshtet e rrafshëta në të cilat eci me elegancë (lirshëm)."**

*(Ibën Mesu'di r.a.)*

- Është transmetuar nga Sa'd ibn Ibrahimi të ketë thënë: "Suret që fillojnë me: "Ha-Mim", quhen "Araisul Kuran"-"Bukuritë (stolitë) e Kuranit."[20]

- Transmetohet nga Abdullah ibn Omeri r.a. të ketë thënë: "Erdhi një njeri tek Resulullahu s.a.v.s. dhe i tha: Më lexo (mëso) diçka (nga Kurani) o i Dërguari i Allahut? Ai tha: "Lexoji tri nga suret që fillojnë me "Elif-Lam-Ra". Ai tha: Jam plak, trupi më është rrëzbitur, zemra më është ligështuar kurse gjuha më është rënduar… Atëherë i Dërguari i Allahut i tha: "Lexoji tri nga suret që fillojnë me "Ha-Mim". Ai i tha të njëjtat fjalë si më parë. Atëherë Resulullahu s.a.v.s. i tha: "Atëherë lexoji tri nga "Musebbihatet."[21] Por ai njeri i përsëriti sërish fjalët e mëparshme, duke shtuar: O i Dërguar i Allahut, më lexo ndonjë sure gjithëpërfshirëse, kurse Resulullahu s.a.v.s. ia lexoi suren "Idha zulzileti-l erdu zilzaleha…" deri sa e përfundoi. Atëherë ai njeriu tha: Pasha Atë që të ka dërguar me të vërtetën, unë nuk do të shtoj diç më tepër nga kjo kurrë, e pastaj ktheu shpinën dhe shkoi. I Dërguari i Allahut tha: "Ky njeri i vogël, shpëtoi, Ky njeri i vogël, shpëtoi…"[22]

- Transmeton Ibn Durejsi dhe Hakimi nga Abdullah ibn Mesudi të ketë thënë: "Ma ka lexuar i Dërguari i Allahut suren "El-Ahkaf", por ia kishte lexuar edhe një tjetri, mirëpo leximi i një ajeti nuk përputhej me leximin tim. E pyeta: "Kush ta ka lexuar ty?" – "Ma ka lexuar i Dërguari i Allahut", më tha ai. – "Për Allahun, mua ma ka lexuar i Dërguari i Allahut më ndryshe." Shkuam të dy tek i Dërguari i Allahut, dhe i thashë: - "O i Dërguar i Allahut, a nuk ma ke lexuar këtë ajet kështu e kështu?" – "Posi", më tha ai. Ndërkohë edhe tjetri e pyeti: "A nuk ma ke lexuar këtë ajet kështu e kështu?" – "Posi", tha i Dërguari i Allahut. Dhe, fytyra e të Dërguarit të Allahut u mërrol dhe na tha: "Le të lexojë secili prej jush, ashtu siç e ka dëgjuar, sepse ata që ishin para jush, janë shkatërruar për shkak të këtyre mospajtimeve."[23]



## Shkaku i zbritjes

Rreth shkaqeve të zbritjes së kësaj sureje si tërësi, nuk kemi ndonjë shkak specifik të zbritjes, por kemi shkaqe të veçanta për ajetet: 10-të, 11-të, 15-të, 17-të dhe 29-të, për të cilët do të flasim gjatë komentimit të këtyre ajeteve veç e veç.

## Lidhja e kësaj kaptine me atë paraprake - "El-Xhathije"

Kjo sure ka lidhshmëri të ngushtë më suren paraprake El-Xhathije në tri segmente:

1. Ngjashmëria në pjesën hyrëse në dy ajetet e para: (Ha-Mim. Tenzilu-l Kitabi minAllahi-l Azizi-l Hakim);

2. Ngjashmëria tematike e dy sureve, në vërtetimin e Njëshmërisë, Shpalljes, pejgamberisë dhe Ringjalljes, dhe

3. Surja paraprake ka përfunduar me qortimin e ashpër të idhujtarëve për shirkun e tyre, (Shih ajetet: (24-26), ndërkohë që kjo sure në ajetet e fillimit po ashtu vjen me një qortim të tillë për idhujtarët e devijuar. (Shih ajetet: (4-5).[24]

## Përmbajtje e shkurtër e kësaj kaptine

Ashtu si dhe simotrat e tjera mekase, edhe kjo sure shtjellon tri bazamentet e besimit islam: Besimin në Allahun Një, besimin në Shpalljen që po i zbriste Muhamedit a.s., dhe besimin në Ringjalljen pas vdekjes.

- Surja El-Ahkaf, është surja e fundit prej shtatë sureve që fillojnë me shkronjat simbolike: "Ha-Mim". Në grupin e parë të ajeteve të kësaj sureje sqarohet se ky Kuran vërtet është zbritje dhe Shpallje nga Allahu i Gjithëfuqishëm dhe i Urtë. Allahu i Madhërishëm sjell argumente të Njëshmërisë së Tij dhe të ringjalljes, ndërkohë që vazhdon të qortojë ashpër idhujtarët për kufrin e tyre kur adhuronin idhuj, duke ua bërë me dije se kjo rrugë që kishin zgjedhur, do t'i shpinte në humbje të përjetshme. (Shih ajetet: 1-6).

**Ajetet (29-32) flasin rreth besimit të një grupi të xhindeve, të cilët e kishin dëgjuar Kuranin nga goja e Pejgamberit a.s., dhe menjëherë kishin besuar.**

- Ajetet (7-10), flasin rreth dyshimeve të idhujtarëve rreth pejgamberisë së Muhamedit a.s. dhe rreth Kuranit.

- Edhe ajetet (11-14), kanë në fokus disa dyshime të tjera të jobesimtarëve.

- Bamirësia ndaj prindërve, dhe kujdesi e dhembshuria ndaj tyre, shpërfaqen me tërë madhështinë e tyre nëpërmjet ajeteve (15-16).

- Ndërkohë, ajetet (17-20) bëjnë fjalë për fëmijën mosmirënjohës dhe arrogant ndaj prindërve të tij, ndërkohë që ata e ftojnë në besim të pastër. Ajetet vazhdojnë me përshkrimin e dënimit që do ta ketë i tilli, i cili e mohon këtë Kuran duke e quajtur përrallë apo legjendë e të parëve dhe mohon besimin e pastër islam.

Ajetet (21-28) flasin rreth Hudit a.s. dhe dënimit që përjetuan populli i tij zullumqar, "Adi", të cilët u shkatërruan nga një erë e ashpër për shkak të kryeneçësisë së tyre dhe mohimit të së vërtetës.

- Ajetet (29-32) flasin rreth besimit të një grupi të xhindeve, të cilët e kishin dëgjuar Kuranin nga goja e Pejgamberit a.s., dhe menjëherë kishin besuar. Përveç kësaj, ata ishin zotuar se këtë Shpallje nga Allahu do ta përcillnin te populli i tyre apo te xhindet e tjerë.

- Vërtetimi i Ringjalljes nëpërmjet argumenteve, kërcënimi i jobesimtarëve dhe ftesa ndaj të Dërguarit a.s. që të duronte, ashtu siç kishin duruar pejgamberët elitarë të Ulu-l Azmit, para tij, nga sjelljet e këqija të popujve të tyre, sepse Dita e Llogarisë do të vijë shumë shpejt, e keqbërësit dhe jobesimtarët, do të jenë prej të shkatërruarve. (Shih ajetet: (33-35). *(vijon)*

*1. Imam Shevkaniu, Fet'hul Kadir, Mensure, 1994, vëll. V, f. 17. 2 Imam Sujutiu, Ed-Durru-l Menthur, Kajro, 2003, vëll. XIII, f. 5. 3 Fet'hul Kadir, vëll. IV, f. 630. 4. El-Fejruzabadi, Besairu dhevi-t-Temjizi, Kajro, 1996, vëll. I, f. 428. 5 Ibn Ashur, Et-Tahriru vet-t-Tenviru, Tunis, 1984, vëll. XXVI, f. 6. 6. Imam Nuru-d-din El-Hejthemi, Mexhmeu-z-zevaid ve Menbeu-l fevaid, Xhedë, 2015, vëll. XIV, f. 380, (nr. 11383); El-Bukai, Mesaidu-n-Nedhar li-l ishrafi ala mekasidi-s-suver, Rijad, 1987, vëll. II, f. 482. 7. Dr. Muhamed bin Abdurrahman esh-Shaji'ë, Esmau suveri-l Kurani-l kerim, Rijad, 2011, f. 140. 8 Dr. Munire ed-Devserij, Esmau suveri-l Kurani ve fedailuha, Demmam, 1426 h., f. 383. 9 El-Vahidij en-Nisaburi, El-Vesit fi tefsiri-l Kurani-l Mexhid, Bejrut, 1994, (4/102). 10 Suret që fillojnë me (Ha Mim) janë shtatë: Gafir, Fussilet, Esh-Shura, Ez-Zuhruf. Ed-Duhan, El-Xhathije dhe El-Ahkaf 11 Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabil Iman (2/465); Në Sahihu-t-tergib (1457) është kategorizuar si hadith "hasen"; ndërsa si hadith "sahih" me të gjitha rrugët e transmetimit në Silsile es-sahiha (1480), dhe në Sahihu-l Xhamiu (1059). 12 Suret që fillojnë me (Elif-Lam-Ra), (Elif-Lam-Mim-Ra) janë gjashtë: Junus, Hud, Jusuf, Er-Rra'd, Ibrahim dhe El-Hixhr. 13 Suret që fillojnë me (Ta-Sin), (Ta-Sin-Mim) janë tri: Esh-Shuara'ë, En-Neml dhe El-Kasas. 14 Suret që fillojnë me (Ha-Mim) janë shtatë: Gafir, Fussilet, Esh-Shura, Ez-Zuhruf, Ed-Duhan, El Xhathijeh dhe El-Ahkaf. 15 Prej sures Kaf, e është thënë prej El-Huxhurat e deri te En-Nas. 16 Ed-Durru-l menthur, vëll. XIII. f. 6. 17 Tirmidhiu (4/197), hadithi nr. (1686); Ebu Davudi (3/33) hadithi nr. (2597). 18 Ibn Durejsi (2-3); Hakimi (2/437) dhe Bejhekiu në Shuabi-l Imam (2471). 19 Ed-Durru-l Menthur, vëll. XIII. f. 6. 20 Transmeton Darimiu në Sunenin e tij, (2/550), hadithi nr. (3422). 21 'Musebbihatet' apo suret që fillojnë me fjalët "subhane", "sebbeha", "jusebbihu" ose "sebbih", janë shtatë: El-Isra'ë, El-Hadid, El-Hashr, Es-Saff, El-Xhumuatu, Et-Tegabun dhe El-A'ëla. 22 Hadith 'hasen'. Transmetojnë Imam Ahmedi (2/169), Ebu Davudi (1399), Hakimi (2/532). Shih: Vehbe Zuhajli, Et-Tefsirul Munir, vëll. XXX, f. 356.; Shih edhe: "Kitabul Xhamiu…" f. 306. 23 Imam Ahmedi në Musned (1/526), hadithi nr. (3993); Ibn Durejsi në "Fedail", hadithi nr. (329); Hakimi (2/223). 24 Dr. Vehbe ez-Zuhajli, Et-Tefsirul Munir, Damask, 2009, vëll. XXVI, f. 319*

Dr. Ajni Sinani

# Çfarë e shtyri Muhamedin a.s. që të fliste për një çështje që i përkiste të ardhmes?

"Thuaj: "Unë nuk ju them juve, se i kam në kompetencë depot e Allahut (e t'ju sjell mrekulli), as nuk pretendoj se i di fshehtësitë (e t'ju tregoj, se kur do t'ju vijë dënimi), as nuk ju them se unë jam engjëll. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet mua. Thuaj: "A janë baras i verbri dhe ai që sheh?" A nuk mendoni?" (El-Enam, 50).

Në mesin e tregimeve që e kanë habitur dr. Gary Millerin[1], është edhe historia e Pejgamberit a.s. me Ebu Lehebin. Milleri ka thënë: "Ebu Lehebi e urrente aq shumë Islamin, sa që shkonte kudo pas Pejgamberit a.s. për ta fyer atë. Nëse e shihte Pejgamberin a.s. duke folur me njerëz të panjohur, Ebu Lehebi priste deri sa të përfundonte dhe pastaj i pyeste ata: "Çfarë ju tha Muhamedi? Nëse Muhamedi ju thotë për një gjë se është e bardhë, në realitet ajo është e zezë, e nëse ju thotë se është natë ajo është ditë!" Qëllimi i tij ishte që ta kundërshtonte çdo gjë që e thoshte Pejgamberi a.s. dhe t'i bënte njerëzit të dyshonin lidhur me të.[2]

Shtëpia e bekuar e Muhamedit a.s. ndodhej mes shtëpive të dy njerëzve të varfër shpirtërisht e të humbur në jetën tjetër, Ebu Lehebit dhe Ukbe bin ebi Muajtit. Ata mblidhnin çdo ndyrësi dhe e lëshonin para portës së të Dërguarit të Allahut a.s.. Zemra e pastër dhe e ndjeshme e Pejgamberit prekej nga ky veprim i shëmtuar i fqinjëve, e ai i qortonte ata duke u thënë: "O bijtë e Abdi Menafit, çfarë fqinjësie është kjo?" Dhe pastaj i largonte ndyrësitë nga para derës.[3]

Edhe gruaja e Ebu Lehebit, Ummu Xhemilja, nuk mbetej pas të shoqit në veprimet për t'i shkaktuar mundime të Dërguarit të Allahut. Çdo natë bënte një barrë me gjemba, i ngarkonte në shpinë dhe i shpërndante nëpër rrugët nga kalonte Pejgamberi a.s.. Mirëpo, i Dërguari i Allahut kalonte mbi to duke shkelur si të shkelte mbi mëndafsh.[4]

**E ardhmja nuk është e ditur për njerëzit. Gjithsesi kjo është një provë e qartë se Kurani është nga Ai që e njeh të fshehtën, nga Allahu i Madhëruar dhe nuk është nga njeriu.**

Për shkak të këtyre mizorive të tyre, Pejgamberit a.s. i shpallet në Kuran surja El-Mesed: "Qoftë i shkatërruar Ebi Lehebi, e ai më është shkatërruar! Atij nuk i bëri dobi pasuria e vet, as ajo çka fitoi! Ai do të hyjë në një zjarr të ndezur flakë. E edhe gruaja e tij, ajo që barti dru (ferra), e në qafën e saj ajo ka një litar të përdredhur." (El Mesed, 1-5).

Sapo e dëgjoi këtë, Ummu Xhemilja rrëmbeu një gur të madh në dorë dhe doli ta kërkonte Pejga-



mberin. Në atë mes, i Dërguari i Allahut ndodhej në Qabe bashkë me hazreti Ebu Bekrin. Me të vënë re ardhjen e saj, Ebu Bekri r.a. i tha Pejgamberit a.s.: "O i Dërguari i Allahut! Kjo është Ummu Xhemilja. Është një grua e tërbuar! Kam frikë se do të të shohë dhe do të të mundojë! Sikur të ngriheshe e të largoheshe pa ardhur ende, e pa të bërë ndonjë të keqe kjo grua!"

Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "Ajo nuk më sheh dot mua!" Me të vërtetë, megjithëse u afrua pranë tyre, Ummu Xhemilja nuk e pa dot të Dërguarin e Allahut. Ajo vetëm sa lëshoi ca përçartje pranë Ebu Bekrit r.a. dhe u largua.[5]

Në kaptinën El-Mesed tregohet se Ebu Lehebi nuk do ta pranonte Islamin. Ashtu edhe ndodhi dhe Ebu Lehebi vdiq jobesimtar, përkundër faktit se koha ndërmjet zbritjes së sures El Mesed dhe vdekjes së Ebu Lehebi ishte më shumë se dhjetë vjet. Madje, si e dinte Muhamedi a.s. se Ebu Lehebi do të vdiste si jobesimtar? Si mund të ishte i sigurt se gjatë 10 vjetëve pikërisht Ebu Lehebi nuk do të hynte në Islam? Aq më shumë kur një numër i madh i armiqve të tij, më vonë hynë në Islam, siç ishte Ebu Sufjani, i cili ishte udhëheqësi i politeistëve në betejën e Uhudit dhe të Hendekut dhe megjithatë ai e pranoi Islamin,[6] apo Halid b. Velidi dhe shumë e shumë të tjerë.

Gjatë një dekade, Ebu Lehebi mund të kishte thënë: "Muhamedi ka thënë se unë nuk do të bëhem mysliman, se unë do të shkoj në ferr, por ja unë tani ju them se dua të hyj në Islam dhe të bëhem një mysliman! Çfarë mendoni rreth Muhamedit tani? A është ai duke e thënë të vërtetën apo jo? A është frymëzimi i tij nga Zoti?"

Por, Ebu Lehebi nuk e bëri këtë, pavarësisht nga fakti se të gjitha veprimet e tij ishin në kundërshtim me atë që thoshte Muhamedi a.s.. Mirëpo, ai nuk e kundërshtoi dhe e luftoi Pejgamberin a.s. në këtë çështje. Me fjalë të tjera, kjo ishte sikur Pejgamberi a.s t'i kishte dhënë



**Një sure e tillë tregon kthjelltësish edhe për urtësinë hyjnore të Allahut të Madhëruar, dhe njëkohësisht është edhe një paralajmërim i vazhdueshëm për ata që janë si Ebu Lehebi.**

Ebu Lehebit një shans për ta nxjerrë dhe provuar atë të gabuar. Por, Ebu Lehebi nuk e bëri, ai nuk u konvertua në Islam dhe as nuk pretendoi madje të shtirej si mysliman. Gjatë 10 vjetëve, ai e kishte mundësinë për të shkatërruar Islamin në një minutë.

Dhe ndodhi pikërisht ashtu sikurse u tha në kaptinën El-Mesed, ngase ato nuk janë fjalët e Muhamedit a.s., por janë fjalët e Zotit. Allahu, njohësi i së padukshmes, e dinte se Ebu Lehebi nuk do të ndërronte mendje dhe të bëhej mysliman. Kështu, Allahu e kishte vendosur që ai do të qëndronte i dënuar përgjithmonë në zjarrin e Xhehenemit.

Përndryshe çfarë e shtyri Muhamedin a.s. që të fliste për një çështje që i përkiste të ardhmes? Pse të rrezikonte kur mund të dilte parashikimi i tij i pasaktë dhe kjo do të kishte pasoja të pallogaritshme sepse njerëzit nuk do t'i besonin thirrjes dhe misionit të tij?!

Një sure e tillë tregon kthjelltësish edhe për urtësinë hyjnore të Allahut të Madhëruar, dhe njëkohësisht është edhe një paralajmërim i vazhdueshëm për ata që janë si Ebu Lehebi.[7]

E ardhmja nuk është e ditur për njerëzit. Gjithsesi kjo është një provë e qartë se Kurani është nga Ai që e njeh të fshehtën, nga Allahu i Madhëruar dhe nuk është nga njeriu.

*1. Misionar i madh kanadez që pranoi Islamin. 2. Matematicienti Gary Miller u përpoq të argumentoj "gabime" në Kuran, përfundoi duke pranuar Islamin!, shih: https://ekuiliber.com/2020/01/17/matematicienti-gary-miller-u-perpoq-te-argumentoj-gabime-ne-kuran-perfundoi-duke-pranuar-islamin/ 3. Ibni Sad, I, 201, sipas, Osman Nuri Topbash, Vargu i profetëve nën dritën e Kuranit, Hazreti Muhamed Mustafa, Shkodër, 2012, f. 241. 4. Shih. Ibni Hisham, I, 376; Kurtubi, XX, 240., sipas Osman Nuri Topbash, po aty, f. 241. 5. Shih. Ibni Hisham, I, 378-379; Kurtubi, XX, 234., sipas Osman Nuri Topbash, Vargu i profetëve nën dritën e Kuranit, Hasreti Muhamed Mustafa, Shkodër, 2012, f. 242. 6. Akva mevdu fi edileti nubuveti Muhamedin s.a.v.s., er redu alel mulhidin, shih: https://www.facebook.com/omarvip520/posts/478029342326021. 7. Gary Miller, "Kurani i Mrekullueshëm", shih: folderi Deshmite Gary Miller Kurani i Mrekullueshëm?.*

Resul Rexhepi

# Disa njohuri themelore lidhur me sadakatul-fitrin

“Sadakatul-fitri”[1] ose “zekatul-fitri” është një ibadet-adhurim material, të cilin e kanë detyrim ta zbatojnë myslimanët që zotërojnë pasuri në nivel të nisabit (sasi kjo që mjafton sa për nevojat ditore e më shumë), e po ashtu e kanë detyrim ta zbatojnë edhe ata persona të cilët e kanë dikë nën kujdestari të tyre dhe që e arrijnë Bajramin e Ramazanit.

Muaji Ramazan, sikurse dihet dhe sikurse është theksuar gjithmonë, është muaj i ibadeteve të shumta dhe i ngjarjeve të mëdha, të cilat kanë bërë kthesa në historinë e myslimanëve dhe të njerëzimit mbarë. Ai është muaj i agjërimit, që është një nga pesë shtyllat e fesë islame; është muaji i zbritjes së Kuranit fisnik, shpalljes së fundit nga Allahu për krijesat e tij; është muaji i taravive, që ndonëse janë namaz synet, kanë vlerën e farzit, është muaj i duave, që nuk kthehen prapë, i tekbireve që madhërojnë Allahun, jehona e të cilave dëgjohet edhe në shtatë qiej, i selameve dhe salavateve për Pejgamberin, llogaritja e të cilave është dhjetëfish më shumë; është muaj i Natës së Kadrit, vlera e së cilës është sa e njëmijë muajve, në të cilët nuk ka një natë të tillë; është muaj i betejës së madhe të Bedrit, që ndau besimin nga mosbesimi, i Çlirimit të Mekës, që përhapjes së Islamit i dha tjetër dimension; është muaj i I’tikafit dhe i shumë e shumë ibadeteve që s’kanë të sosur, sikurse që s’mund t’i numërojmë dot, edhe sikur të duam, mirësitë, begatitë, të mirat dhe sevapet e këtij muaji të bekuar.

Ndër ato ibadete që bëhen vetëm në këtë muaj dhe që lidhen ekskluzivisht me të, sidomos me pjesën e fundit të tij, është edhe sadakatul-fitri - dhënia e obligueshme materiale e myslimanëve gjatë muajit Ramazan.

## Ç’është sadakatul-fitri

“Sadakatul-fitri”[1] ose “zekatul-fitri” është një ibadet-adhurim material, të cilin e kanë detyrim ta zbatojnë myslimanët që zotërojnë pasuri në nivel të nisabit (sasi kjo që mjafton sa për nevojat ditore e më shumë), e po ashtu e kanë detyrim ta zbatojnë edhe ata persona të cilët e kanë dikë nën kujdestari të tyre dhe që e arrijnë Bajramin e Ramazanit.

Sipas të drejtës së Sheriatit, “sadakatul-fitri” është i kategorisë vaxhib -obligim.[2] Kjo argumentohet me transmetimin e Abdullah ibën Umerit, i cili thotë:

“Pejgamberi a.s. e ka caktuar detyrë obliguese sadakatul-fitrin për Ramazan një sa’a[3] hurma, ose një sa’a elb për çdo person të lirë ose skllav, mashkull ose femër nga myslimanët!”[4]

Ngjashëm me këtë, Ibën Abasi transmeton hadithin e Pejgamberit a.s., në të cilin ka thënë:

“Pejgamberi a.s. e ka bërë obligim zekatu’l (sadakatu’l) fitrin pastrim për agjëruesin për fjalët e kota e të ndyta, dhe ushqim për të varfrit, andaj kush e jep para namazit të Bajramit ajo është sadaka e pranuar, e kush e jep pas namazit (të Bajramit), konsiderohet sadaka e rëndomtë!”[5]

Në një hadith tjetër, thuhet: “Jepeni sadakanë e fitrit për njerëzit për të cilët kujdeseni.”



Mbi bazën e këtyre haditheve, dijetarët islamë kanë konstatuar se "sadakatul-fitri për agjërimin e Ramazanit është sikurse sehvi-sexhdeja për namazin."[6]

Sadakatul-fitri është bërë obligim në vitin e dytë të Hixhretit, në të njëjtën kohë kur është bërë farz agjërimi i muajit të Ramazanit, pak kohë para se të ligjësohet zekati.[7]

## Kush e ka për obligim dhënien e sadakatul-fitrit ?

Sadakatul-fitrin është i obliguar (e ka vaxhib) që ta japë myslimani, pavarësisht nëse është i rritur ose i vogël, mashkull ose femër, i shëndoshë ose jo, përkatësisht nëse e plotëson nisabin e kërkuar. Nisabi i nevojshëm për sadakatul-fitr është po ajo masë sikurse te zekati, ndonëse me këtë rast nuk kërkohet kalimi i një viti, gjegjësisht nuk kërkohet që personi ta ketë pasur në posedim një vit të plotë. Mjafton që në fund të Ramazanit të zotërojë nisabin e më shumë dhe të detyrohet me sadakatul-fitr. Shprehur edhe më saktësisht, sasia e nisabit është sasi e barabartë me 91.6 gramë ar ose 700 gramë argjend.

Nga sa u përmend më sipër, mund të konstatojmë se çdo besimtar duhet që sadakatul-fitrin ta japë për veten e tij, si dhe për ata që i ka nën kujdestarinë e tij. Burri duhet ta japë sadakatul-fitrin për gruan dhe fëmijët e tij dhe të tjerët që i ka në mbikëqyrje (për familjen e tij). Prindi është i detyruar ta japë sadakatul-fitrin për fëmijët e tij, por edhe gjyshi është i detyruar ta japë sadakatul-fitrin për fëmijët e djalit të tij (nipërit), por jo edhe për fëmijët e vajzës (nipërit), veçse nëse janë të varfër dhe nuk e kanë babanë. Gjithashtu, detyrohet ta japë sadakatul-fitrin edhe për nënën e fëmijëve të tij. Në kushtet tona, këtë detyrim e kryen kryefamiljari (i zoti i shtëpisë).

## Sasia e sadakatul-fitrit

Sasinë e sadakatul-fitrit, sikurse e përmendëm, e ka përcaktuar Pejgamberi a.s. kur ka thënë: "Një sa'a me hurma ose me elb ose gjysmë sa'a me grurë." Një sa'a është e barabartë me 3.800 gr.

Prandaj, sadakatul-fitri duhet të jepet nga këto katër lëndë ushqimore: grurë, elb, hurma dhe rrush i thatë.[8] Nga gruri ose mielli i grurit dhe nënproduktet e tij, jepet ½ sa'a (gjysmë sa'a), kurse nga të tjerat jepet një sa'a. Nga llojet e përmendura të ushqimeve, sasia e sadakatul-fitrit është përafërsisht sa ushqimi njëditor i një të varfri. Është me interes të kujtojmë se transmetimet lidhur me këtë çështje tregojnë se lëndët ushqimore të dhëna në atë periudhë në emër të sadakatul-fitrit, kanë qenë lëndë themelore konsumi të shoqërisë dhe se ndërmjet masave ka ekuivalencë. Prandaj, me sadakatul-fitr është synuar të plotësohet ushqimi njëditor i një të varfri, sipas standardeve të shoqërisë ku ai ka jetuar. Së këndejmi, me rastin e përcaktimit të sasisë, ose thënë më saktë, të minimumit të sasisë së sadakatul-fitrit, duhet mbështetur në sigurimin e ushqimit njëditor normal të një personi dhe ky mbase do të ishte kriteri më i saktë, sepse fundja këtë e kanë për synim të gjitha transmetimet e haditheve të Profetit a.s. Kjo që thamë më sipër është sa i takon minimumit të fitrit, por kush jep më shumë se kaq, natyrisht që është më mirë dhe më e lavdëruar, sipas ajetit të Kuranit në suren El Bekare, 184: "E ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të..."

Kjo do të ndikonte në masë të konsiderueshme për shpëtimin e të varfërve nga lypsaria! Edhe sofrat e tyre duhet të begatohen së paku në ditën e Bajramit.

Për dhënien e sadakatul-fitrit me artikujt e lartpërmendur, në ditët tona kjo gati se është e pa aplikueshme, prandaj ajo mund të jepet edhe me kundërvlerën e tyre. Madje, disa dijetarë bashkëkohorë dhënien e kundërvlerës së tyre në të holla, në kohën e sotme, e konsiderojnë si më të dobishme dhe rrjedhimisht me më shumë sevape. Kjo edhe për faktin se janë institucionet kompetente, të cilat, sipas standardit jetësor të mjedisit ku jetojnë, e përcaktojnë edhe sasinë e nevojshme. Kështu që ajo kompetencë është në domenin e tyre. Në kushtet tona jetësore, është Bashkësia Islame e vetmja strukturë kompetente për ta caktuar vlerën e sadakatul-fitrit, gjë të cilën ajo e bën me shumë autoritet në kontinuitet dhe në kohë të duhur. Kjo tashmë është një traditë shumë e vjetër, madje që nga koha kur myftiu ka qenë autoriteti kryesor fetar i myftillëkut të tij.

## Koha e dhënies së sadakatul-fitrit

Sadakatul-fitri ka një lidhshmëri me festën e Bajramit. Prandaj, vaxhib bëhet ditën e parë të Bajramit të Ramazanit (Fitër-Bajramit) në kohën e syfyrit - zbardhjes së agimit të vërtetë. Prandaj, sipas kësaj dispozite, personi që vdes dhe ai që bëhet i varfër ditën e parë të Bajramit të Ramazanit para zbardhjes së mëngjesit, nuk ngarkohen me përgjegjësinë e dhënies së sadakatul-fitrit. Nga ana tjetër, fëmija që lind dhe personi që bëhet mysliman para zbardhjes së agimit ditën e Bajramit, përgjegjësi i tij, respektivisht vetë personi, e ka për detyrim ta japë sadakatul-fitrin.

Ndërkaq, fëmija i cili lind dhe personi që bëhet mysliman pas zbardhjes së agimit, nuk bëhen përgjegjës për dhënien e sadakatul-fitrit.

Sadakatul-fitri mund të jepet që me hyrjen e muajit të Ramazanit, ndërkaq më mirë do ishte sikur kjo të bëhej në pjesën e tretë të Ramazanit, madje akoma më mirë do ishte sikur të bëhej në natën e 27 (Natën e Kadrit), ndonëse pranohet edhe para e edhe më pas, deri para faljes së namazit të Bajramit. Mirëpo, nëse

dhënien e sadakatul-fitrit e vonon pas faljes së namazit të Bajramit, kjo nuk e heq obligimin, përkundrazi ai detyrohet me dhënien e tij edhe më pas, duke shfaqur pendim për shkak të vonimit. Dhurimi në kohë të tillë nuk e ka vlerën e sevapit të sadakatul-fitrit, por si të një sadakaje të rëndomtë.

## Kujt i jepet sadakatul fitri

Personat ose institucionet që kanë të drejtë ta pranojnë zekatin, mund ta marrin edhe sadakatul-fitrin, sepse atyre që iu takon zekati, iu takon edhe sadakatul-fitri. Nisur nga kjo domethënie, vetëkuptohet se personave që nuk mund t'iu jepet zekat, nuk mund t'iu jepet as sadakatul-fitri. Allahu i Madhërishëm ka thënë:

"Vërtet, sadakaja (zekati dhe sadakatu-l-fitri) është për: të varfrit, të ngratët (që rëndom lypin), punonjësit (që janë të angazhuar në tubimin e tij), ata të cilëve duhet përfituar zemrat, për lirimin e robërve, për ata që kanë shumë borxhe, të angazhuarit në rrugën e Allahut dhe atë që ka mbetur në rrugë (pa mjete të nevojshme). Këto janë dispozita të Allahut, e Allahu është i Gjithëdijshmi, i Urti."[9]

Sadakatul-fitri nuk mund t'u jepet personave që konsiderohen fetarisht të pasur (që zotërojnë sasinë e nisabit, pavarësisht nëse është efektiv (që shtohet ose jo), me fjalë të tjera, nuk u jepet atyre që i kanë kushtet solide për jetë. Gjithashtu, sadakatul-fitri nuk mund t'i jepet gruas-bashkëshortes; paraardhësve: babait, nënës, gjyshit dhe gjyshes; pasardhësve: djalit, vajzës, nipit (fëmijëve të djalit nuk lejohet, kurse fëmijëve të vajzës mund t'u jepet sadakatul-fitri dhe zeqati), mbesës dhe të tjerëve, që i ka nën kujdestarinë e tij.



Me rastin e dhënies së sadakatul-fitrit, duhet t'u jepet përparësi të varfërve të vendit pranë, gjegjësisht mjedisit ku jetojmë, farefisit që mund të banojnë edhe larg, të varfërve me sjellje morale të mira si dhe nxënësve të varfër.

Në realitetin e sotëm, është bërë praktikë që sadakatul-fitri dhe zekati të jepen për fondet e bashkësive (komuniteteve) islame, të formuara në bazë të vendimeve të marra nga dijetarët kompetentë të çështjes. Mjetet e tubuara nga sadakatul-fitri dhe zekati kryesisht janë të destinuara për mirëmbajtjen e institucioneve edukativo-arsimore: medreseve e fakulteteve islame me qëllim të nxjerrjes së kuadrove të përgatitura për të punuar në kuadër të bashkësive islame të vendeve të rajonit. Fetvanë që asokohe e kanë nxjerrë ulemaja jonë, e cila më pas është vlerësuar lart si hap i qëlluar dhe të cilën e kanë aplikuar edhe shtetet tjera, ka qenë shumë dobiprurëse. Një fetva e tillë neve besimtarëve na obligon që të njëjtën ta respektojmë dhe të veprojmë sipas saj.

Së këndejmi, jemi të bindur se besimtarët tanë në Kosovë dhe jo vetëm, traditën e tubimit të sadakatul-fitrit, sipas kësaj fetvaje, do të vazhdojnë ta bëjnë si edhe viteve të kaluara në fondet e Bashkësisë Islame. Këtë ibadet të tyre ata do të mund ta kryejnë tek institucionet e Bashkësisë Islame të Kosovës, si: tek imami i lagjes a i fshatit, në Këshillin e Bashkësisë Islame, në institucionet arsimore (në Medrese ose në Fakultet), si edhe në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës. Këtë, tashmë, mund ta bëjnë edhe përmes llogarisë bankare në numrat që janë vënë në dispozicion dhe që janë publikuar në faqen zyrtare të Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe në mjetet e informimit të saj.

**Mjetet e tubuara nga sadakatul-fitri dhe zekati kryesisht janë të destinuara për mirëmbajtjen e institucioneve edukativo-arsimore: medreseve e fakulteteve islame me qëllim të nxjerrjes së kuadrove të përgatitura për të punuar në kuadër të bashkësive islame të vendeve të rajonit.**

*1. Termi fitr-orgj.* فطر *është term islam, të cilin e përdorin fakihët si diç të natyrshme, natyrshmëri. Kështu figuron në shumicën e veprave të fikhut-jurisprudencës islame, mbase mund edhe të ketë lidhshmëri me kuptimin e termit "iftar". Ibrahim el-Halebi, Multeka'l-Ebhur, fq. 279. 2. Ibrahim el-Halebi, Multeka'l-Ebhur,* vëll. I, fq. ٢٧٩. *3. "Sa'a" - është masë matjeje ushqimi. Një sa'a është e barabartë me 3.800 gramë, për dallim nga autori i "El-Binâje", Mahmud bin Ahmed bin Musa bin Ahmed bin Husejn el-Gitabij el-Hanefi - Bedruddin el-Ajni), i cili citon Hulefai-Rashidinët dhe disa as'hab dhe tabiinë që kanë thënë se një sa'a është e barabartë me 3.640 gr. dhe gjysmë sa'a e barabartë me 1.820 gramë. (El-Binaje, I/1288). Në disa vepra të fikhut, sa'a është e barabartë me 3. 350 gr. Siç keni vërejtur, dallimi është fare i vogël. 4. Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. 5. Ebu Davudi. 6. Jusuf Zimeri, Fikhu Islam, 2012, botim i autorit, Shkup, fq. 364. 7.* Kështu figuron në veprën "El-Emvâl" *të autorit Ebi Ubejd el-Kasim bin Selam, I/186. 8. Ndonëse në hadithin e cituar më sipër rrushi i thatë nuk është përmendur, megjithatë ai përmendet në hadithet e tjera të ngjashme si ky. 9. Kuran, Et-Teube: 60.*

Mr. Muhidin Ahmeti

# Bajrami i Ramazanit

"Hani e pini të gëzuar, ngase këtë e keni fituar në ditët e kaluara." (El-Hakka, 24)

Sot, definitivisht po e përcjellim muajin e madhërishëm Ramazan. Sot, po i japim lamtumirën e fundit muajit të bekuar, muajit që derdhi me shumicë mbi ne mëshirën hyjnore dhe nuk kurseu ndihmën, favoret dhe respektin hyjnor për ne.

Ne, sot i lutemi Zotit të Madhëruar – Mëshiruesit e Bamirësit, që Ramazani i nderuar, i cili në këtë botë është, fund e krye, një mirësi e madhe për ne, në Ditën e Ringjalljes të ndërmjetësojë tek Allahu për ne, duke thënë: "O Zot! Unë i kam penguar këta gjatë ditës nga të ngrënët, të pirët dhe kënaqësitë e tjera të ndryshme; pranoje ndërmjetësimin tim në favor të tyre."

Të nderuar besimtarë!

Sot do t'ju flas për tri çështje, tri pika që lidhen me temën e sotme. E para lidhet me përfundimin e këtij muaji të bekuar, e dyta me përfitimet që kemi marrë nga ai, e treta është kurorëzimi i këtij muaji me Bajramin e Ramazanit.

Po e përcjellim Ramazanin tonë me një dozë dhimbjeje e pikëllimi, sepse ne duhet të ndahemi prej tij, e t'i japim lamtumirën e fundit, por njëkohësisht ndjejmë edhe kënaqësi për fitoren e madhe dhe suksesin që kemi arritur me mbarimin e shkollës së Ramazanit dhe me afrimin edhe më tepër tek Allahu i Lartësuar.

Gjatë shkollës një mujore të Ramazanit, ne mësuam shumë gjëra. Në radhë të parë mësuam dhe u aftësuam të bëjmë dallimin ndërmjet kënaqësisë së përkohshme dhe ngritjes së përjetshme. Momentet që

**Duke i dhënë lamtumirën Ramazanit, është shumë gabim që t'ju japim lamtumirën edhe xhamisë, adhurimit dhe portës së Allahut.**

përjetuam gjatë Ramazanit na bënë të mundur që të ngrihemi nga bota e ulët shtazore, në atë më të lartën njerëzore. Prandaj, në këto momente të bekuara, duhet të themi që myslimanët janë ata që e treguan veten si nxënës të mirë të shkollës së Ramazanit. Nga ky mësues i fuqishëm që e ka emrin agjërim, ne mësuam që me vendosmërinë e tillë morale të ecim përpara në kohën e re, e cila do të na shpëtojë nga poshtërsitë e mendjemadhësisë, e egoizmit, zilisë e smirës, indiferencës dhe varfërisë shpirtërore, dhe do të na ngrejë në lartësitë e modestisë, vetëmohimit, zellshmërisë, konkurrencës në mirësi dhe informimit për çdo gjë që i përket fatit të jetës në tokë.

Mësuam për durimin dhe qëndresën në përgjithësi, dhe këmbëngulësinë në parime në veçanti. Mësuam që drita e shpirtit arrihet me vështirësi. Mësuam që për të arritur te qëllimi më i lartë duhet vetëmohim e këmbëngulësi. Mësuam se me besim të fuqishëm dhe duke agjëruar arrihet në mbretërinë e shpirtit. Mësuam si kalitet karakteri dhe si forcohet vullneti. Mësuam si pastrohet zemra e shpirti dhe si frenohet zemërimi në to. Mësuam vetëdisiplinimin, vetëkontrollin dhe vetedukimin. Mësuam dashurinë dhe solidaritetin ndaj të tjerëve.

Sot nuk mund t'i përmend të gjitha ato të mira që i mësuam nga muaji Ramazan, por desha të theksoj një çështje me rëndësi, mbi të cilën duhet të përqendrohemi me seriozitet dhe sinqeritet: drejtimin që e morëm në Ramazan, suksesin e sjelljeve dhe jetën e përparuar fetare që e arritëm aty, duhet t'i vazhdojmë më tej. Kështu, pra, duke i dhënë lamtumirën Ramazanit, është shumë gabim që t'ju japim lamtumirën edhe xhamisë, adhurimit dhe portës së Allahut. Me bereqetin, vrullin dhe frymëzimin që morëm nga ky muaj i bekuar, të vazhdojmë edhe në muajt e tjerë të vitit, madje gjatë tërë jetës sonë nuk duhet të largohemi nga mësimet e shkollës së Ramazanit.

Të nderuar vëllezër, ruajeni atë që e fituat në Ramazan. Gjatë Ramazanit ju bëtë një udhëtim shpirtëror që nga dita e parë e deri më sot. Sot përfundon ky udhëtim dhe padyshim si gjithmonë në fund vijnë rezultatet, suksesi dhe shpërblimet. Ruajeni atë pasuri shpirtërore që e fituat në muajin tashmë ta kaluar.

Disa njerëz gjejnë rastin t'i afrohen Allahut gjatë Ramazanit. Mirëpo, kur mbaron Ramazani, tek ata

mbaron edhe ajo që ishte në mes tij dhe Krijuesit të tij. Ramazani tani mbaroi. Në qoftë se janë këputur lidhjet e tua më Ramazanin, mos lejo t'i këputësh lidhjet e tua me Allahun e Gjithëfuqishëm. Mos lejo t'i këputësh lidhjet e tua me xhaminë, me namazin, leximin dhe meditimin, t'i këputësh lidhjet me Kuranin, ta privosh gjuhën tënde nga dhikri dhe tesbihi, ta ndalosh dorën tënde nga ndihma ndaj të tjerëve, ta ndalosh mendjen tënde nga ibadeti i meditimit, ta lësh zemrën tënde pa ushqim e pastrim shpirtëror, t'i këputësh lidhjet e tua me vëllezërit, me fqinjët dhe njerëzit në përgjithësi. Sepse Allahu nuk duhet të adhurohet vetëm në Ramazan, por edhe në Sheval, Dhul-kade dhe në muajt e tjerë. Agjërimi dhe Ramazani nuk janë qëllim në vetvete. Nuk e agjërojmë, as nuk e respektojmë Ramazanin për shkak të vetë Ramazanit, por për shkak të zbatimit të tij si urdhër të Allahut. Kush e ka adhuruar Ramazanin, Ramazani vdiq e shkoi, kush e ka adhuruar Allahun, Ai është i gjallë, i përjetshëm dhe kurrë nuk vdes.

"Ji i Zotit, jo i Ramazanit. Sepse Zoti i Ramazanit është edhe Zoti i Shevalit, Dhul-kades dhe muajve të tjerë.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Për Allahun, më të dashura janë ato vepra që janë të vazhdueshme, sado të vogla që janë ato."

Shenjë që t'i ke përfituar nga Ramazani dhe që të janë pranuar agjërimi dhe namazi, është që ti të veprosh në pajtim me vullnetin e Allahut xh.sh., që të mbetesh i lidhur me Të përmes Librit të tij, namazit dhe xhamisë. Kjo është shenja e vërtetë për pranimin e agjërimit dhe namazit. Të parët tanë kanë thënë: "Shpërblimi për të mirën është edhe ai që ti të jesh i udhëzuar për të mirën vijuese." Ndërsa Allahu xh.sh. thotë: "Allahu atyre që janë në rrugë të drejtë ua shton udhëzimin". (Merjem: 76).

**Bajrami është një ditë kur festojmë ngadhënjimin e së vërtetës mbi të pavërtetën. Dita kur festojmë fitoren e shpirtit mbi epshet e trupit. Dita kur ne myslimanët i dërgojmë mesazhin e paqes gjithë botës.**

## Përfundoi Ramazani!

Përfundimin e një ngjarjeje të madhe, përfundimin e agjërimit të Ramazanit dhe të ushqimit tonë shpirtëror, e shënojmë me Bajramin e Ramazanit. Kjo ditë e madhe e myslimanëve është sot. Sot është Bajram. Bajrami është gëzim në fe. Gëzim i trupit dhe i shpirtit. Gëzim në shpirtrat e njerëzve, të cilët me anën e agjërimit i pastruan zemrat e tyre nga urrejtja, gjuhët e tyre nga fjalët e këqija, duart e tyre nga punët e liga. Bajrami është një ditë kur festojmë ngadhënjimin e së vërtetës mbi të pavërtetën. Dita kur festojmë fitoren e shpirtit mbi epshet e trupit. Dita kur ne myslimanët i dërgojmë mesazhin e paqes gjithë botës. Ditë në të cilën shprehim bindje dhe nënshtrim të plotë ndaj Zotit Një të Vetëm për mirësinë dhe lumturinë e secilit njeri. Gëzim në Bajram kanë edhe melaqet në qiell, sepse i shohin njerëzit, të cilët jetojnë në nënshtrim ndaj Krijuesit.

Ibën Rexhepi transmeton nga Ibën Mesudi, të ketë thënë: "Kur vjen Bajrami, melaqet lëshohen në tokë, përfshijnë çdo vend të banuar dhe thërrasin me një zë që e dëgjon çdokush, përveç njerëzve dhe xhinëve! "O ymeti i Muhamedit, ejani te Zoti juaj fisnik që t'ju dhurojë nga bollëku i Tij dhe që t'i falë gjynahet tuaja me bujarinë më të madhe."

Ndërsa në një hadith tjetër, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Në Bajramin e Ramazanit melaqet rreshtohen nëpër rrugë dhe thërrasin: "O myslimanë, shpejtoni te Zoti juaj fisnik i Cili jep mirësi dhe e shton atë (duke thënë): "Unë ju kam urdhëruar që natën ta kaloni në ibadet dhe ju këtë e keni bërë; ju kam urdhëruar të agjëroni ditën, edhe këtë e keni bërë,



dhe kështu e keni dëgjuar Zotin tuaj, merrni, pra tani shpërblimet tuaja." (Taberaniu)

Kur e falim namazin e Bajramit, lajmëtari i Allahut (melaqja) thërret: "Dëgjoni mirë! Zoti juaj, me të vërtetë ua ka falur gjynahet! Tani kthehuni të gëzuar e të lumtur në shtëpitë tuaja. me këtë emër quhet edhe nga banorët e gjithësisë."

Kjo është festa e një fitoreje të madhe, por njëkohësisht edhe fillimi i detyrave, përpjekjeve dhe sakrificave të reja.

Tekbiret e Bajramit, urimet, ilahitë e kasidet, kënga, lutja e vëllait për vëllain janë shprehje e satisfaksionit dhe gëzimit për mbarimin e Ramazanit.

Qysh se ekziston Islami në trevat tona, bajramet gjithmonë janë festuar solemnisht. Bajrami ka lënë gjurmë të thella e të pashlyeshme te njerëzit edhe në çastet e krizave, pasigurive dhe skamjeve të mëdha. Ai është freski për familjen dhe për njerëzit në përgjithësi.

Ditët e Bajramit janë momente kur duhet t'u kushtojmë kujdes të veçantë prindërve, farefisit, fqinjëve dhe miqve në përgjithësi.

Karakteristikë interesante e Bajramit janë vizitat që i bëjnë besimtarët njëri-tjetrit. Mblidhet familja, farefisi dhe miqtë, të cilët takohen rrallë gjatë vitit dhe tani, të tubuar zgjidhin shumë probleme të përbashkëta, fëmijët shoqërohen dhe njihen më mirë.

Kështu vepronte edhe Muhamedi a.s.. Ai e kishte zakon që për Bajram t'i vizitonte sahabët, t'ua uronte Bajramin, duke i bindur personalisht për mënyrën e kremtimit të festës së Bajramit.

Të varfrit i ndihmonte, të pasurit i obligonte për ndihmë ndaj të varfërve dhe fqinjëve të tyre.

Lidhur me këtë, ai thotë: "Nuk është besimtar, ai që fle i ngopur, e fqinji i tij është i uritur."

Le të kujtojmë në këtë ditë Bajrami, familjet e shehidëve, të cilët u bënë kurban që ne sot të kremtojmë të lirë Bajramin. T'i kujtojmë invalidët e luftës, të cilët gjymtuan trupat e tyre që ne sot të marrim frymë lirshëm. T'i kujtojmë të varfrit, jetimët dhe të gjithë ata që kanë nevojë për ndihmën tonë. Por jo vetëm t'i kujtojmë, por edhe t'i gëzojmë ata, e gëzimi më i mirë janë dhuratat, shpërblimet dhe ndihma jonë që do t'ua ofrojmë të gjithëve, duke ua bërë të ditur se ata nuk janë të vetëm, të papërfillur e të braktisur, duke ju treguar se nuk i kemi harruar. Këto janë veprat e mira konkrete që dëshmojnë për besimin tonë, sinqeritetin tonë dhe shpirtgjerësinë tonë.

**Për atë që del nga Ramazani fitimtar, Bajrami vjen si një mënyrë e vërtetë e kremtimit të asaj fitoreje, dhe për besimtarët kjo ditë është një festë në kuptimin e plotë të fjalës.**

Nuk ka lumturi të individëve pa lumturinë e të gjithëve. Si mund të jesh i lumtur dhe të shikosh rehatinë tënde, kur e di se ka shumë njerëz që vuajnë nga skamja, ushqimi i dobët, nga varfëria, kur e di se ka me mijëra jetimë që presin dorën tënde të ndihmës.

Të nderuar besimtarë!

Për atë që del nga Ramazani fitimtar, Bajrami vjen si një mënyrë e vërtetë e kremtimit të asaj fitoreje, dhe për besimtarët kjo ditë është një festë në kuptimin e plotë të fjalës.

Ajo çfarë do t'ju thuhet të mirëve në Xhenet vlen në ditët e Bajramit:

"Hani e pini të gëzuar, ngase këtë e keni fituar në ditët e kaluara." (El-Hakka: 24)

Për shkak të ndikimit të madh psikologjik dhe rëndësisë edukuese, Pejgamberi a.s. dhe sahabët e tij praktikonin këndimin e tekbireve (Allahu ekber) si zbukurim për ditët e Bajramit.

Për këtë praktikë na porosit edhe neve, duke thënë: "Zbukuroni Bajramet tuaja me tekbire (Allahu ekber), me tehlile (La il-lahe il-llah), me tahmide (Elhamdulilah) dhe me tesbihe (Subhanallah)."

Që të na bëhet më e qartë çdo të thotë të kremtosh, çdo të thotë për një mysliman e myslimane Bajrami, Pejgamberi a.s. në një hadith ka thënë:

"Për besimtarin ka pesë bajrame:
- Çdo ditë që e kalon pa gjynahe;
- Dita e vdekjes, nëse vdes me iman;
- Dita e kapërcimit të Siratit, dita e suksesshme në dhënien e llogarive dhe përfundimi i lumtur gjatë qëndrimit para Zotit në kiamet;
- Dita kur do të hyjë në Xhenet;
- Dita e takimit me Allahun xh.sh."

Së këtejmi del se për myslimanin është bajram - festë, çdo sukses në jetën e tij.

Le t'i pranojmë sinqerisht para këtyre ditëve të mëdha të gjitha gabimet tona të kaluara të bëra ndaj vetes apo ndaj të tjerëve, dhe le të përpiqemi t'i përmirësojmë, nëse dëshirojmë lumturi e prosperitet në të dy jetët.

Të gjithëve ua uroj nga zemra Bajramin, duke e lutur Allahun xh.sh. për shëndetin tuaj dhe për suksesin tuaj në jetë dhe në punë.

O Zot i Mëshirshëm,
Të sëmurëve dhuroju shëndet!
Të varfërve furnizim!
Të dëbuarve kthim në vatrat e tyre!
Të burgosurve liri!
Atdheut tanë paqe dhe liri!
Udhëheqësve tanë urtësi dhe trimëri!
Ulemave tonë dituri dhe sinqeritet!
O i Mëshirshmi Allah,
Të gjithë njerëzit fisnikëroi me dashuri dhe mëshirë!
Zemrat e njerëzve pastroi nga urrejtja dhe e liga!
Jepja gjithë botës udhëzimin dhe mëshirën Tënde!
Pash mirësinë Tënde të pamasë!

Mihana Goga

# Ibadetet t'i vazhdojmë edhe pas Ramazanit

Ndihet nevoja që agjëruesve t'ua rikujtojmë që veprimi i punëve të mira duhet të jetë i vazhdueshëm. Besimtari nuk duhet t'i ndërpres punët e mira, sepse Zoti xh.sh. na solli në këtë botë në mënyrë që ta adhurojmë Zotin xh.sh. deri në vdekje.

Muaji Ramazan është muaj që në të, besimtarët përjetojnë momente të veçanta, marrin energji pozitive për të vazhduar kështu edhe muajt e tjerë. Pra, besimtari në muajin Ramazan hyn në një shkollë, kalitet, edukohet për të qenë i vazhdueshëm kështu në veprimtarinë e punëve të mira gjatë gjithë vitit.

Gjatë gjithë muajit Ramazan lexon Kuran, bën dhikër-falënderon Zotin xh.sh., jep lëmoshë, përpiqet të lexojë diçka nga literatura islame që të jetë i mirinformuar mbi të gjitha tematikat islame. Gjatë këtij muaji besimtari falet, fal edhe namaz nafile, përpiqet që të jetë sa më i dashur dhe më i afërt me familjen, prindërit, fisin dhe njerëzit përreth. Është Ramazani i dytë që po presim në kushte pandemike, mirëpo këtë vit kemi fatin e madh që e presim me xhami të hapura dhe kemi mundësinë që ta ndiejmë ngrohtësinë e xhamisë dhe faljen e namazit të teravisë së bashku, gjithnjë duke respektuar të gjitha masat anti-covid.

## Ditë të bekuara dhe të numëruara

Duke e ditur që muaji Ramazan është një shkollë, janë ditë të bekuara dhe të numëruara, njeriu mundohet që të vazhdoj në veprimtari të punëve të mira, në kryerjen e ibadeteve, raporte të mira me njerëzit gjatë

**Duke e ditur që muaji Ramazan është një shkollë, janë ditë të bekuara dhe të numëruara, njeriu mundohet që të vazhdoj në veprimtari të punëve të mira, në kryerjen e ibadeteve, raporte të mira me njerëzit gjatë gjithë vitit.**

gjithë vitit. Pasi përfundon muaji Ramazan vërejmë se si shumë njerëz ndalojnë nga namazi i natës, nga agjërimi nafile-vullnetar, nga dhënia e lëmoshës, nga leximi i Kuranit, me një fjalë i ndërpresin punët e mira të cilat i kanë bërë gjatë muajit Ramazan. Është e natyrshme që njeriu të pësoj njëfarë plogështie, pas gjallërimit që ka pasur në muajin Ramazan, sepse edhe vetë Muhamedi a.s., na rikujton se çdo punë e ka momentin e saj të gjallërisë dhe pastaj pasohet me njëfarë plogështie, por në qoftë se plogështia e besimtarit mbetet në mes të asaj që është e pranueshme në Islam, atëherë ky njeri do të shpëtoj. Pra edhe në qoftë se neglizhon në kryerjen e një pune që e ka bërë më shumë në Ramazan, ai nuk bën gjëra që janë të ndaluara, nuk i tejkalon caqet duke lënë punët të cilat Zoti xh.sh. ia ka bërë detyrë si namazin, dhënien e lëmoshës,



**Muhamedi a.s. na ka këshilluar që gjithmonë të jemi të matur, mesatar dhe me adhurim të vazhdueshëm gjatë gjithë jetës sonë.**



leximin e Kuranit, urdhërimi për të mirë, e ndalimi nga e keqja, pra ky njeri do të shpëtojë dhe do të jetë prej të shpërblyerve. Pra ndihet nevoja që agjëruesve t'ua rikujtojmë që veprimi i punëve të mira duhet të jetë i vazhdueshëm. Besimtari nuk duhet t'i ndërpres punët e mira, sepse Zoti xh.sh. na solli në këtë botë në mënyrë që ta adhurojmë Zotin xh.sh. deri në vdekje. Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të vijë ty e vërteta (vdekja)."[1]

## Rruga nuk përfundon këtu

Rruga që kemi përpara nuk përfundon me përfundimin e muajit Ramazani, sepse Ramazani vërtet është një mundësi e mirë, një mësim i shkëlqyer, një sezon i punëve të mira, pra një urtësi e madhe që mësimet e nxjerra nga ky muaj t'i vazhdojmë gjatë gjithë vitit. Nëse besimtari e njeh thelbin e Ramazanit, atë që të bëhet i devotshëm, që të bëhet durimtar, ta ripërtërinë veten, atëherë këto i jetëson dhe vazhdon me punë të mira. Zoti xh.sh. ka thënë: "O ju që keni besuar, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."[2]

Padyshim se devotshmëria arrihet duke bërë punë të mira të vazhdueshme, sidomos në Ramazan i shumëfishojnë të mirat, mirëpo nuk duhet të lihen mbas dore edhe pas Ramazanit. Punët e mira nuk janë të mjaftueshme vetëm për një muaj, e që për njëmbëdhjetë muajt e tjerë të jemi të lirë, pra çdo muaj, çdo ditë kemi përgjegjësi para Zotit xh.sh.. Nëse vazhdojmë me punë të mira, është një shenjë që Ramazani është pranuar nga ne, ngase të mirat sjellin të mira. Zoti xh.sh. thotë: "E për sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre u jap shpërblim të plotë."[3]

## Pasimi i Ramazanit me gjashtë ditë agjërim të muajit sheval

Ramazanin e zbukuruam me agjërim, lutje, namaz, namaz nate, kënaqësi këto që i kanë shijuar ata njerëz që e kanë shijuar ëmbëlsinë e besimit. Mbasi që Ramazani të kalojë, ne përsëri kemi një program edhe pas Ramazanit. Agjërimi i gjashtë ditëve të shevalit është adhurim i cili bëhet pas Ramazanit, mirëpo kam zgjedhur përmendjen e këtyre ditëve për shkak që shpërblimi i ditëve të shevalit vije paralel me shpërblimin e muajit Ramazan. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush agjëron Ramazanin e pastaj e pason atë me gjashtë ditë nga muaji sheval, llogaritet sikur të kishte agjëruar tërë vitin."[4]

Agjërimi i tri ditëve në çdo muaj

Transmetohet nga Muadhe el-Adevije se ka thënë: "E kam pyetur Aishen, bashkëshorten e të Dërguarit a.s.: "A ka agjëruar i Dërguari i Allahut a.s. çdo muaj nga tri ditë?" Ajo tha: "Po." Unë e pyeta: "Cilat ditë në muaj ka agjëruar?" Ajo tha: "Nuk i ka kushtuar kujdes se cilat ditë në muaj do t'i agjërojë."[5]

Agjërimi më i vlefshëm është agjërimi i Davudit a.s., një ditë agjërim dhe një ditë ushqim. Abdullah ibën Amëri .r.a. transmeton se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Agjërimi më i dashur tek Allahu është agjërimi i Davudit a.s. dhe namazi më i dashur tek Allahu është namazi i Davudit a.s.. Ai (Davudi) flinte gjysmën e natës, kurse një të tretën e natës falej dhe flinte një të gjashtën e natës. Agjëronte një ditë dhe hante një ditë.[6]

Pra, Muhamedi a.s. na ka këshilluar që gjithmonë të jemi të matur, mesatar dhe me adhurim të vazhdueshëm gjatë gjithë jetës sonë.

*1. El Hixhër, 99. 2. El-Bekare, 183. 3. Ali Imran, 57. 4. Sahihu Muslim, version i shkurtuar, vëll. II, Imam Zekijjud-din el-Mundhiri, Sira, qershor 2009, Prishtinë, fq.34. 5. Po aty, fq. 38. 6. Po aty, fq. 40.*

Dr. Flamur Sofiu

# Dispozitat juridike që kanë të bëjnë me fenomenin e pandemisë

Pandemitë e ndryshme janë një fenomen i hershëm, por që përsëriten në kohëra të ndryshme. Në ditët e sotme gjendemi në pandeminë e njohur si COVID-19, andaj e shohim të udhës që të përmendim në mënyrë të shkurtër disa dispozita juridike islame që lidhen drejtpërsëdrejti me pandeminë, e cila po merr jetën e shumë njerëzve dhe po shkakton telashe dhe pengesa të shumta në mbarëvajtjen e jetës normal në planet.

Pyetja kryesore e cila mund të parashtrohet është: cilat janë dispozitat të cilat juristët myslimanë të hershëm i kanë përmendur nëpër librat e juris* prudencës islame? Po ashtu, mund të paraqiten edhe këto pyetje: cilat janë dispozitat që kanë të bëjnë me namazin në kohën e pandemisë? Cilat janë rrugët apo mënyrat e bashkëveprimit në pandemi ndërmjet jurisprudencës islame dhe mjekësisë bashkëkohore, etj.?

Para se të hyhet në shpjegimin e disa dispozitave juridike islame që kanë të bëjnë me pandeminë, ne do të përmendim disa raste, kur pandemia i ka goditur popujt e ndryshëm në kohëra të ndryshme përgjatë historisë së njerëzimit.

Kur shikojmë historinë islame, shohim se me arritjen e Pejgamberit a.s. dhe të shokëve të tij në Medine, aty ishte përhapur një lloj sëmundje, nga e cilat myslimanët faleshin ulur, të cilën më pastaj Allahu i Lartësuar e kishte larguar nga ta.[1]

Po ashtu, në kohën e prijësit të myslimanëve, Umerit r.a. kur ushtria myslimane kishte dalë për të shkuar në Sham ishte përhapur lajmi se në tokat e Shamit është përhapur një pandemi. Atëherë Umeri r.a. u konsultua me disa nga sahabët e mëdhenj prej muhaxhirëve dhe ensarëve dhe pas konsultimeve të shumta, Abdurrahman bin Aufi r.a. i tha Umerit r.a., se e kam dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: "Kur të dëgjoni se në një vend ka rënë pandemia mos shkoni aty, e po që se ndodh që të përhapet pandemia në vendin ku jeni, atëherë mos u largoni prej aty."[2] Në këtë rast, Umeri r.a. tha: "Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, largohuni (mos hyni) nga këtu dhe ai vetë u largua me ta."[3]

**"Kur të dëgjoni se në një vend ka rënë pandemia mos shkoni aty, e po që se ndodh që të përhapet pandemia në vendin ku jeni, atëherë mos u largoni prej aty."**

*(Muhamedit, a.s.)*

Në vitin 218 pas hixhretit, Egjiptin e kishte kapluar një pandemi ku shumica e popullsisë kishin vdekur dhe se nuk kishte mbetur gjallë as kryetar, e as njeri i njohur që nuk kishte vdekur.[4] Po ashtu në vitin 288 pas hixhretit, pandemia e kishte përfshirë Azerbajxhanin, ku kishin vdekur një numër shumë i madh i njerëzve, sa që më nuk kishin pasur ku të marrin qefin për t'i mbuluar të vdekurit dhe shumë kufoma kishin mbetur mbi tokë pa u varrosur.[5]

Në mesin e shekullit XIV ishte përhapur mortaja në Evropë, ku 1/3 e popullsisë kishte vdekur.[6]

## Dispozitat e faljes së namazit për t'u larguar pandemia

Juristët myslimanë, që të gjithë janë të një mendimit për legalizimin e namazit që ka të bëjnë me largimin e nxënies së diellit.[7] Për këtë si argument përmendin hadithin e të Dërguarit a.s., të cilin e transmeton Aisheja r.a., e cila thotë: "Ishte zënë dielli në kohën e të Dërguarit a.s. dhe i Dërguari a.s. kishte falë namaz me njerëzit..."[8]

Ndërsa për faljen e namazit për fenomene të frikshme, përveç se namazit të zënies së diellit dhe të hënës, dijetarët ndajnë mendime të ndryshme:

1. Hanefitë[9] dhe një transmetim nga imam Ahmedi[10], mendojnë se

rekomandohet që të falet namaz për çdo fenomen që sjell frikë dhe dëmtime, siç është shiu i rrëmbyeshëm, erërat e forta, tërmetet, errësirat etj. Këta e mbështesin mendimin e tyre në transmetimin që Ibën Abasi r.a. kishte falur namaz kur kishte ndodhur tërmeti në Basra.[11] Këta e kanë konsideruar tërmetin si fenomen që shkakton frikë, njëjtë sikurse që është zënia e diellit dhe e hënës.[12]

2. Hanbelitë mendojnë se nuk falet namaz për raste të tilla, por kur ka tërmete të vazhdueshme, atëherë falet namazi sikurse namazi i zënies së diellit.[13] Këta e mbështesin mendimin e tyre në veprimin e Ibën Abasit r.a..[14] Po ashtu, këta, mendimin e tyre e mbështesin në atë se nuk është transmetuar nga i Dërguari a.s., e as nga shokët e tij që të ketë falur namaz për shkak të erërave të forta, apo shirave të rrëmbyeshëm e të ngjashëm.[15]

3. Mendimi i imam Shafiut r.a. është se nuk duhet të falet asnjë lloj namazi me xhemat, pos namazit të zënies së diellit dhe të hënës, ndërsa kur ndodhë ndonjë fenomen që shkakton frikë dhe rrezik preferohet që të falet namaz vetmas në shtëpi dhe të bëhet dua me përkushtim dhe devotshmëri.[16] Imam Shafiu r.a. e mbështet mendimin e tij në atë se nuk transmetohet nga i Dërguari a.s. se ka falur namaz me xhemat për fenomene të frikshme, pos namazit të zënies së diellit.[17]

4. Malikitë janë të mendimit se nuk lejohet në asnjë rast të falet namaz për fenomene të frikshme.[18] Këta e mbështesin mendimi e tyre në faktin se nuk transmetohet prej të Dërguarit a.s. se ka falur namaz për ndonjë fenomen të frikshëm dhe dihet se fenomene të frikshme kanë ndodhur edhe në kohën e të Dërguarit a.s..[19]

## Mendimi mbizotërues

Duke i analizuar argumentet për këtë çështje, mendojmë se nuk duhet të falet namaz për fenomenet e frikshme që mund të ndodhin, pos faljes së namazit me rastin e zënies së diellit dhe të hënës, ngase nuk ka transmetime për faljen e namazit për fenomene të frikshme, por ka argumente për faljen e namazit për zënien e diellit dhe të hënës. Nëse duam të themi se Ibën Abasi r.a. ka falur namaz për shkak të tërmetit, atëherë ne konsiderojmë se ky veprim është vetëm ixhtihad i Ibën Abasit, e që i Dërguari a.s. nuk ka falur namaz për fenomene të tilla. Allahu e di më së miri!

**Në kohën e të Dërguarit a.s. dhe të katër udhëheqësve të drejtë ka pasur pandemi, dhe ata nuk kanë falur namaz për fenomene të tilla.**

Sa i përket faljes së namazit për ta larguar pandeminë, se a lejohet një gjë e tillë apo jo, dijetarët kanë ndarë mendimet e tyre: disa nga dijetarët hanefitë[20] dhe disa nga malikitë[21] janë të mendimit se rekomandohet falja e namazit për t'u lutur që të largohet cilado pandemi. Ky lloj i namazit mund të falet vetmas dhe me xhemat.[22] Këta mendojnë se ky namaz është i vlefshëm për shkak se ekziston frika nga sëmundja apo diçka e ngjashme me të, e që duhet lutur Allahun me namaz që ta largoj atë.[23]

Shënim: unë mendoj se nuk mjafton si argument që ekziston frika nga sëmundja për të legalizuar namazin me qëllim që t'i lutemi Allahut që ta largoj këtë sëmundje. Pa dyshim se edhe në kohën e të





Dërguarit a.s. dhe të katër udhëheqësve të drejtë ka pasur pandemi, por ata nuk kanë falur namaz, prandaj pasi ata nuk kanë falur namaz edhe ne mendojmë që të mos falet namaz për fenomene të tilla, pos kur zihet dielli apo hëna.

## Dispozita e të bërit kunut për t'u larguar pandemia

Me shprehjen të bërit kunut, nënkuptohet nënshtrimi, lutja, të qëndruarit gjatë në këmbë gjatë namazit, të heshturit dhe të përmbajturit nga të folurit, të shprehurit e devotshmërisë dhe frikës ndaj Allahut duke bërë ibadet.

Në këtë rast, me kunut nënkuptohet të bërit dua-lutje pas tekbirit, duke qëndruar në këmbë në namaz.[24]

Juristët myslimanë ndahen në dy grupe rreth asaj se a lejohet të bëhet kunut në namaz me qëllim që të lutet Allahu që ta largojë sëmundjen-pandeminë:

1. Hanefitë[25], malikitë[26] dhe mendimi mbizotërues te shafitë[27] është se të bërit kunut në namaz për t'u larguar pandemia konsiderohet vepër e rekomanduar. Këta e mbështesin mendimin e tyre në këto argumente:

a. Vërtet i Dërguari a.s. ishte lutur që të largohej sëmundja që i kishte kapluar banorët e Medinës. Sikur që transmetohet në hadithin e Aishes r.a., e cila ka thënë: "Kemi ardhur në Medine e aty kishte pandemi. Për këtë Ebu Bekri dhe Bilali u patën ankuar tek i Dërguari a.s., e kur i Dërguari a.s. i pa ankesat e shokëve të tij, u lut duke thënë: "O Zoti ynë! Bëje të dashur për ne Medinën sikur që e ke bërë Mekën, madje edhe më shumë dhe largo sëmundjen prej saj. Na e bëjë të bereqetshëm ushqimin dhe riskun në të dhe largo sëmundjen për në Xhuhfe."[28]

b. Vërtet murtaja është prej fatkeqësive më të këqija, andaj bëhet kunut për largimin e saj, sikur që bëhet edhe për fenomenet të tjera të tilla.[29]

2. Hanbelitë[30] dhe disa nga shafitë[31] mendojnë se nuk lejohet të bëhet kunut për largimin e sëmundjes së murtajës. Këta e mbështesin mendimin e tyre në rastin kur ka rënë murtaja në kohën e Umerit r.a. dhe ai nuk ka bërë kunut për largimin e sëmundjes.[32] Argument tjetër është hadithi i të Dërguarit a.s., të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a. duke thënë: "Dëshmorët janë pesë lloje: ata që janë të sëmur nga murtaja..."[33] Nga kjo kuptohet se vdekja prej murtajës është të vdekurit si shehid, andaj për këtë nuk bëhet lutje për ta larguar këtë sëmundje.

## Mendimi mbizotërues

Duke u bazuar në hadithet e të Dërguarit a.s., që kërkojnë prej nesh që të mos dëshirojmë takimin me armikun dhe të mos kërkojmë vdekjen, konkludohet se të bërit dua-lutje për t'u larguar sëmundja është mendimi më i pranuar. Allahu e di më së miri!.

*1. Ibën Hisham, "Siretu Nebevjietu" vol. I., fq. 590. 2. Transmetojnë Buhariu nr. 5729 dhe Muslimi nr. 2219. 3. Shikoni: Ibën Hibani, "Es-Siretu Nebeveijetu ve Ahbaru Hulefai" vol. I., fq. 474-475. 4. Edh-Dhehebiu, "Tarihul Islam" vol. XV., fq. 27. 5. Ibën el Xhevziju, "El-Muntedhim Fi Tarihil Muluki vel Ummem" vol. XV fq. 111. 6. Viliam Diveranet, Kisatul Hadareti vol. XXII fq.122. 7. Es-Samerkandij, "Tuheftul Fukahai" vol. I. fq. 181, "En-Neveviu, el-Mexhmu" vol.V fq.44. 8. Transmetojnë Buhariu nr. 1044 dhe Muslimi nr. 901. 9. Es-Samerkandi "Tuheftul Fukahai" vol. I. fq. 183, Es-Sanani, "Bediu Sanai" vol. I fq. 282, Esh-Shejbaniu, "El-Aslu" vol. I. fq. 444. 10. El-Merdavi, "El-Insaf" vol.V , fq.405. 11. Transmetojnë Bejhekiu vol. III, fq. 343, Ibën ebi Shejbet në "El-Musanaf" vol: II fq. 472. 12. Ibën Rushdi, "Bidajetul muxhtehid" vol. I. fq, 224. 13. El-Merdavi, "El-Insaf" vol. V., fq.405. 14. Shiko fusnotën nr.11. 15. Ibën Uthejmini, "Esherhul Mumt'I ala Zadi el-Mustekn'i" vol.V, fq.194. 16. En-Neveviu, "El-Mexhmu" vol V fq. 44, Es-Samerkandij, "Tuheftul Fukahai" vol. III. fq. 65. 17. Es-Samerkandij, "Tuheftul Fukahai" vol. V. fq. 55. 18. Ibën Rushdi, "Bidajetul Muxhtehid" vol. I, fq. 224. 19. El-Maziriju, "Sherhu Telkin" vol I, fq. 1100. 20. Hashijetu Tahtavi, vol I, fq.547. 21. Hashijetu Ed-Desuki, vol.I fq.308, El-Hami, "Et-tebsuretu", vol.II, fq.615, Kurretul Ajni Bifetava Ulemail Haremejni fq. 34. 22. Ibid. 23. El-Harshi, "Muhtesar Sherh Halili" vol I, fq . 351. 24. Shiko: Muxhemul Fukhai fq. 371. 25. Ibën Abidin, "Redul Muhtar", vol II, fq. 11, Hashijtu Tathtavi ala Merakil Felahi fq. 377. 26. Hashijetu Desuki, vol.I, fq. 308. 27. Es-Samerkandi, "Tuhfetul Muhtaxh" vol. II, fq. 68, Err-Rremli, "Nihajetul Muhtaxh" vol. I, fq. 508. 28. Transmetojnë Buhariu nr. 5677 dhe Muslimi nr. 1376. 29. Hashijetu tahtavi ala Merakil Felahi fq. 377. 30. El-Merdavi, "El-Insaf" vol.II, fq. 175. 31. En-Neveviu, "El-Mexhmu" vol. III, fq. 494. 32. IbËn Muflih, "El-Furu" vol. II, fq. 367. 33. Transmetojnë Buhariu nr. 2830 dhe Muslimi nr. 1914.*

Prof.Ass.Dr. Rexhep Suma

# Rëndësia e komunikimit të daves me anë të fjalës, si dhe mjetet dhe kriteret e saj

Duke iu referuar periudhave të ndritshme të prediki-mit dhe shtrirjes së Islamit, gjejmë se këto janë karakterizuar me faktin se në çdo epokë kanë ekzistu-armjetet të komunikimit dhe shtrirjes së daves. Në këtë vazhdë, myslimanët nuk kanë qëndruar duarkryq, por mjetet dhe metodat vetëmse i kanë përdorur mirë në përhapjen dhe shtrirjen e këtij misioni kaq fisnik. Edhe në kohën tonë ekspertët e fushës së islamistikës kanë në dispozicion mjete të shumta që mesazhi i Islamit të arrij te çdo njeri.

Shembullin më të mirë të përdorimit të drejtë të folurit në dave e kemi në të Dërguarin tonë, Muhamedin a.s. i cili mbetet shembull se si në të folur kishte kujdes të shtuar dhe nuk lëndonte askënd me fjalë dhe me vepra. Fjalimi kur përgatitet mirë prodhon ndikim dhe influen-con masën saqë në disa raste Pejgamberi a.s. e ka krahasur me magji.

Për këtë kemi rrëfimin e Zejd bin Eslemi, se e ka dërguar ibn Omerin r.a. të thotë: Erdhën dy njerëz nga Lindja dhe mbajtën nga një fjalim. I Dërguari a.s. vërejti: "Disa fjalë janë magjike".[1]

Kurse në hadithin të cilin e transmeton Ebu Hurejre, i Dërguari a.s. ka thënë: "Mua më është dhënë esenca e fjalës"[2].

Ky hadith sqaron dhe nxjerr epërsinë e shkallës së lartë që ka i Dërguari a.s., në raport me të gjithë pejgamberët. I Dërguari a.s. gjatë fjalimit të tij përdorte fjalë alegorike, metafora e shembujt të ndryshëm që ishin në funksion të sqarimit të fjalimit të tij. Pejgamberit a.s. iu ishin dhënë çelësat e thesareve të fjalëve, i thoshte fjalët me delikuesë, në mënyrën më të përmbledhur e të kuptueshme, i shqiptonte ato një nga një dhe i përsëriste e ripërsëriste me qëllim që ata që e dëgjonin t'i kuptonin lehtësisht ato.[3]

**Fjalë është mjeti i parë dhe themelor në fushën e predikimit, në çdo kohë, për mbarë botën e njerëzve, për çdo racë dhe shtresë njerëzore.**

Me qëllim që ta mësonte më mirë se të gjithë gjuhën e nënës, që kur ishte fëmijë pati qëndruar për një kohë të gjatë pranë bijve të Sa'dit. Ky qëndrim këtu atij ia mundësoi të njihte të gjitha dialektet që fliteshin në Gadishullin Arabik. Kjo vërtetohet më së miri praktikisht në vitin e nëntë hixhri, i cili ndryshe njihet edhe si "viti i delegacioneve", ku ai takoi tëgjitha delegacionet dhe rrjedhshëm fliste dialektete tyre. Madje sipas një transmetimi që e nënkupton këtë, ka thënë: "Mua gjuhën ma mësoi Zotin im dhe ma mësoi në formën më të bukur."[4]

## Pesha e fjalës në thirrjen islame

Fjala mbetet mjeti i parë dhe themelor në fushën e predikimit, dhe asgjë nuk mund ta zëvendësoj atë. Fjala është mjeti më i thjeshtë në përdorim, më i lehti dhe më me pak kosto, dhe është mjeti që jep më së shpejti rezultat. Allahu xh.sh., nëpërmjet fjalës filloi dhe dërgoi pejgamberët, me anë të saj Ai i urdhëroi dhe i ndaloi, i lartësoi kombet dhe i poshtëroi disa sosh, me "fjalë" dha jetë dhe me të e mori.[5] Allahu i Madhëruar thotë: "Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhri i Tij është vetëm t'i thotë: "Bëhu!" Ai menjëherë bëhet. (Jasin, 82); "(Përkujto Muhamed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë po krijoj (po përcaktoj) në Tokë një zëvendës"! Ata thanë: "A do të vësh në të atë që bënë çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë"! Ai tha: "Unë di atë që ju nuk dini."(El-Bekare, 30).

Fjala është e shenjtë, për faktin se Allahu xh.sh., me anë të saj iu foli të zgjedhurve të Tij. Njeriu përmes fjalës gjeti vlerën, kuptimin, arriti qëllimin dhe kuptimin e jetës, mu ashtu siç thuhet që: "Lisanul-haliki kalemul-Halik" (gjuha e njerëzve të mirë/fjala është lapsi i Krijuesit). Fuqia themelore e njeriut është në fjalën e tij. Forca e mrekullisë është e fshehur në fjalë, siç është edhe forca e fatkeqësisë në të. Fjala është farë e

mbjellë në mendjet tona. Ajo mund të prodhojë guxim (trimëri) dhe frikë. Mund të kultivojë dashuri e edhe urrejtje po ashtu. Fjala, ashtu siç mund të jetë konstruktive, ka mundësi të jetë edhe shkatërruese. Ajo bart me vete edhe ndikimin vrastar, e edhe fuqinë rilindëse gjithashtu. Fjala është esencë dhe dinjitet. Në disa raste është armë e herë është shërim. Në dorën e dikujt është helm, e në dorën e dikujt mburojë nga helmi.[6]

## Fjala, armë e pejgamberëve

Edhe të Dërguarit e Allahut xh.sh., mjet për përballje me të pabindurit dhe mohuesit kishin argumentin (fjalën) e fortë. Në këtë rast po e përmendim Ibrahimin a.s., i cili polemizoi me një nga gënjeshtarët, mbretin Nemrud. Ja se si e përshkruan Kurani famëlartë këtë dialog mes tyre: “A nuk ke arritur të dish për atë që Allahu i kishte dhënë pushtet (Nemrudin), e aipolemizoi me Ibrahimin rreth Zotit të tij. Kur Ibrahimi tha: “Zoti im është Ai që jep jetë dhe vdekje!” Ai tha: “Edhe unë jep jetë dhe vdekje.” Ibrahimi tha: “Zoti im e sjell diellin nga lindja, sille pra ti atë nga perëndimi!” Atëherë ai që nuk besoi mbeti i hutuar. Allahu nuk shpie në rrugë të drejtë popullin mizor. (El-Bekare, 258).

Në anën tjetër, Kurani ka regjistruar edhe dialogun e Musait a.s. me Faraonin, duke paraqitur argumentet bindëse para tij.“ (Faraoni) Tha: “E cili është ai zot i botëve (që ju dërgoi)?”Ai i tha: “Zoti i qiejve dhe i Tokës dhe çka ndërmjet tyre, nëse bindeni.”Ai (Faraoni) atyre që ishin përreth, u tha: “A nuk e dëgjoni?!” Ai (Musai) tha: “Zoti juaj dhe i prindërve tuaj të parë!”(Faraoni) Tha: “Vërtet, i dërguari juaj që ju është dërguar , me siguri është i çmendur.” (Musai) Tha: “Zot i lindjes dhe i perëndimit dhe çka ndërmjet tyre, po qe se kuptoni!” (Esh-Shuara, 23-28).

Po ashtu kemi edhe polemikën e të dërguarit tjetër të Allahut xh.sh., Isaut a.s., i cili kishte polemizuar me popullin e tij duke dalë në mbrojtje të nënës së tij (Merjemes) dhe nderit të saj. Kurani e paraqet kështu: “Ai (Isai) tha: “Unë jam rob i Allahut, mua më ka dhënë (ka caktuar të më japë) Librin dhe më ka bërë Pejgamber. Më ka bërë dobiprurës kudo që të jem, dhe më ka porositur me namaz (falje) e zeqatë, për sa të jem gjallë.” (Merjem, 30-31).

Ky mentalitet i mbrapshtë dhe sjellje jo korrekte e disa popujve në raport me të dërguarit a.s., vazhdoi edhe në harqet e tjera historike. Po kështu edhe i Dërguari ynë, Muhamedi a.s. pati polemika me popullin e tij, por me fuqinë e “fjalës” arriti t’i thyej mitet, gënjeshtrat dhe shpifjet që u bën në adresë të tij dhe fesë: “Disa mendjelehtë nga njerëzit do të thonë: “Çka i ktheu ata (myslimanët) prej kiblës (drejtimit) në të cilin ishin ata (Kudsi)? Thuaj: “Të Allahut janë lindja dhe perëndimi, Ai e vë në rrugën e drejtë atë që do.” (El-Bekare, 142); “Të pyesin për luftën në muajin e shenjtë, thuaj: “Lufta në të është e madhe (mëkat i madh), por pengimi nga rruga e Allahut, mosbesimi ndaj Tij, pengimi nga xhamia e shenjtë (Qabeja) dhe dëbimi i banorëve të saj nga ajo, janë mëkate edhe më të mëdha tek Allahu. E fitneja është edhe më e madhe se mbytja. Ata do t’ju luftojnë vazhdimisht për t’ju zmbrapsur nga feja juaj, nëse munden. E kush zmbrapset prej jush nga feja dhe vdes si jobesimtar, ai i ka zhdukur veprat e veta në këtë jetë dhe në jetën tjetër. Të tillët janë banorë të zjarrit dhe në të do të qëndrojnë përjetshëm.” (El-Bekare, 217).

Pra, shikuar nga ky prizëm, çdo epokë ka pasur mjetet e saj të komunikimit e të predikimit, varësisht nga struktura kulturore e ambientit ku kanë vepruar pejgamberët.



Edhe në kohën tonë jemi dëshmitar të bumit teknologjik, e në këtë kuadër edhe metodat e përçimit të mesazhit tek masa kanë pësuar ndryshim. Sot nuk mund të flasim për përçimin e mesazhit deri te masa nëse nuk përdorim platformat e ndryshme të internetit, pasiqë pjesa më vitale e shoqërisë sonë (rinia) përdorë këto platforma.

Në këtë rrafsh, në procesin e dialogut, është një komunikim intelektual dhe gjuhësor, ku palët ndajnë idetë, pikëpamjet dhe planet e dizajnuara, me qëllim përmirësimin, pasurimin dhe korrigjimin e gjërave të gabuara në to. Dialogu nuk ka të bëjë me dhunën as detyrimin, sepse armët e dialogut janë mendimi i ndritur dhe fjala e mirë. Dialogu serioz, që ka vlerë, është pikërisht ai që ne duhet ta synojmë si mënyrë komunikimi me palën tjetër. Duhet pasur synim ndërtimin e urave të komunikimit me bashkëbiseduesin, e jo devijimin e tij, apo shkëputjen e lidhjeve me të, sepse dialogu duhet vërë në shërbim të ndërtimit, e jo të rrënimit.

Besimtari duhet që në artin e dialogut, gjatë predikimit të fesë të përqendrohet mbi një temë serioze dhe të rëndësishme, dhe të vërë në shënjestër një element dhe një qëllim të vetëm, dhe jo më shumë, në mënyrë që mos të zhdavaritet përpjekja. Ai duhet të synojë metodën e butësisë e të integritetit gjatë dialogut, për të sqaruar me shumë mirësjellje dhe edukatë gabimin e bashkëbiseduesit. Pastaj të ngrejë pikëpamjen e tij të saktë, duke u mbështetur në prova dhe në edukatën e mirë. Bashkëbiseduesin, me të cilin ndan pikëpamje të ndryshme, besimtari, gjegjësisht predikuesi, nuk duhet të përpiqet ta zërë ngushtë, e ta shtyjë ta pranojë publikisht gabimin, por të mjaftohet me sqarimin e argumentit, në një mënyrë që nuk ia lëndon dinjitetin atij.[7]

Sigurisht se këto virtyte të larta të predikuesve burojnë thellë nga vlerat shpirtërore që bartin ato. Specifikat shpirtërore të individit paraqesin një botëkuptim të caktuar, dhe herë pas here paraqiten si reagim i caktuar ndaj një ngjarjeje. Specifikat shpirtërore të çdo njeriu krijojnë një personalitet metafizik dhe fizionomi shpirtërore të posaçme. Njeriu me karakter shquhet si njënjeri me personalitet, parime, vetëdije e vullnet, dhe në anën e kundërt një individ pa karakter është njeri pa personalitet, i pabesë, pa rezon, me një fjalë, njeri i pështjelluar. Nga një pikëpamje tjetër, njeriu me karakter është njeriu i cili lirohet nga kthetrat e instinkteve dhe pasioneve shtazarake. Nëse e vëmë re, ky kuptim i karakterit paraqet qëllimin e përkryer dhe më të lartë të edukatës dhe moralit. Në të vërtetë, qëllimi parësor i etikës është formimi i njeriut me karakter dhe temperament të sigurt.[8]

Fuqia e fjalës e udhëheq njeriun dhe po ashtu e influencon dhe vepron habitshëm mbi shpirtrat. Fuqia e "fjalës" në misionin e komunikimit të daves është më e fortë sesa forca e një ushtrie, bombat apo raketat. Sfera e ndikimit të fjalës është permanente dhe asnjëherë nuk i zbehet ndikimi dhe as pesha e saj.

Si përfundim i kësaj pike,"fjala" në vetvete bartë këto faktorë:

## Faktorët g lobal njerëzor

Këtë fakt më së miri na e demstrojnë këto ajete kuranore. "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni mes vete, e s'ka dyshim se tek Allahu, më i ndershmi ndër ju, është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat). Allahu është i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë." (El-Huxhurat, 13); "Thuaju (o i Dërguar): "O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e drejtë, mes nesh dhe mes jush: të mos adhurojmë dikë tjetër pos Allahut, të mos i bëjmë Atij ortak asgjë, të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zot pos Allahut!" E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi myslimanë (besuam një Zot)!" (AliImran, 64).

## Idealizmi

Islami kërkon nga pjesëtarët e tij të synojnë idealen dhe të ndërtojnë një shoqëri të ngritur mbi vlera të mirëfillta, të mbështetura nga gurra e ajeteve kuranore dhe hadithet profetike, që të përputhet teoria me praktikën, ashtu siç na tërheq vërejtjen edhe Allahu në Kuran: "Tek Allahu është shumë e urryer ta thoni atë që nuk e punoni!" (Es-Saf, 3). Apo siç thotë edhe në një vend tjetër: "A po i urdhëroni njerëzit për punë të mira, e veten tuaj po e harroni? Ndërsa ju e lexoni Librin (Tevratin). A nuk po mendoni?" (El-Bekare, 44).

Mësimet e pastra islame nuk njohin slogane të papërgjegjshme, e as parime të ngurta e të thata, e sikurse nuk njohin mësime boshe në përmbajtje, e as udhëheqje të shkëputur nga mesazhi islam. Këtë më së miri e sqaron ky ajet kuranor: "O popull im, më thoni pra, nëse unë kam argumente të sigurta nga Zoti im, dhe Ai më furnizoi mua me të mira (si mund të mos ju udhëzoj në rrugë të drejtë?) Unë nuk dua t'ju kundërshtoj (duke punuar) për atë nga e cila po ju ndaloj, unë nuk dua tjetër vetëm të përmirësoj aq sa mundem, por këtë mund ta arrij vetëm me ndihmën e Allahut, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm tek Ai jam i drejtuar!" (Hud, 88)

Po ashtu, sistemi islam nuk njeh asnjë formë të shfrytëzimit të individëve, grupeve apo popujve. "Unë nuk kërkoj për këtë ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi im është prej Zotit të botëve!" (Esh-Shuara, 180). "Dëgjoni atë që nuk kërkon prej jush ndonjë shpërblim dhe janë udhërrëfyes!" (Jasin, 21).

Thuaj "Unë nuk kërkova prej jush ndonjë shpërblim, nëse kam kërkuar, ai le t'u mbetet juve, shpërblimi është vetëm prej Allahut, e Ai është



dëshmitarë për çdo send.” (Sebe, 47).

Fjala dhe fuqia gjatë gjithë epokës njerëzore që gjithnjë i ka tërhequr njerëzit. Në kohën tonë bashkëkohore, kjo shije vetëmse po shtohet, e sidomos në fushën e thirrjes islame. Ndikimi i fuqisë së fjalës e detyron forcën e pushtetit, por këtu faktor determinues është edhe se kush e thotë atë. Fuqia e thënësit të fjalës është e fshehur në besnikërinë dhe sinqeritetin e tij. Këtu është mirë të kujtohen edhe fjalët e Aliut r.a.: “Vendi ku mbillet fjala është zemra, vendi ku bëhet porosia e saj është mendimi, mendja është forcuesi i saj, nxjerrësi në pah është gjuha.”

Fjala është elementi kryesor i aftësisë së komunikimit, të cilin Allahu ia ka dhënë njeriut. Fjala është gjuha e trurit dhe e zemrës sonë, është rrugë e njohur e vënies në dukje të synimeve tona. Vërtetësia dhe saktësia janë kushtet themelore të saj, ndërsa bukuria është arsye e zgjedhjes. Nuk mjafton vetëm të thuhen fjalëtë bukura, por ka nevojë që të thuhen edhe në mënyrë të bukur. Nëse përmbajtja është e logjikshme dhe e aprovuar, atëherë fjala është e vërtetë. Thënia dhe metoda e fjalës, kur bashkëbiseduesin e bën të ndihet në brendi të rehatshëm, ajo fjalë është e bukur. Fjalë më e bukur është ajo që bart drejt fuqisë së Allahut xh.sh.

Edhe nga historia e ndritshme islame shohin se vazhdimisht është bërë presion dhe kulturocidmbi fjalën, për ta heshtur daven islame. Shuplakat e Ebu Xhehlit assesi nuk arritën që ta heshtin zërin e sahabiut Abdullah bin Mesudit, ushtarin dhe protagonistin kryesor të fjalës pranë Qabesë dhe personin që aspak nuk nguronte ta lexonte Kuranin. Zëri i defit të bashkëshortes së kryetarit të mekës, Hindit, nuk arrinte dot të heshtte tingullin e tekbirit. As zëri i shuplakës së Omer bin Hatabit, nuk arriti dot të tretë vajzën e Hataabit, Fatimen, dhe më në fund edhe ai që goditi me shuplakë iu dorëzua fjalës. Nëse strehimi i Ibën Dugunit do të bëhej shkas për ta heshtur zërin e fjalës, Ebu Bekri këtë strehim pa fije dyshimi që do ta refuzonte. Ata nuk ishin nga ata që bënin llogaritë e veprimit me preventivë dhe me rezervë me qëllim që ta fshihnin fjalën, vetëm që të mos i hidhëronin parinë e ndryshme.[9]

Është tejet me rëndësi se në mesin e gjeneratave të hershme në gjuhët e komunikimit të tyre, në misionin e thirrjes islame, nuk ekzistonin fjalë sikur kushtet janë të vështira, mos të tërheqim vëmendje, të qëndrojmë larg pohimeve të cilët do të jenë shkas inatosje dhe mllefi të jataganëve të njohur.

## Rezyme

Andaj si përfundim, edhe mësimet e Muhamedit a.s. kanë paralajmëruar umetin e tij ndaj fjalëve të tepërta e të padobishme, duke potencuar se myslimani i mirë është ai që e braktis të folurin e kotë. Sinqeritetin e konsideron si esencë të fjalës. Po ashtu na ka treguar se Allahu xh.sh. nuk i do ata që thonë fjalë të shtirura për të robëruar zemrat e njerëzve, si dhe ata që thonë fjalë për tangarllëk duke shtrembëruar gojën.

Fjala është amanet, se për shkak të një fjale të thënë pa përgjegjësi, mund të pësohet dhimbje të hidhura.

*1. Buhariu,5146, BabuNikah,48. 2. Muslimi,1167, Mesaxhid,5; Buhariu2977, Xhihad,122. 3.Islami nëpërmjet haditheve, Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë, Logos-A, 2017, botim i dytë,f.386 v. 3. 4. Muttaki el Hindi, Kenzu'lummal, XI,534. 5.AdnanA lAraur,Menhexhueddavetifidav'tilkitab ve essune,pa vit botimi, f.244. 6. Ramazan Kayan, Thirrja islame akt profetik, Fleta, Prizren, 2017,48. 7.AhmetTutunxhi, Mësime nga jeta ime, Logos-A, Shkup,2019,f.54. 8. AliFuadBashgil, Kokë më kokë me të rinjtë, Logos-A, Shkup,200,f.40. 9. Ramazan Kayan, Thirrja islame akt profetik, Fleta, Prizren, 2017,57.*

Dr. Sedat Islami

# Frika dhe shpresa si degë të besimit

Frika nuk është ndjenjë e cila e çorienton njeriun, përkundrazi. Frika nënkupton të orientohesh kah Allahu xh.sh. Frika mëton ta ndërgjegjësojë njeriun që të bëhet i përgjegjshëm për veprat e veta pa marrë parasysh se ku gjendet a ku ndodhet.

Në kuadër të degëve të besimit, e më saktë degëve që kanë të bëjnë me veprat e zemrës, dijetarët kanë radhitur edhe frikën dhe shpresën. Ka tekste të shumta, si në Kuran, si në Sunet, të cilat trajtojnë këto dy degë, si nga aspekti konceptual, ashtu edhe nga ai edukativ.

Më saktë, do të shohim se çfarë synohet me frikën, cila është domethënia e saj reale, çfarë e bën të dallojë atë nga frika si instinkt dhe cilat janë efektet e saja edukative? Pastaj do të flasim për shpresën, po kështu si domethënie dhe si edukatë. Duke qenë se ka një lidhje konceptuale ndërmjet frikës dhe shpresës, do ta trajtojmë edhe atë, për të parë se kur në të vërtetë japin efekt pozitiv këto dy degë të besimit.

## Koncepti për frikën

Me frikë synohet frika nga Allahu xh.sh.. Për të, na kanë folur Kurani dhe Suneti. Allahu xh.sh. thotë: "O njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu..." (En Nisa, 1); "...dhe ruhuni vetëm prej Meje!" (El Bekare, 41); "O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri..." (Et Tahrim, 6). [1]

Pejgamberi a.s., ka thënë: "Mbrohuni prej Zjarrit, qoftë dhe me gjysmë hurme (duke e dhënë lëmoshë)."[2] Po kështu ka thënë: "Shtatë lloj personash Allahu do t'i strehojë në hijen e Tij, ditën kur nuk ka hije përveç hijes së Tij:...personin, i cili, kur e përmend Allahun në vetmi, i lotojnë sytë."[3]

Frika nuk është ndjenjë e cila e çorienton njeriun, përkundrazi. Frika nënkupton të orientohesh kah Allahu xh.sh. Frika mëton ta ndërgjegjësojë njeriun që të bëhet i përgjegjshëm për veprat e veta pa marrë parasysh se ku gjendet a ku ndodhet. Frika me këtë kuptim është dija që i duhet besimtarit. Abdullah bin Mesudi ka thënë: "Mjafton frika prej Allahut si dituri dhe mashtrimi (me veprat) si injorancë."[4]

Frika është besimi. El Halimi frikën prej Allahut xh.sh., e sheh si imazh të përsosmërisë së pranimit dhe nënshtrimit ndaj pushtetit dhe vullnetit të Zotit.[5]

## Koncepti për shpresën

Edhe shpresa është e trajtuar hollësisht nga Kurani dhe Suneti. Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj: "O robërit e Mi, që i keni bërë keq vetes me gjynahe, mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut! Allahu, me siguri, i fal të gjitha gjynahet. Vërtet, Ai është Falësi i madh dhe Mëshirëploti." (Ez Zumer, 53). [6]

Pejgamberi Muhamed a.s. ka thënë: "Le të mos vdes askush ndryshe vetëm se duke pasur mendim të mirë për Allahun."[7]

Shpresa nuk është dëshirë e kotë. Shpresa është motor lëvizës i cili vë në lëvizje shpirtin dhe trupin për adhurim. Sa bukur ka thënë Shah Kermani: "Tregues i shpresës është adhurimi i mirë."[8] Pra, nëse je duke e adhuruar Allahun dhe ke ecur goxha mirë në këtë drejtim, atëherë ke të drejt të shpresosh, sepse ke dhënë prej vetes atë që është dashur të jepet.

Shpresa është rezultat i angazhimit në punë të mira, në njërën anë, dhe braktisjes së harameve, në anën tjetër. Bejhakiu duke folur për shpresën më të mirë thotë se ajo lind nga luftimi i nefsit dhe braktisjes së epshit.[9] Ibën ebi el-Izzi duke marrë parasysh këto dhe detaje të tjera të shpresës kishte përfunduar se ajo nënkupton të vepruarit sipas fesë dhe shpresimit në shpërblim.[10] Pra, shpresa është diçka që vjen pas punës.

Në fakt, shpresa ndodhë vetëm atëherë kur plotësohen tri kushte thelbësore:

- Ta duash atë që shpreson,
- Të kesh frikë të të ikën ajo që shpreson, dhe
- Të veprosh për ta arritur atë që shpreson.[11]

Pra, janë të përfshira dëshira, frika dhe veprimi.

Shpresa paraqet mënyrën se si ne mendojmë për Allahun xh.sh. Në hadith (Buhariu) qëndron se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Allahu thotë: Unë jam ashtu siç robi më mendon..."[12]

Së këndejmi, shpresa nuk është thjesht dëshirë. Është mendim i mirë për Allahun që buron nga besimi, nga njohja e Allahut xh.sh.. Rrjedhimisht, është mënyrë se si plotësohet boshllëku i veprave. Të parët tanë, siç përmend Bejhakiu,

mendimin e mirë për Allahun xh.sh., si sinonim të shpresës, e kishin si mjet me të cilin përgatiteshin për çështjet e mëdha,[13] respektivisht për llogarinë para Allahut xh.sh..

Por me shpresë asnjëherë nuk synohet pasiviteti, dembelia, dëshira e rreme. Shpresën me këtë kuptim e kanë përshkruar si pranga ose zinxhiri e cila pengon njeriun nga lëvizja. Ibën Semmaku ka thënë: "Shpresa në zemër është zinxhir në këmbë. Nxirre shpresën nga zemra që ta zgjidhësh zinxhirin nga këmba."[14]



## Lidhja ndërmjet frikës dhe shpresës

Që frika dhe shpresa të japin efektet e veta, duhet patjetër të jenë të lidhura njëra me tjetrën. Kështu kërkohet edhe nga Kurani: "...ndërsa Atij lutuni me frikë dhe shpresë. Vërtet, mëshira e Allahut është afër pune mirëve." (El A'rafë, 56).

Një shkëputje eventuale ndërmjet tyre do t'i zhvishte nga ndikimi dhe efektet pozitive. Frika dhe shpresa janë sikur krahët e një zogu i cili nuk mund të fluturojë nëse ka vetëm njërin krah ose nëse e rrah vetëm njërin krah. Që të fluturojë i duhet në mënyrë të baraspeshuar t'i rrah të dy krahët.[15] Nëse frika dhe shpresa nuk kanë këtë raport atëherë frika kalon në dëshpërim e shpresa në mashtrim. Ebu Sulejman Daraniu ka thënë: "Nëse shpresa dominon mbi frikën, zemra prishet."[16] Llukmani kur e kishte këshilluar të birin i kishte thënë: "Biri im, shpreso në Allahun me shpresë të atillë që nuk të jep guxim për mëkat, dhe kije frikë Allahun me një frikë e cila nuk do të humb shpresat nga mëshira e Tij."[17] Për këtë shkak është thënë, siç përmendet nga Mutarrifi, se sikur frika dhe shpresa të vendoheshin në një peshojë asnjëra nuk do ta mundte tjetrën.[18]

Kjo nga një aspekt, ndërsa nga aspekti tjetër, frika dhe shpresa kanë role, rëndësia e të cilave përcaktohet sipas kohës. Ka kohë kur frika është më e rëndësishme, sikur që ka kohë kur shpresës duhet dhënë përparësi. Serrij bin Mugalisi ka thënë: "Frika është më e mirë se shpresa përderisa njeriu është i shëndetshëm. Ndërsa kur t'i vjen vdekja, shpresa është më e mirë se frika."[19]

Pra, përderisa jemi të shëndetshëm, ne duhet të punojmë, ndërsa kur të na afrohet vdekja dhe më nuk kemi kohë për vepra, atëherë, duhet të ndahemi nga kjo botë duke pasur mendim të mirë për Allahun, pra duhet t'i japim përparësi shpresës. Më nuk është koha e veprave, por e shpresës. Pejgamberi a.s., ka thënë: "Le të mos vdes askush ndryshe vetëm se duke pasur mendim të mirë për Allahun."[20]

## Reflektimi edukativ i frikës

### Frika është mënyrë edukimi

Në edukimin fetar, frika është formë se si edukohet nefsi i njeriut. E veçanta e saj do të thosha është se jo çdoherë nxitet për të duke përmendur dënimin, por edhe shpërblimin. P.sh., në kaptinat Err Rrahman (ajeti 46) dhe En Naziat (ajetet 40-41), Allahu xh.sh., na tregon se për ata që ia kanë frikën, që për ta ka përgatitur si shpërblim xhenetin. Allahu xh.sh., thotë: "Për ata që i frikësohen paraqitjes para Zotit të vet, do të ketë dy kopshte!" (Err Rrahman, 46). Abdurrahman Nasir Sadiu, duke e shpjeguar këtë shpërblim thotë se, njëri kopsht është për shkak se e ka ndaluar veten nga të këqijat, ndërsa tjetri për shkak se ka bërë atë që është urdhëruar.[21]

Se frika na shpëton, na mëson edhe Pejgamberi a.s., i cili në kuadër të tri gjërave shpëtuese përmend edhe frikën prej Allahut në vetmi dhe publik.[22]

### Përkujdesja për besimin

Udhëzimi në rrugën e drejtë është para së gjithash mirësi e Allahut ndaj robit. Për këtë shkak, besimtari e ka në hatër këtë mirësi dhe kujdeset që mos t'i dalë nga dora. Këtu qëndron mbase edhe sekreti i lutjes për ta ruajtur këtë mirësi. Allahu xh.sh., na e tregon këtë lutje në Kuran: "O Zoti ynë! Mos lejo që zemrat tona të shmangen (nga e vërteta), pasi na ke udhëzuar në rrugën e drejtë, dhe jepna mëshirë prej Teje; vërtet, Ti je Dhuruesi i Madh!" (Al Imran, 8).

Bejhakiu, duke e shpjeguar këtë ajet, thotë: "Po të mos kishin pasur frikë për udhëzimin me të cilin i ka nderuar Allahu dhe i cili (në rast moskujdesi a përbuzje) mund t'iu merret, nuk do të luteshin."[23] Pra, lutja është dëshmi dhe tregues i përkushtimit të tyre për ta ruajtur besimin nga frika e humbjes së tij në rast mosmirënjohje a zhytjeje në mëkate.

### Përmbushja e detyrimeve fetare

Imam Bejhakiu në "Shuab el-iman" duke trajtuar këtë degë flet se si ajo ndikon në ruajtjen e lidhjeve me Allahun xh.sh.. Ai që ka frikë pronarin, e kryen punën siç duhet. Ai që ka frikë Allahun, e adhuron siç i takon.[24]

Frika e bën besimtarin të kujdesshëm dhe vigjilent, për dallim nga

mëkatarët të cilët janë të shkujdesur dhe fare nuk bezdisen kur bëjnë mëkat. Bejhakiu kur trajton frikën përmend se vetëm kategoria e hasirunëve – të humburve janë ata që nuk ia kanë frikën Allahut xh.sh.. Pra, për besimtarin, zhveshja nga tiparet që dallojnë shtresat e mëkatarëve është krahas detyrës edhe nder dhe privilegj.[25]

Nga kjo perspektivë, frika e ruan besimtarin nga mendjemadhësia, tipari më i urryer. Është përmendur se si zemra e besimtarit është përplot frikë dhe nëse i përmendet Allahu xh.sh., ajo ndikohet, pra heq dorë nga të këqijat.[26] Për dallim nga njeriu mendjemadh, të cilit, siç na mëson Kurani, kur t'i përmendet Allahu xh.sh., mbërthehet nga mendjemadhësia e refuzimi: "Kur atij i thuhet "Kije frikë Allahun!", ai mburret dhe bën më shumë të këqija. Atij i mjafton Xhehenemi. Eh, sa vendbanim i keq është ai vend!" (El Bekare, 206).

### Besimtarët nuk janë të mashtruar

Jo vetëm që besimtari nuk është mendjemadh, por as i mashtruar. Pavarësisht veprave që bën, asnjëherë nuk mbështetet në ato si vendimtare. Vendimtare e sheh vetëm mëshirën e Allahut xh.sh.. Besimtari e di se vepra nuk mjafton për t'u futur në Xhenet. Madje, as pejgamberët, ani pse kanë pozitën që kanë, me veprat e tyre nuk mund ta fitojnë Xhenetin. Pejga-mberi ynë, Muhamedi a.s., ka thënë: "Askënd vepra e vet nuk mund ta fut në Xhenet!" As ty, o i Dërguari i Allahut? - e pyetën. "As mua, përveç nëse Allahu më mbulon me mëshirën e Vet."[27]

### Kultivimi i lartë i përgjegjësisë personale

Të kesh frikë Allahun xh.sh., do të thotë të veprosh atë që Ai të urdhëron dhe t'i shmangesh asaj nga e cila të ka ndaluar. T'ia kesh frikën Allahut xh.sh., pra nënkupton t'i përmbahesh këtij rregulli kudo që të jesh e ngado që të shkosh. Këtë e ka përmbledhur Pejgamberi a.s., me pak fjalë: "Ke frikë Allahun kudo që gjendesh!"[28]

### Ndjekja e modelit të Pejgamberit Muhamed a.s.

Frika, në kuptim të devotshmërisë dhe ruajtjes së madhe nga mëkatet, është tipar tjetër me të cilin dallohej Pejgamberi a.s., nga të gjithë besimtarët. Këtë gjë Pejgamberi a.s., ua rikujtonte besimtarëve kohë pas kohe: "Prej të gjithë juve, unë më së shumti ia kam frikën Allahut!" – iu thoshte.[29]

Duke qenë se e kemi model në çdo gjë, atëherë ta kemi edhe në kultivimin e këtij tipari të çmuar apo kësaj vepre të çmuar të zemrës.

### Personaliteti i fortë i besimtarit

Ta kesh frikë Allahun xh.sh., nënkupton të jesh me Të, ta kesh mbështetjen e Tij, ndihmën dhe mbrojtjen e Tij. Për këtë shkak, Halimi, kur flet për frikën, thotë se frika duhet të jetë vetëm ndaj Allahut xh.sh., që është Mbret i mbretërve, jo ndaj të tjerëve.[30]

## Reflektimi edukativ i shpresës

### Angazhimi me vepra të mira

Duke qenë se, sipas konceptit fetar, shpresë e vërtetë konsiderohet ajo që paraprihet (dhe shoqërohet) me vepra të mira, atëherë për besimtarin nuk mbetet gjë tjetër pos t'i qaset punëve të mira për të shpresuar më pas. Dijetarët kanë thënë se shpresa sjell angazhimin e gjatë me vepra të mira.[31] Ndryshe, siç shënon Bejha-kiu, shpresa pa vepra konsiderohet shfaqje e arrogancës karshi Allahut xh.sh.[32]

### Thirrje për pendim

Shpresa nuk nënkupton të jesh i pamëkate. Shpresa është mënyrë se si dilet dhe shpëtohet prej mëkateve. Kushdo që ka bërë mëkat pastaj është penduar dhe ka ndrequr gabimet e bëra, meriton të shpresojë se pendimi i tij është pranuar.[33]

### Luftimi i pesimizmit

Ibën ebi el-Izzi shpjegon se pendimi nga mëkatet jep shpresën për falje.[34] Pra, mëkatet nuk janë fundi. Mëkatet nuk janë belaja më e madhe. Më keq është humbja e shpresës. Kjo për shkak se Allahu është Falës dhe Mëshirues. Nga këtu, pesimizmi konsiderohet si mëkat i madh për shkak se është një lloj shpërfillje e kësaj mëshire të madhe e cila mbulon çdo mëkat. Me pendim falet edhe mëkati më i madh. Andaj shpresa në faljen e Allahut xh.sh., duhet të merret si ilaç kundër pesimizmit.

## Përmbledhja e besimit të drejtë

Shpresa, së bashku me frikën, paraqesin imazhin e plotë të besimit. Për këtë shkak, është thënë: Vetëm ai që e adhuron Allahun xh.sh., me dashuri, frikë dhe shpresë është besimtar i vërtetë.[35] Kjo për arsye se këto tri detaje nëse nuk sillen paralel dhe në mënyrë të koordinuar njëra me tjetrën mund të prodhojnë bindje të gabuara, siç ka ndodhur gjatë gjithë historisë.

*1. Ka dhe ajete tjera, si: Ali Imran: 175; Maide: 44; Enbija: 28; 90; Ra'd: 21; Ibrahim: 14, etj. Shih: Kazvini, "Muhtesar Shuab el-iman", f. 31. 2. Buhariu, nr. 1417. 3. Buhariu, nr. 1423. 4. Shih: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/204. 5. Shih: El-Halimi, "El-minhaxh fi Shuab el-iman", 1/508. 6. Shih edhe: Isra: 57; A'rafë: 56; Nisa: 48; 116, etj. Kazvini, "Muhtesar Shuab el-iman", f. 33-34. 7. Muslimi, nr. 2877. 8. Kushjeri, "Err-rrisaletu el-kushejrije", 1/260. 9. Shih: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/320. 10. Shih: Ibën ebi el-Izzi, "Sherhu el-akideti et-Tahavije", f. 312. 11. Shih: Ahmed Ferid, "Pastrimi i shpirtit", f. 173. 12. Shih: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/317. 13. Po aty, 2/314. 14. Po aty, 2/325. 15. Ebu Ali Rrudhbari, sipas: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/328. 16. Shih: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/324. 17. Po aty, 2/337. 18. Po aty, 2/326. 19. Po aty, 2/320. 20. Muslimi, nr. 2877. 21. Shih: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/192. 22. Hadithin e shënon Bejhakiu në "Shuab el-iman", nr. 745, ndërsa Albani në "Sahih el-Xhami", nr. 3045, e konsideron hasen. 23. Shih: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/193. 24. Shih: Abdurrahman bin Nasir es-Sa'di, "Tejsir el-Kerim err-Rrahman", f. 1156. 25. Shih: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/193. 26. Shih citimin që Bejhakiu i bën Sudiut përkitazi me komentimit e ajetit 2 nga kaptina Enfalë në "Shuab el-iman", 2/199. 27. Hadithin e shënon Muslimi, nr. 2816. 28. Hadithin e shënojnë Tirmidhiu, nr. 1987, dhe Ahmedi, nr. 21392. Albani në "Sahihu Et-Tirmidhij" e konsideron hasen. 29. Shih: Muslimi, nr. 1110. 30. Shih: El-Halimi, "El-minhaxh fi Shuab el-iman", 1/514. 31. Shih: Xhemaluddin e-Kasimi, "Tehdhibu meuidhati el-mu'minine", 2/164. 32. Shih: Bejhakiu, "Shuab el-iman", 2/325. 33. Shih: Xhemaluddin e-Kasimi, "Tehdhibu meuidhati el-mu'minine", 2/164. 34. Shih: Ibën ebi el-Izzi, "Sherhu el-akideti et-Tahavije", f. 312. 35. Po aty, f. 313.*

Mr. Fatmir Hadri

# Roli social i adhurimeve në Islam

Feja është një lidhje shpirtërore me të shenjtën dhe është një fakt që ka shumë role shoqërore. Përveç kryerjes së adhurimeve si detyrë dhe obligim, ajo gjithashtu ka një numër rolesh që i manifeston si të fshehura dhe të hapura për individin dhe shoqërinë.

Gjatë gjithë historisë feja ka qenë një nga institucionet më të rëndësishme që ka prekur-ndikuar tek individët dhe shoqëritë. Sipas sociologut Joesph Fitcher, institucionet themelore që përbëjnë një shoqëri përgjithësisht janë familja, arsimi, feja, ekonomia, politika dhe koha e lirë. Këto gjashtë institucione janë elementet që përbëjnë, rrethojnë shoqërinë dhe sigurojnë mbijetesën e shoqërisë.[1]

Anën teorike të fesë e përbënë besimi, kurse anën praktike e përbëjnë adhurimet. Këto dy elemente kryesore e përbëjnë një tërësi të pandashme. Për këtë arsye, aspektet teorike e praktike të besimit dhe adhurimet janë të ndërlidhura mes vete ose plotësuese ndaj njëra-tjetrës. Me fjalë të tjera, feja bëhet objektive që nga ndarja e përvojës individuale me të tjerët, duke fituar kështu një natyrë sociale.

Feja si një institucion socio-kulturor që prek si individët ashtu edhe shoqëritë është një faktor që drejton sjelljen e njerëzve në jetën e përditshme. Brenda sistemit shoqëror, çdo gjë (e hapur ose e fshehur) ka një rol. Asnjë fakt/vlerë sociale nuk është bosh dhe pa kuptim. Atëherë besimet dhe adhurimet e shoqërisë kanë një rol të hapur, si dhe shpeshherë të fshehur. Roli parësor i besimeve fetare është shprehja e parimeve themelore të një feje.

Feja është një lidhje shpirtërore me të shenjtën dhe është një fakt që ka shumë role shoqërore. Përveç kryerjes së adhurimeve si detyrë dhe obligim, ajo gjithashtu ka një numër rolesh që i manifeston si të fshehura dhe të hapura për individin dhe shoqërinë. Adhurimet në njërën anë i edukojnë individët, ndërsa në anën tjetër e rregullojnë strukturën shoqërore në shoqëri.



Allahu xh.sh. në Kuranin e Madhërishëm thotë: "Ata që besojnë dhe kryejnë vepra të mira, falin namazin dhe japin zeqatin, do të kenë shpërblim te Zoti i tyre dhe nuk do të kenë pse të frikësohen apo pikëllohen."[2] Kurse Muhamedi a.s ka thënë: "Pastërtia është gjysma e besimit."[3] "Kush beson në Allahun dhe botën tjetër, le ta gostit mysafirin e tij." "Kush beson në Allahun dhe botën tjetër të kujdeset për të afërmit e tij." "Kush beson në Allahun dhe botën tjetër, ose të flasë mirë, ose të heshtë!"[4] Këto thënie të Pejgamberit aa.s. tregojnë se adhurimet/veprat e mira mund të konsiderohet si mjete për të ushqyer besimin dhe për të lavdëruar moralin. Prandaj me adhurim nënkuptojmë bindje, nënshtrim ndaj urdhrave të Krijuesit, sepse adhurimi është një qëndrim dhe sjellje që synon të paguajë borxhin e mirënjohjes ndaj Allahut dhe të tregojë dashuri dhe përkushtim. Në kuptimin sociologjik, është dimensioni i pasqyruar ose shprehja e përvojës fetare.[5]

## Adhurimet kontribuojnë në integrimin shoqëror

Padyshim se adhurimet në njërën anë sistemojnë lidhjet e individëve me Allahun, kurse në anën tjetër individët i integrojnë në shoqëri. Këtë integrim mund ta vërejmë edhe në fiset më primitive, por edhe në vendbanimet e ndërtuara rreth një tempulli. Ceremonitë, simbolet, organizimet fetare janë tipare integruese të fesë. Ritualet fetare dhe ceremonitë e kryera bashkërisht nga të gjithë anëtarët e shoqërisë sigurojnë kohezionin shoqëror ndërmjet individëve. Këto përmirësojnë frymën në grup dhe në këtë mënyrë feja siguron stabilitetin dhe vazhdimësinë e shoqërisë.[6]

Prandaj aq sa është i rëndësishëm në adhurime personaliteti dhe ndërgjegjja, po aq i rëndësishëm është edhe shoqëria. Thelbi i adhurimit nuk është në formën e tij, por në dimensionet e tij individuale dhe shoqërore, ngase disa adhurimet mund të kryhen individualisht dhe disa prej tyre duhet të kryhen me shoqërinë. Si për shembull, namazi i së premtes dhe bajramit, kryerja e haxhit, janë adhurime që duhet të kryhen së bashku me shoqërinë. Individi fiton një ndjenjë uniteti dhe solidariteti gjatë kryerjes së këtyre adhurimeve. Prandaj ky lloj i adhurimeve ia mundëson individit të integrohet në shoqëri, ku me këtë individi heq dorë nga ndjenja e mbylljes dhe e vetmisë. Adhurimet jo vetëm që e afrojnë individin me Krijuesin, por gjithashtu e afrojnë edhe me njerëzit e tjerë. Fiset Evs dhe Hazrexh që vazhdimisht ishin në konflikt me njëri-tjetrin në Medine, iu përgjigjën ftesës së Pejgamberit a.s. që të bëheshin myslimanë dhe në këtë mënyrë ata u integruan në bashkëpunim me njëri-tjetrin. Ata u angazhuan rreth këtij parimi, u bënë vëllezër dhe me sinqeritet morën pjesë në integritetin shoqëror. Shpallja e vëllazërimit ndërmjet ensarëve dhe muhaxhirëve nga ana e Muhamedit a.s., ishte hapi i parë drejt integrimit shoqëror. Menjëherë pas kësaj, ndërtimi i xhamisë, këshillimi dhe menaxhimi i të gjitha ngjarjeve, realizimi i adhurimeve kolektive, prania e individëve në faljen e namazeve me xhemat etj., në kohë e Profetit a.s., luajtën një rol të rëndësishëm në integrimin shoqëror.

Faljet kolektive të së premtes, lutjet e hatmeve, takimet, mexhliset etj., tregojnë se feja është një element që mbron dhe mbështet integritetin shoqëror.[7] Adhurimet kolektive kontribuojnë në arritjen dhe forcimin e barazisë sociale. Ndihmojnë integrimin shoqëror ku eliminohen ndjenjat dhe dallimet midis adhuruesve siç janë autoriteti, pozicioni ose epërsia racore.

**Adhurimet jo vetëm që e afrojnë individin me Krijuesin, por gjithashtu e afrojnë edhe me njerëzit e tjerë.**

Mund të thuhet se të gjitha urdhërimet, ndalimet, rekomandimet, namazi, agjërimi, zekati, haxhi, sakrifica, domethënë të gjitha adhurimet, të cilat janë përmendur në Kuran, janë faktorë për arritjen e integrimit shoqëror. Me faljen e namazit pesë herë në ditë, njerëzit sigurohen të jenë së bashku pesë herë në ditë dhe kjo siguron bashkësi dhe integritet. Gjithashtu edhe agjërimi është i rëndësishëm për integrimin e njerëzve që kanë dallime ekonomike ndërmjet tyre. Në veçanti, gjatë agjërimit të pasurit e vlerësojnë më mirë situatën e të varfërve dhe kjo i nxitë më shumë t'ju ndihmojnë aty dhe në këtë mënyrë të sigurojnë një bashkim ndërmjet tyre. Kur mendojmë rëndësinë e zekatit nga pikëpamja e integrimit shoqëror, shihet se ka një rëndësi të madhe nga pikëpamja e atij që e jep dhe atij që e merr. Allahu nuk i ka krijuar të gjithë njerëzit me të njëjtat aftësi dhe fuqi; ka dallime në fuqinë financiare të njerëzve si dhe në strukturat e tyre fizike. Njerëzit ose janë të pasur, ose të varfër, ose të mesëm.[8] Shkurtimisht siç shihet në adhurimin e integrimit shoqëror, socializimi, uniteti, solidariteti dhe bashkimi janë pothuajse si çimentoja e një ndërtese.

## Adhurimet largojnë nga e keqja

Adhurimet e largojnë individin nga të këqijat, prandaj adhurimet i drejtojnë njerëzit drejtë të mirës. Allahu i Plotfuqishëm dëshiron që myslimanët t'i bëjë pastër me adhurime si dhe t'i plotësojë bekimet e Tij mbi ata. Tendencat dhe sjelljet ekstreme si urrejtja, armiqësia, arroganca, tallja, alkooli, droga, prostitucioni pengojnë vërejtjen e së drejtës, si dhe parandalojnë kryerjen e veprimeve dhe sjelljeve të mira e të duhura. Këto sjellje bëjnë që zemrat të verbohen dhe ndërgjegjja të errësohet. Prandaj secili prej adhurimeve në fenë tonë ndihmon në pastrimin e personit nga pikëpamja shpirtërore.

Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "O ti lexo atë që po të shpallet nga libri (Kurani), fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat, e përmendja e Allahut është më e madhja (e adhurimeve); Allahu e di çfarë punoni ju."[9]

Profeti ynë a.s. njerëzit që falin namazin, agjërojnë dhe bëjnë punë të mira nga qëndrimet dhe sjelljet e tyre jo-fetare, jo korrekte në raport me njerëzit i paralajmëronte kështu: "Ka prej njerëzve që agjërojnë, por që fitimet e tyre janë vetëm uria dhe etja."[10] Përsëri në hadithet e tjera thotë: "Agjërimi është mburojë,

prandaj mos të abuzojë njeri, as mos të bjerë në injorancë! Edhe nëse dikush e sulmon a e shan, le t'i thotë: "Unë jam agjërueshëm!." "Të agjërosh, nuk është vetëm të largohesh nga ushqimi e pija, por të agjërosh është kur largohesh edhe nga kacafytjet e fjalët e kota." [11] Nga ajeti dhe hadithet e cekura më lartë kuptojmë se adhurimet e mbrojnë individin nga emocionet e dëmshme si dhe e parandalojë atë nga sjelljet e këqija. Kjo bëhet shkak që jeta sociale dhe kulturore të rregullohet brenda shoqërisë.

Gjithashtu adhurimet kanë efekte rregullatore, stabilizuese dhe drejtuese në karakterin njerëzor. Të gjitha adhurimet e drejtojnë vetëdijen njerëzore në të mirë dhe kjo vetëdije ata i bënë të pjekur dhe të drejtë. Andaj personi që beson dhe adhuron Krijuesin e tij me vetëdije të plotë, vetvetiu do t'ju shmanget të gjitha mëkateve dhe të këqijave. Në saje të kësaj, fiton mbështetje të madhe shpirtërore, forcon personalitetin, përmirëson durimin, filozofinë pozitive të jetës, si dhe gëzimin.

## Adhurimet mësojnë ndarjen, solidaritetin dhe ndihmën

Njëra nga adhurimet që i përfiton të mira individit dhe shoqërisë është edhe ndjenja e ndarjes dhe solidaritetit, sepse sa më shumë që ndajnë njerëzit lumturia rritet, solidariteti forcohet. Ato rrisin lumturinë në shoqëri. Për shembull, zekati, bamirësia, sakrifica dhe punët e tjera të mira sikur këto, me kuptimin e plotë të fjalës janë prej adhurimeve që mësojnë dhe jetësojnë ndihmën, solidaritetin dhe ndarjen. I Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Nuk është besimtar i vërtetë ai që fle i ngopur, përderisa fqinji i tij i afërm është i uritur." Me këtë na ka treguar rendësin e ndihmës, solidaritetit dhe ndarjes.[12]

Kurani vazhdimisht përsërit urdhrin: "Faleni namazin, jepni zeqatin." Ky urdhër tregon dhe shfaq

**zekati, bamirësia, sakrifica dhe punët e tjera të mira sikur këto, me kuptimin e plotë të fjalës janë prej adhurimeve që mësojnë dhe jetësojnë ndihmën, solidaritetin dhe ndarjen.**

unitetin e shpirtit dhe të trupit në një vend.

Për të ruajtur ekzistencën shoqërore në mënyrë të shëndetshme, ekuilibri shoqëror dhe paqja duhet të ruhen, si dhe duhet të eliminohen faktorët që mund të shkaktojnë tensione emocionale ndërmjet individëve. Është e natyrshme që në një shoqëri të ketë të pasur dhe të varfër. Por, nëse nuk u ndihmohet të varfërve dhe nëse nuk respektohen të drejtat e tyre atëherë shkaktohen tensione sociale-ekonomik.

Gjithashtu therja e kurbanit është një adhurim në të cilin shembulli i solidaritetit shoqëror dhe solidaritetit në Islam shihet në mënyrën më të mirë dhe më konkrete. Qindra mijëra kafshë theren çdo ditë në tokë, dhe kryesisht njerëzit e pasur përfitojnë prej tyre. Kurse nga therja e kurbanit përfitojnë të varfëritë dhe nevojtarët. Ndarja e kurbanit zhvillon/rrit ndjenjën e ndarjes dhe bujarisë të të pasurve, kurse shkatërron paragjykimet kundër të pasurve që mund të bëhen nga të varfëritë. Kjo zhvillon ndjenjat reciproke të dashurisë dhe respektit ndërmjet të pasurve dhe të varfërve; siguron paqe dhe qetësi sociale; si dhe paqe dhe siguri shoqërore. Në këtë kontekst, therja e kurbanit siguron realizimin e drejtësisë sociale. Kurbani, është një burim potencial i fuqisë që përqafon tërë shoqërinë. Ashtu siç ringjallet jeta ekonomike me atë, ashtu me anë të sakrificës/therjes, plotësohen sadopak nevojat e nevojtarëve dhe nga kjo sigurohet një ekuilibër i brendshëm.

Si përfundim, edhe pse të gjitha adhurimet në Islam kanë të bëjnë kryesisht me individin, prapëseprapë ana tjetër e medaljes ka të bëj me shoqërinë. Adhurimet, që janë elementet e domosdoshme të jetës fetare pas besimit, pasqyrojnë aspektin e marrëdhënies ndërmjet njeriut dhe Allahut, të cilat çojnë në botën e jashtme, dhe gjithashtu janë të rëndësishme për sa i përket rregullimit të marrëdhënieve të njeriut me shoqërinë. Ngase siç thamë edhe më herët, disa adhurime kryhen sipas gjendjes së kohës dhe hapësirës, e kjo i mundëson individit të marrë pjesë në shoqërizim dhe integritet shoqëror. Namazet kolektive zhvillojnë një ndjenjë të bashkëjetesës dhe vëllazërimit te njerëzit dhe mësojnë ndarjen dhe solidaritetin shoqëror. Kështu që adhurimet kontribuojnë në socializmin e individit.

*1. Joesph Fitcher, Sosyoloji Nedir? Çev. Nilgün Çelebi, Attila Kitabevi, Ankara, 1994, s. 123. 2. El Bekare 277 3. Müslim, "Taharet", 1. 4. Buhari, Nikah 80, Edeb 31, 85, Rikak 23; Muslim, Iman 74, 75, 77 5. Elmalılı Muhammed Hamdi Yazır, Hak Dini Kur'an Dili, İstanbul, 1935, C. I, s. 95. 6. Y.Mustafa Keskin, "Din Toplum İlişkileri Üzerine Bir Genelleme", Dinbilimleri Akademik Araştırma Dergisi, IV, Samsun, 2004, s. 14. 7. Bünyamin Ayhan, "Olağanüstü Durumlarda Toplumsal Dayanışma ve Bütünleşmeye Basının Katkısı: Milli Mücadele Dönemi Türk Basını", s. 81. 8. Özcan Güngör, "Kuranda Sosyal Bütünleşme", Diyanet İlmi Dergi, C. 40, Sayı: 3, Ankara, 2004, s. 14. 9. Ankebut, 45 10. İbn Mace, "Sıyam", 21 11. Buhari, "Savm", 2, 9; Müslim "Sıyam", 164. 12. Muslimi, Iman, 74.*

Akademik prof. dr. Enes Kariq

# Kurani – shpallje e Zotit*

Çka është Kurani? Kjo pyetje shpesh parashtrohet edhe sot, veçanërisht në hapësirat e mediave të Perëndimit. Kjo pywetje parashtrohet sot si në ankthe të kapluar të qarqeve tradicionale islamike, ashtu edhe në qarqet moderne ose të modernizuara në mbarë botën.

Para se të japim disa përgjigje në pyetjen se çka është Kurani, është mirë të themi se fjala arabe Kurān do të thotë lexim, recitim, tregim i pjesëve të Kuranit, i fjalëve dhe fjalive të tij. Në përdorimin kolokual, fjala Kuran tregon Librin Themelues të Islamit, myslimanët e respektojnë atë si: Shpallje të Zotit, Fjalim të Zotit, Libër Hyjnorë të shpallur, Fjalë të Zotit.

Në përgjigjen formale të pyetjes se çka është Kurani, është mirë të kërkohen përgjigje në krahë të traditës islame. Dhe prej andej të fillohet në një udhëtim shpirtëror të këndshëm nëpër faqet e atij libri.

Dijetarët tradicionalë të Islamit, ata që u shfaqën në rrethin e traditës islame dhe më pas e zhvilluan më tej këtë traditë vetë, gjithmonë kanë shikuar në Kuran dhe pranuar Shpalljen e Zotit, përkatësisht Shpalljen e Fjalimit të Zotit për mbarë njerëzimin. Kështu studiuesit më të rëndësishëm, themeluesit e famshëm të shkollave kryesore myslimane të besimit dhe mendimit, Kuranin e definuan si:

a) Fjalim të Zotit,
b) Fjalë të Zotit,
c) Libër të Zotit,
ç) Testament të Zotit, të shpallur nga Zoti një njeriu, të Dërguarit të Zotit Muhamedit a.s., Zoti e bekoftë dhe i dhëntë paqe,
d) Kurani, si shpallje e Fjalës së Zotit është mbinatyror (d.m.th. ka cilësi të quajtur i‘xhāz, d.m.th. njerëzit nuk mund të shkruajnë, kompozojnë ose bëjnë një fjalim të kësaj natyre),
e) Kurani iu zbrit pejgamberit Muhamed a.s., përmes melekut Xhibril a.s., për njëzet e tre vjet (610-632),
f) Kurani është mbajtur në mend me besnikëri,
g) Kurani është shkruar me besnikëri nga shkruesit e Muhamedit a.s.,
h) Së fundmi, të folurit ose të recituarit e Kuranit është në vetvete një vepër e pëlqyer te Zoti në gradën më të lartë, një ibadet i shenjtë suprem.

**Sipas besimit islam, gjithçka që qëndron midis dy kopertinave të Kuranit është Fjala e Zotit, Fjalimi i Zotit, Shpallja e Zotit, Zbulesë dhe Këshillim i Zotit.**

Vëmë re se përkufizimi dhe definicioni i këtillë i Kuranit u mor nga tradita islamike drejtpërsëdrejti nga faqet e Kuranit. Kështu thuhet në Kuran se është “Shpallje e Zotit të botëve [d.m.th. Zotit] “(Esh-Shuara, 192), që [Kuranin] “Atë e solli shpirti besnik (Xhibrili), (e solli) në zemrën tënde...” (Esh-Shuara, 193-194), në mënyrë që Muhamedi të jetë “ai që paralajmëron [njerëzimin]”, d.m.th. “për të qenë ti prej atyre, që tërheqin vërejtjen (pejgamber)” (Esh-Shuara, 194); e njëjta sure shprehet pothuajse në të njëjtin vend se Kurani është shpallur “me gjuhë të kulluar arabe.” (Esh-Shuara, 195), thuhet se “Dhe se ai (Kurani) është i përmendur edhe në librat e mëparshëm.” (Esh-Shuara, 196), në librat e të dërguarve të më hershëm”. Surja El-Bakare, ajeti 24; tregon se njerëzit janë të pafuqishëm për të bërë ose të përpilojnë diç gjë që i ngjan Kuranit, me çka nënvizohet mbinatyrshmëria kuranore, e kështu me radhë.

Ka shumë vende ku vetë Kurani flet për Kuranin, p.sh. rreth asaj se si recitimi i Kuranit është një “vepër e pëlqyer te Zoti”. Dëgjuesit e Kuranit lavdërohen veçanërisht “prej syve të tyre rrjedhin lotë, sepse e kanë kuptuar të vërtetën...!” (El-Maide, 83).

Autorët tradicionalë myslimanë kurrë nuk e kanë definuar Kuranin si një dokument politik, as si një kushtetutë (dustur). Emërtimi i Kuranit si dustur (kushtetutë e shtetit!) është një falsifikim dhe trillim i disa drejtimeve brenda modernizmit islam ose tendencave të reja brenda shumë rrymave të radikalizmit islamik ose brenda axhendave të ideologjizimit dhe politizimit të Islamit.

Shikuar në kuptimin historik, Kurani është Libër i Shenjtë i Islamit, fe së cilës i përkasin myslimanët. Kurani, përmes recepsionit të vetë që pasuan më vonë, u bë libër themelues për shumë zhvillime rituale,

teologjike, fetare-juridike, teosofike, tradicionale, zakonore..., të interpretimeve dhe eksternizime brenda njerëzve të ndarë islamik. Në këtë drejtim, Kurani krahasohet me leximet e tjera të mëdha të shenjta të njerëzimit: Dhiatën e Vjetër, Dhiatën e Re, Avesta, Upanishade... Në këto zona, veçoritë e Kuranit mund të studiohen në mënyrë krahasuese, dhe, në të vërtetë, studiohen, si në lidhje me rolin e Kuranit në Islam, si dhe në marrëdhëniet e Kuranit ndaj leximeve të tjera themelore fetare dhe religjioze të njerëzimit.

Shkurtimisht, në besimin islam, në traditën islame dhe te myslimanët, Kurani nuk kuptohet vetëm kuptimisht, simbolikisht, ritualisht..., por besohet dhe konsiderohet si Shpallje Hyjnore e një Zoti të vetëm, përkatësisht Shpallje e Fjalimit të Zotit, Fjalës së Zotit. Kështu mund të thuhet se Kurani është një dëshmi e jashtëzakonshme e Zotit për Zotin.

Por, Kurani nuk është Zot! Kurani është Fjalimi i Zotit, Fjalë e Zotit. Sipas besimit islam, gjithçka që qëndron midis dy kopertinave të Kuranit është Fjala e Zotit, Fjalimi i Zotit, Shpallja e Zotit, Zbulesë dhe Këshillim i Zotit.

Sigurisht, Kurani flet për shumë tema, përmend shumë "motive". Nëse marrim për shembull gjashtë faqet e para të Librit të Kuranit (nga surja Ajo që e hap Librin/ El-Fatiḥa dhe surja El-Bakare) shohim që Kurani përmend, p.sh. falënderimin e Zotit (1:1); Zotit të Gjithëmëshirshëm dhe Mëshirues (1:2); Ditën e Gjykimit (1: 3); Rrugën e Drejtë (1: 5); Librin [Kuranin] në të cilin nuk ka dyshim (2:2); njerëz të devotshëm (2:2); besim në Botën tjetër (2: 4); sëmundje në zemrat e njerëzve (2:10); njerëz të çmendur (2:13); satanë ose shejtanë (2:14); tregtia me besimin (2:16); zjarrin e ndezur në errësirën e errët (2:17); njerëz të shurdhër, memecë dhe të verbër kundrejt të vërtetës (2:18); një stuhi të fuqishme nga qielli (2:19); thirrje për t'i bërë adhurim Zotit (2:21); ferrin lëndë ndezëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët (2:24); kopshte të parajsës (2:25); lumenj të



parajsës (2:25); mushkonja ose miza (2:26); Tokën dhe qiejt (2:29); krijimin ei njeriut (2:30-37); shenjat e Zotit (2:39); hebrenjtë si popull të cilët përmes të dërguarve të Zotit pranuan Shpalljen e Zotit (2:40); dhuntitë hyjnore ndaj njerëzve (2:47) etj.

Përshtypja e parë që kanë lexuesit e Kuranit (sidomos ata lexues që nuk janë të gatshëm ta lexojnë Kuranin si të tillë) është përshtypja e "mos ndërlidhjes" së Kuranit, "mossistematizimit" në tregimet e tij, përshtypjen e mos ekspozimit të shumë "temave të organizuara njëra pas tjetrës" etj.

Në këtë është sekreti i Kuranit, i cili, në të vërtetë, kalon në "magjinë e Kuranit" – pra: Kurani si Fjala e Zotit flet "për gjithçka". Sikur të ketë një dëshirë në Kuran që e gjithë kjo të tregohet përnjëherë, në një vend! Nga kjo, është përshtypja e "mbipopullimi tematik" të dukshëm të Kuranit, për "ndërlikimin" tematik të Kuranit.

Shumë njerëz, të pa mësuar me fjalimin e Kuranit, kanë deklaruar dhe pohuar se është një lexim "pa logjikë", pa "atë logjikë", për të cilën jemi mësuar kur lexojmë vepra filozofike ose letrare. Por, pikërisht në këtë ekspozitë të tregimeve të tij "pa renditje" tema të cilën do të dëshironim ta shihnim - në gjithë këtë, ose pikërisht e gjithë kjo "nuk e gjejmë" në Kuran, qëndron hijeshia e Kuranit, sekreti i tij.

Sigurisht, drejtimet islame të leximit, interpretimit dhe shpjegimit të Kuranit kanë zbuluar, dhe më pas kanë zhvilluar më tej shumë parime se si të zbulojnë në Kuran atë bollëk mahnitës të mesazheve, kuptimeve dhe vlefshmërisë së tij.

Me tregimet e veta, Kurani i ngjan ciklit jetësor të lëvizjes së Universit, natyrës së harlisur (të cilën njeriu nuk e ka sistemuar), i ngjan një fuqie kozmike të pakufizuar që pulson fuqishëm. E gjithë kjo në faqet e Kuranit lëvizë "nga diku atje" dhe jehonë në botën tonë, këtu poshtë sferës së hënës, ku rrjedh koha, ku ditët dhe netët ndërrohen, muaj e vite, shekuj pas shekujsh.

Kurani si Shpallje e Zotit kërkon lexuesin e pjekur, atë i cili do të meditojë rreth Kuranit, i cili do t'i drejtohet faqeve të Kuranit, i cili do të udhëtojë në faqet e Kuranit, do t'i zhdukë me zell, do t'i lidhë këto motive në dukje të pa sistematizuara, të palidhura dhe të shkëputura të Kuranit.

Kurani si Fjalë e Përjetshme e Zotit ofron një mundësi për të gjetur Një dhe të Vetmin në shumicën e thënieve të tij! Atë që e shpall Kuranin si dëshmi të realitetit të parë ashtu dhe realitetit të fundit! Dhe sipas Kuranit, ai realitet i parë dhe ai realitet i fundit – është Një realitet dhe i vetëm!

Dhe vetë Kurani, në shumë prej faqeve të tij, bën një kërkesë tjetër të rëndësishme para njeriut: e paralajmëron njeriun që të mos humbasë në morinë e kësaj bote.

Në komentime tradicionale islame të Kuranit thuhet se Kuranin e lexojnë siç duhet vetëm ata njerëz, të cilët nuk janë humbur në morinë e botës, sytë e të cilëve nuk janë verbuar krahas vizioni të qartë të "qendrës së botës" dhe "unitetit të botës".

*Përktheu nga gjuha boshnjake:*
*Dr. Azmir Jusufi*

** Enes Karić, Kako čitati Kur'an (Obznana Jednoga Boga), Sarajevë, 2009, f. 25-31.*

Mr. Fitim Gërguri

# "Muvetaja" e Imam Malikut (1)

Imam Maliku ka thënë: "Pasi shkrova "Muvetanë" ua paraqita atë shtatëdhjetë fukahave nga fukahatë e Medinës, të gjithë e rekomanduan (të jetë si libër) dhe e emërtuan "Muveta" (e rekomanduar).

## Njohuri të përgjithshme rreth "Muvetasë" së Imam Malikut

"Muvetaja" është libri i parë i shkruar nga koleksionet e njohura të hadithit. Ky libër përmban në vete hadithet që senedi i tyre përfundon tek i Dërguari a.s., (që njihen në shkencën e hadithit si hadithi merfu).

Po ashtu, në të gjejmë edhe fjalë të sahabëve, të tabiinëve dhe përzgjedhje të Imam Malikut. Si shkak i kësaj, disa dijetarë, këtë libër e kanë cilësuar më shumë si libër të lëmit të fikhut se sa të hadithit. Imam Maliku këtë libër e ka renditur sipas kapitujve të fikhut, duke filluar librin e tij me librin "Kohët e namazit" dhe e ka përfunduar me librin e emrave të Pejgamberit a.s..

## Shkaku i shkrimit të "Muvetasë"

Në kohën e haxhit, prijësi i besimtarëve, Mensuri, i kishte kërkuar Imam Malikut, që ta shkruante një libër në fikh, duke i thënë: "O Ebu Abdullah, shkruaje një libër në fikh, por kujdes nga shtrëngimet e Abdullah ibën Omerit, lehtësimet e Abdullah ibën Abasit dhe çështjet që është veçuar Abdullah ibën Mesudi. Ji mesatar në çdo çështje që vendos në këtë libër. Bashkoji në këtë libër dijetarët dhe sahabët që t'i bashkosh njerëzit, në dashtë Allahu që ta punosh këtë libër, do ta dërgojmë në çdo qendër dhe do të kërkojmë që të punojnë me këtë libër."[1]

Ibën Abdul Berri e përmend një shkak tjetër që e ka shtyrë Imam Malikun që ta shkruaj "Muvetanë", e që këtë e sjell nga Mufadil ibën Harb el-Medeniu, ku thotë: "I pari që ka shkruar libër në Medine, të ngjashme me "Muvetanë", që e ka përmbledhur atë që janë bashkuar dijetarët e Medinës është Abdulaziz ibën Abdullah el-Maxhishuniu, por që në këtë vepër të tij ka përmendur çështje fetare pa u argumentuar me hadithe. Këtë ia paraqiti Imam Malikut, dhe me të pa këtë, Imam Maliku tha: "Sa e mirë kjo vepër, sikur të isha unë autori i saj do të filloja me hadithe, pastaj me atë që janë bashkuar dijetarët e Medinës, dhe pastaj Imam Maliku vendosi që ta shkruaj "Muvetanë"."[2]




## Periudha e shkrimit të "Muvetasë"

Imam Maliku për shkrimin e librit të tij ka bërë plot dyzet vjet, duke shtuar dhe duke pakësuar në të, derisa ka marrë formën që gjendet sot. Amër ibën Abdulvahidi ka thënë: "E kemi lexuar "Muvetanë" para Imam Malikut përgjatë dyzetë ditëve, pastaj na tha Imam Maliku: "Libër që është shkruar përgjatë dyzetë vjetëve, e ta lexoni për dyzetë ditë, sa pak që do ta kuptoni."[3]

Atik ibën Jakubi ka thënë: "Imam Maliku i ka vendosur fillimisht 10.000 hadithe në "Muveta" dhe për çdo vit hiqte prej saj, derisa e ka marrë formën që ekziston sot."[4]

## Shkaku i emërtimit "Muveta"

Imam Maliku ka thënë: "Pasi shkrova "Muvetanë" ua paraqita atë shtatëdhjetë fukahave nga fukahatë e Medinës, të gjithë e rekomanduan (të jetë si libër) dhe e emërtuan "Muveta" (e rekomanduar)."[5]

Po ashtu, thuhet se është emërtuar me këtë emër, ngase prijësi i besimtarëve në kohën e Imam Malikut, e që ishte Mensuri nga familja Abasite, i ka thënë Imam Malikut: "Thjeshtëzojua njerëzve, bëja të lehtë atyre". Për këtë arsye quhet "Muveta" (e thjeshtëzuar).[6]

Ibën Farisi ka thënë: "Askush nga dijetarët e mëhershëm nuk e ke emërtuar librin e tij me emrin

**“Nuk ka mbi tokë libër më të saktë pas librit të Allahut, se sa “Muvetaja” e Imam Malikut.”**

*(Imam Shafiu)*

“Muveta”, por disa libra në kohën e tij janë emërtuar si “El-xhami”, disa “Musanef”, e disa të tjerë kanë marrë emrin e autorit.”[7]

## Numri i haditheve

Numri i haditheve në këtë libër ndryshon, varësisht se cilit transmetim ju referohemi, ngase transmetimet e “Muvetasë” janë të shumta. Ato që ne sot i kemi në mesin tonë janë gjashtëmbëdhjetë transmetime,[8] dhe për këtë shkak vërejmë se disa nga transmetimet kanë më shumë hadithe, e disa më pak. Kjo për shkak, se ashtu siç e cekëm më lart, Imam Maliku deri në fundin e jetës së tij ka larguar hadithe nga “Muvetaja”.

Në këtë shkrim, ne do t’ju referohemi dy transmetimeve që sot konsiderohet nga më të njohurat, e që janë:

### Transmetimi i Jahja bin Jahja el-Endelusit

Në këtë transmetim të “Muvetasë”, gjejmë se numri i haditheve të Pejgamberit a.s., fjalëve të sahabëve dhe të tabiinëve është 1720, prej tyre 600 janë merfu (përfundon senedi tek i Dërguari a.s.); 222 janë mursel (hadithi që tabiini thotë se ka thënë i Dërguari a.s., duke mos e përmendur fare sahabiun); 613 janë mevkuf (fjalë të sahabëve); 285 janë fjalë të tabiinëve.[9]

### Transmetimi i Muhamed Hasen esh-Shejbanit

Në këtë transmetim të “Muvetasë”, numri i haditheve të të Dërguarit a.s., fjalëve të sahabëve dhe të tabiinëve është 1180, prej tyre nga Imam Maliku janë 1005 hadithe, dhe në rrugë të tjera janë 175 hadithe, prej tyre nga imam Ebu Hanifeja 13, nga imam Ebu Jusufi 4, si dhe të tjerat nga të tjerët transmetues.[10]

## Pozita e “Muvetasë” në mesin e librave të hadithit

Shumica e dijetarëve mendojnë se të gjitha hadithet në “Muvetanë” e Imam Malikut janë të sakta, duke mos përjashtuar as edhe një hadith. Por jo vetëm, “Muvetanë” e konsiderojnë si bazë të dy sahihave, atij të imam Buhariut dhe të imam Muslimit. Por, disa dijetarë të tjerë mendojnë ndryshe nga kjo që e përmendem:

Mendimi i parë: Ata që thonë se “Muvetaja” është libri më i saktë, duke e vendosur para dy librave sahih, atij të Buhariut dhe të Muslimit.

### Argumentet e tyre:

Imam Shafiu ka thënë: “Nuk ka mbi tokë libër më të saktë pas librit të Allahut, se sa “Muvetaja” e Imam Malikut.”[11]

Ebu Bekër el-Arabiu ka thënë: “Dije, Zoti ta ndriçoftë zemrën!, që libri i Buhariut është baza e dytë në saktësi dhe “Muvetaja” është baza e parë, mbi të i kanë ngritur librat e tyre, Muslimi, Tirmidhiu dhe ata që janë nën ta.”[12]

Ibën Halduni ka thënë: “Gjithë ymeti e ka pranuar “Muvetanë”, si të saktë, që nga koha kur është shkruar e deri tani, nga Lindja deri në Perëndim.”[13]

Hafidh ibën Haxheri ka thënë: “Libri i Malikut është i vërtetë tek ai dhe tek ata që e pasojnë Imam Malikun.”[14]

Hafidh es-Sujutiu ka thënë: “E vërteta qëndron se “Muvetaja” e Imam Malikut është e tëra e vërtetë, pa përjashtuar asgjë prej saj.”[15]

Ibën Dimjati ka thënë: “Maliku e ka shkruar “Muvetanë”, e që është më e njohur se dielli.”[16]

Ajo që ia shton edhe më vlerën këtij libri është fakti se Imam Maliku nuk transmeton hadithe nga transmetuesit e dobët. Ky është qëndrimi i shumicës së hadithologëve dhe jo vetëm, por çdo transmetues që transmeton nga ai, pra nga Maliku, edhe nëse është i panjohur te hadithologët, konsiderohet i besueshëm, përveç dy transmetuesve, të cilët janë Abdulkerim ibën ebi Muhariku dhe Ata el-Hurasani.”[17]

*1. Shiko: El-Istidhkar 1/168, autor: Hafdh ibën Abdulber, recensues: Abdul-Muati Emijn el-Kalexhi, botoi Dar Kutejbe litaba ve neshr dhe Dar el-Vai, botimi i parë, viti 1993, Damask-Haleb, Siri. 2. Shiko: Shiko: Et-Temhid lima fi el-Muveta min el-Meani ve el-esanijd 1/86, autor : Hafidh Ibën Abdulberr, 3. Shiko: Temhid 1/76-77. 4. Shiko: Ed-Dijbaxhu el-Medhheb fi el-Mearife ulemae el-Ajan el-Medhheb 2/104, autor: Ibën Ferhur el-Maliki, recensoi: Muhamed Ahemdi ebu Nur, botoi: Dar Turath litabea ve en-Nesher, Kajro, Egjipt. 5. Shiko: Tenvir el-Havalik sheerh ala Muveta Imam Malik fq: 7, autor: Hafidh Xhelal ed-Dijn es-Sujuti, botoi: Mektebe et-Tixharije el-Kubra, botimi i parë, Viti 1969, Egjipt. 6. Shiko: Tertib el-Medarik ve Takrib el-Mesalik limarifeti el-Alam medhheb Malik 2/71, autor: Imam Kadi el-Ajad, botoi: Vizaretuel-evkaf ve shu un el-Islamije, botimi i parë, viti i botimit 1983, Maroko. 7. Shiko: Ev Xhuz el Mesalik Sher Muveta Imam Malik 1/33, autor: Shejh Muhamed ibën Zekerija el-Kendehlevi , botoi: Dar el-Kalem, botimi i dytë, viti 2010, Damask. 8. Shiko më shumë rreth kësaj teme: Talik el-Muvexhid ala Muveta Imam Muhamed 1/63-74, autor: Hafidh Ebi Hasne Abdul Haj el-Leknevi, botoi Vizaretu evkaf ve shuun el-Islamije, Katar. 9. Shiko Evxhuz el-Mesalik 1/111. 10. Shiko: Talik el-Muvexhid ala Muveta Imam Muhamed 1/160. 11. Shiko: Et-Temhid 1/76. 12. Shiko: Arid el-Ahfedhi sherh Et-Tirmidhi 1/5, autor: Ebu Bekr el-Arabi, botoi: Dar kutub el-Ailmije, Bejrut, Liban. 13. Shiko: Tarih Ibën Haldun 7/384, autor Ibn Haldun, recenzoi: Hali Shehade dhe Suhejl Zekar, botoi Dar el-Fikr, Damask, Siri. 14. Shiko: Feth el-Bari, autor: Hadi 15. Shiko: Tenvir el-Havalik sheerh ala Muveta Imam Malik fq: 15. 16. Shiko: El-Mustefat min dhejh Tarih el- Bagdad fq. 2/106, autor: Hafith Ibën Dimjati, recenzus : Muhamed Mevlud Halef, botoi; Muesese err-Rrisale, 1986, Bejrut. 17. Shiko: Xhamia et-Tahsil fi Ahkam el-Mersasil fq. 89, autor: Hafidh el-Alai, recensues: Hamdi Abdul-Mexhid es-Selefi, botoi Alem el-Kitab, botimi i dytë, Bejrut, Liban.*

LL.M. Argjent Xheladini

# Martesa në të drejtën e Sheriatit (1)

Martesa është hapi i parë apo hapi fillestar për ndërtimin e një familje. Kjo familje nuk mund të jetë e fuqishme nëse themelet nuk i ka të bazuara në një lidhje të fortë, për këtë arsye, e drejta e Sheriatit i ka dhënë një rëndësi të veçantë martesës duke e quajtur atë "lidhje e fortë"

Zoti i Madhëruar e krijoi njeriun në dy gjini (mashkullore dhe femërore) dhe porositi martesën në mes dy gjinive që të gjejnë prehje, dashuri dhe mëshirë ndërmjet tyre. Padyshim, martesa është një argument prej argumenteve të Zotit të Madhëruar dhe një begati prej begative të tij të mëdha. Zoti i Lartësuar në Kuran thotë:"Dhe nga faktet (e madhërisë) së Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), kështu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri e mëshirë. Në këtë ka argument për njerëzit që mendojnë." (Er-Rum, 21).

Martesa është hapi i parë apo hapi fillestar për ndërtimin e një familje. Kjo familje nuk mund të jetë e fuqishme nëse themelet nuk i ka të bazuara në një lidhje të fortë, për këtë arsye, e drejta e Sheriatit i ka dhënë një rëndësi të veçantë martesës duke e quajtur atë "lidhje e fortë" dhe ka vendosur themelet të cilat sigurojnë qëndrueshmërinë dhe vazhdueshmërinë e saj. Çështjen e martesës e ka lënë në lirinë e zgjedhjes së dy bashkëshortëve pa ndonjë imponim, sepse ajo është një lidhje me dëshirë dhe nuk mund të lidhet pa dëshirën e dy bashkëshortëve.

## Kuptimi i martesës

Sipas juristëve të së drejtës së Sheriatit, martesa në kuptimin gjuhësor, vjen me kuptimin e bashkimit, ndërsa në aspektin terminologjik të legjislacionit islam, vjen me kuptimin e një lidhje apo kontrate ndërmjet dy bashkëshor-tëve.[1] Fjala "nikah" që në Kuran dhe në traditën e pejgamberit Muhamed (paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të!), nënkupton martesën ndërmjet burrit dhe gruas, me qëllim për të gjetur kënaqësi ndërmjet njëri-tjetrit, si dhe formimin e një familje dhe shoqërie të shëndoshë.[2] Në të drejtën e Sheriatit, martesa është përcaktuar në mënyrë specifike "si një marrëveshje e fortë".[3] Kjo do të thotë se martesa është një kontratë shoqërore, një kontratë fisnike dhe e shenjtë.

Kjo është një lidhje e fortë me vetë jetën, me shoqërinë dhe me ekzistimin e suksesshëm të racës njerëzore të përmbushur me dinjitet.[4] Martesa është akti kontraktual që bëhet ndërmjet një mashkulli dhe një femre që nuk e kanë të ndaluar ligjërisht (fetarisht) për t'u martuar dhe që krijon lidhjen e duhur për bashkëjetesë dhe vazhdim të brezit.





## Martesa nga aspekti i të drejtës së Sheriatit

Martesa urdhërohet në burimin kryesor të së drejtës së sheriatit, në Kuran në kaptinën e katërt, Nisa (gratë) në ajetin e tretë: “ ...martohuni me ato gra që ju pëlqejnë: me dy, me tri apo me katër; e nëse frikësoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj të gjithave njësoj, atëherë mjaftohuni me një grua...”[5]

Juristët e të drejtës së Sheriatit e kanë interpretuar Kuranin dhe kanë thënë se martesa është një obligim fetar, një ruajtës i moralit dhe një zotim shoqëror. Si obligim fetar, ai mund të plotësohet, por si edhe të gjitha obligimet e tjera fetare, këtë mund ta gëzojnë vetëm ata që janë të aftë të ballafaqohen me përgjegjësit që dalin nga vetë martesa.[6]

Kurani dhe porosia profetike e paraqesin martesën në forma të ndryshme, si argument për ekzistimin e Zotit, si traditë e të gjithë profetëve, pastaj martesa konsiderohet si qetësi familjare dhe mënyrë legjitime për të lënë pasardhës.

Zoti i Lartësuar thotë: “Dhe nga faktet (e madhërisë) së Tij është që

**martesa është një obligim fetar, një ruajtës i moralit dhe një zotim shoqëror. Si obligim fetar, ai mund të plotësohet, por si edhe të gjitha obligimet e tjera fetare, këtë mund ta gëzojnë vetëm ata që janë të aftë të ballafaqohen me përgjegjësit që dalin nga vetë martesa.**

për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë)…”[7]

Martesa në Islam është rregull dhe princip i kësaj feje, e njëherësh është edhe pjesë e Sheriatit të saj. Në këtë kontest, ai që abstenon nga martesa, ai veç është larguar nga një princip i sheriatit Islam.[8]

Martesa është themeli i familjes. Pa martesë nuk ka familje, ndërsa pa familje nuk ka as bashkësi njerëzore. Kjo është praktikë e përbashkët e njerëzve të zakonshëm, udhëheqësve shpirtëror e madje edhe e profetëve. Lidhur me këtë, ekzistojnë shumë ajete në Kuran dhe hadithe të Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të!), të cilat shkojnë aq larg, duke thënë se kur një mysliman martohet, atëherë ai e përmbush gjysmën e fesë së vet.[9] Në këtë lidhje gjejnë një plotësim dhe vetë kuptim reciprok, dashuri dhe paqe, mëshirë dhe urtësi, mirëqenie dhe shpresë.

E gjithë kjo është kështu për arsye se martesa në të drejtën e Sheriatit fillimisht dhe në radhë të parë merret si një veprim i drejtë, si një veprim i devocionit të përgjegjshëm.[10] Vetëm me martesë sigurohet zhvillimi normal i bashkësisë njerëzore, për këtë Zoti i Madhëruar, institucionin e martesës e ka bërë të obliguar me qëllim që lloji njerëzor të vazhdoj normalisht rrugëtimin e tij.[11] Martesa është një nga ligjet e Zotit të Lartësuar për krijesat e tij dhe gjithësinë, ajo është e përgjithshme dhe e përhershme, në mënyrë të tillë që prej saj nuk devijon bota e njeriut.[12] Zoti i Madhëruar thotë: “Dhe Ne krijuam prej çdo sendi dy lloje (mashkullin dhe femrën), që ju të kujtoni (madhështinë e Zotit).”[13]

Rregullat e Sheriatit kërkojnë që dëfrimi të bëhet në bashkëshortësi, sepse kështu të dy bashkëshortët marrin përgjegjësi të njëjtë për një dominim të qëndrueshëm në shoqëri. Kjo duhet të jetë forma elementare e lidhjes martesore dhe stabilitetit të jetës familjare. Marrëdhëniet e ndërsjella nuk janë diç e përkohshme dhe kalimtare, përkundrazi, ato janë dhe duhet të jenë të përhershme, sepse nga marrëdhëniet e përkohshme rrjedhin pasoja të dëmshme për shoqërinë, ndërsa martesa është diç tejet serioze dhe e pranuar prej të dy palëve, që kërkon tolerancë dhe përpjekje që të jetohet në bashkësi dhe t’i kontribuohet shoqërisë.[14]

## Statusi i martesës në jurisprudencën islame

Statusi juridik i martesës te juristët e të drejtës së Sheriatit dallon në bazë të ndryshimit të gjendjes dhe situatës së njeriut. Martesa, për dikë është e obligueshme (farz), për dikë e dëshirueshme (mustehab), për dikë jo e pëlqyer (mekruh), e për dikë e ndaluar (haram).

Martesa është e obligueshme (farz) për burrin që ka kushte të mira materiale dhe që nuk është në gjendje të mbrohet prej jetës amorale.[15]

Martesa është e pëlqyer (mustehab) për burrin që ka nevojë për martesë, që mund të mbajë materialisht familjen, dhe që është i sigurt për vetën se mund të ruhet nga amoraliteti.

Martesa është jo e pëlqyer (mekruh) për të gjithë ata persona të cilët nuk kanë mundësi materiale për t'i siguruar gruas dhe familjes as gjërat më të nevojshme për një jetë normale, si ushqimin, veshmbathjen dhe të neglizhojnë detyrimet martesore, por që mund të përmbahet nga amoraliteti.[16]

Martesa është e ndaluar (haram) për burrat që nuk janë në gjendje t'i kryejnë detyrimet materiale ndaj bashkëshorteve, që vuajnë nga sëmundjet e rënda e të pa shërueshme ose që nuk mund të kenë marrëdhënie intime. Kur dikush e di se ai nuk është i aftë t'i përballoj shpenzimet e martesës apo të plotësoj detyrimet e tij ndaj bashkëshortes, atij nuk i lejohet martesa pa ia sqaruar këtë bashkëshortes, ose pa u siguruar për aftësitë e tij për përmbushjen e të drejtave të saj.[17]

Nga sa u tha më sipër, mund të përfundojmë se e drejta e Sheriatit i rekomandon martesën secilit person që ka mundësi të mbajë familjen e të bëjë jetë normale bashkëshortore. Duke u martuar, njerëzit ruajnë më së miri moralin, shëndetin, familjen dhe shoqërinë.

**"O ju të rinj! Cili prej jush ka mundësi për martesë, le të martohet, ngase ajo ju ruan më së miri nga e ndaluara…"**

## Martesa, praktikë e të gjithë profetëve

Martesa është prej traditës së të gjithë profetëve. Zoti i Lartësuar thotë: "Ne dërguam edhe para teje (Muhamed) profet dhe atyre u mundësuam të kenë gra e fëmijë…"[18]

I Dërguari i Zotit Muhamedi (paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të!), gjithashtu në shumë porosi të tij na ka nxitur në bashkimin e personave të gjinisë së kundërt për lidhje martesore. Madje na tërheq vërejtjen se mos praktikimi i martesës është një lloj i mos praktikimit të traditës së tij dhe largim nga ajo, nga drejtimi i tij.

Pegamberi a.s. ka thënë: "Martesa është pjesë e praktikës sime jetësore dhe, kushdo që i largohet praktikës sime jetësore nuk është nga ne!"[19]

Nuk i lejohet myslimanit të aftë për martesë ta refuzojë aktin e tillë me pretekst se i përqendrohet vetëm Zotit, adhurimit të Tij dhe murgërisë, e largimit nga kjo botë. Muhamedi a.s. ua ka potencuar disa shokëve të tij të cilët anonin nga murgëria, se kjo mënyrë trajtohet si devijim nga rruga e Islamit dhe si refuzim i traditës së pejgamberit a.s.

Për shkak të tyre u shpall ajeti: "O ju që besuat! Mos i ndaloni (mos i bëni haram) të mirat që për ju i lejoi Zoti (i bëri hallall), dhe mos e teproni se Zoti nuk i do ata që e teprojnë (i kalojnë kufijtë e dispozitave të Zotit)."[20]

I Dërguari i Zotit e ka nxitur dhe e ka lavdëruar martesën. Duke iu drejtuar rinisë, të cilët e kanë arritur moshën e pjekurisë, ai thotë: "O ju të rinj! Cili prej jush ka mundësi për martesë, le të martohet, ngase ajo ju ruan më së miri nga e ndaluara…"[21] Gjithashtu, ai ka thënë: "Kush martohet, e ka përmbushur gjysmën e besimit…"[22]

Islami marrëdhënien e burrit me gruan dhe kënaqjen e epshit me të e ka konsideruar ibadet, për të cilin ata do të kenë shpërblim.

Nga këto porosi, disa dijetarë e obligojnë martesën për çdo mysliman që ka mundësi për të, kurse disa të tjerë e kushtëzojnë për atë që s'mund të qëndrojë e ta mbrojë veten. Nuk i takon myslimanit të mos martohet nga frika prej pasurisë së paktë apo prej përgjegjësisë, por obligohet të përpiqet, të punojë dhe të presë begatinë nga Zoti, të cilën Ai ua ka premtuar të martuarve që dëshirojnë të jenë të pastër e të dëlirë.

*1. http://burimijetes.info/bjnew/index.php/tema/587-disa-ceshtje-rreth-marteses. 2. Muhamed ibën Salih el-Uthejmin, Martesa (Nikahu), Medine 2010, fq. 1. 3. En-Nisa, ajeti 21. Të gjitha ajetet kuranore janë marrë nga Kurani (Përkthim me komentim), të përkthyera e të komentuara nga H. Sherif Ahmeti, botuar në Prishtinë më 1988. 4. Muhamed Kutub, Dilemat rreth Islamit, Prishtinë, 2001, fq. 30. 5. En-Nisa, ajeti 3. 6. Hamude Abdulati, Islami në fokus, Shkup, 2000, fq. 229. 7. Err-Rrum, ajeti 21. 8. Irfan Abazi, Faredin Ebibi, Taxhedin Bislimi, Jusuf Zimeri, E drejta familjare në Islam, Shkup, 2004, fq. 56. 9. Hamude Abdulati, Struktura familjare në Islam, Shkup, 1995, fq. 53. 10. Hamude Abdulati, vep. e cit., fq. 229. 11. Shefik Kurdiq, Martesa dhe marrëdhëniet intime në Islam, Zenic, 2003, fq. 11. 12. Sejid Sabik, Legjislacioni i traditës së Profetit a.s., Tiranë, 2007, fq. 83. 13. Edh-Dharijat, ajeti 49. 14. Ahmed Hurshid, Jeta familjare në Islam, Shkup, 1999, fq. 21. 15. Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës Kosovës, Takvimi 2011, Prishtinë, fq. 102. 16. http://www.mediaelir.net/lajm/1038/martesa-sipas-drejtes-islame. 17. Sejid Sabik, vep. e cit.,.fq, 92. 18. Kur'an, Kaptina Err-Rrad, ajeti 38. 19. Hadithin e transmetojnë Ibën Maxhe, Sunnen, Kitabu nikah, hadithi nr.1864. 20. Kuran, Kaptina El-Maide, ajeti 87. 21 Hadithin e transmetojnë Buharihu Sahih, Kitabu Nikah, hadithi nr. 5066. 22. Hadithin e transmetojnë Taberaniu dhe Hakimi, Sahih el-Xhami, hadithi nr. 6148.*

**Shehrije Gucati**

# Sfidat e gruas për integrimin e saj në shoqërinë islame

"Dhe ata kurrë nuk do të pushojnë së luftuari juve, derisa t'ju kthejnë juve prapa nga feja juaj (besimi islam), nëse kanë mundësi." (El-Bekare, 217).

Integrimi është mbijetesa nga diçka që është sfiduese për qenien njeri, e ky integrim më së shumti iu është qasur grave në shoqërinë islame. Një ndër sfidat është edhe mbulesa që e mbajmë, me të cilën, në vendin tonë apo më mirë të themi në tërë botën, na u janë mbyllur dyert, duke filluar që nga shtëpitë tonë dhe jo vetëm, por edhe dyert e shkollave, aktivitetet shoqërore dhe punësimi.

Por, me avancimin apo integrimin e vajzave dhe grave, janë hapur pothuajse të gjitha këto dyer. Natyrisht që është e vështirë dhe sfiduese mbajtja e shamisë, mirëpo ne nuk i ikim sfidave, por fitojmë përballë tyre. Dyert të cilat i hapëm me mund dhe përpjekje të shumta, ku në secilën derë që sakrifikuam, tani bëjmë pjesë, falë besimit të patundur që patëm në fenë tonë hyjnore, në Kuran dhe Sunet. Falë bindjes së plotë mbi zbatueshmerinë e legjislacionit islam për ta praktikuar atë në çdo kohë dhe çdo vend. Si dhe për gjithëpërfshirjen e tij te të gjitha aspektet e jetës, falë besimit se feja islame është fe e drejtësisë dhe falë shumë e shumë çështjeve të tjera.

Nuk ka dyshim se lufta e jomyslimanëve ndaj myslimanëve është e vazhdueshme, e gjithmonshme, dhe fillimet e saj janë me fillimin e fesë islame, ku për këtë, Allahu na ka treguar në Kuranin fisnik, ku thotë:

"Dhe ata kurrë nuk do të pushojnë së luftuari juve, derisa t'ju kthejnë juve prapa nga feja juaj (besimi islam), nëse kanë mundësi." (El-Bekare, 217).

Gjithashtu, ne kemi sfiduar edhe bankat shkollore, ku jemi larguar me dhunë vetëm pse mbanim mbulesën, por largimi nga shkolla nuk na ndali rrugën e dijes, ngase nuk hoqëm dorë nga synimi i diturisë, por nga mënyra se si ta arrijmë atë.

Nuk hoqëm dorë as nga aplikimet për punë, edhe pse e dinim se nuk do të punësoheshim, ngase edhe Jack Ma-në e refuzuan në 30 vende të punës, mirëpo kush është tani ai? Ai është një miliarder, sepse kishte besim, ashtu siç kemi edhe ne, dhe as ne nuk do të heqim dorë nga ëndrrat tona, madje disa arritën ëndrrat e tyre, me gjithë mundin që kishin ia arritën qëllimit, ngase, natyrisht që Allahu na ka ndihmuar gjithmonë dhe përballë këtyre luftërave ne kemi dalë fitimtare.



Nuridin Ahmeti

# Roli i krerëve fetarë myslimanë në unifikimin e alfabetit të gjuhës shqipe më 1908 (1)

"Ishte, pra, një ngjarje e re për ne kjo mbledhje, ku pamë shqiptarë të ardhur nga veriu e nga jugu, nga lindja e perëndimi, ku pamë krah për krah gegë e toskë, të krishterë dhe myslimanë, hoxhë dhe priftërinj." (Mithat Frashëri)[1]

Kështu do të shkruante në një editorial, që do ta botonte në gazetën "Lirija" më 1908, kryetari i Kongresit të Manastirit, Mithat Frashëri.

Derisa i pari i këtij Kongresi, e vë në pah prezencën e krerëve tanë fetarë në këtë ngjarje të rëndësishme për kombin shqiptarë, historiografia shqiptare, posaçërisht ajo e periudhës komuniste, rolin e tyre mund të thuhet në përgjithësi e ka anashkaluar. Propaganda moniste, përmes botimeve zyrtare shkoj deri në atë shkallë duke nxjerr artikuj si: "Roli reaksionar i klerit ndaj problemeve të alfabetit (1879-1912)"[2] etj.

Në periudhën e monizmit u botuan botime e materiale të veçanta për Lëvizjen Kombëtare Shqiptare dhe kur ishte fjala për krerët tanë fetarë u seleksionuan dhe u botuan vetëm ato materiale ku flitej kundra kësaj shtrese.[3]

Rrjedhimisht edhe "Historia e Popullit Shqiptarë" e viteve të 60-ta dhe me vonë e ribotuar në Prishtinë në dy vëllime, kësaj shtrese nuk është se i kushtojë vëmendjen e duhur.[4] Në përgjithësi, perceptimi për këtë shtresë në këtë ngjarje të rëndësishme, u përshkrua nga diskursi negativ.

Pas viteve të 90-ta, për rolin e krerëve tanë fetarë në këtë ngjarje, nga disa studiues u shkrua me intensitet të shtuar për veprimtarinë e tyre, por prapë në mënyrë selektive, duke vështruar në pjesë të krerëve fetarë të një komuniteti të caktuar dhe pjesa tjetër disi u anashkalua.

Por, t'i kthehemi temës të cilën e kemi marrë në trajtim, pra duke e vënë fokusin tonë në rolin e krerëve myslimanë të kësaj ane në këtë ngjarje.

## Rolin i krerëve fetarë myslimanë në Kongresin e Manastirit më 1908 sipas Mithat Frashërit dhe Gjergj Qiriazit

E potencuam edhe më lart se kryetari i Komisionit të Kongresit të Manastirit, Mithat Frashëri, nuk e fsheh entuziazmin e tij për pjesëmarrjen e krerëve fetarë në këtë ngjarje. Për më tepër, ai edhe në ditarin e tij, të cilin e boton në gazetën "Lirija" më 1908, shkruan se në këtë ngjarje pritet të vij edhe Haxhi Vildan efendi Dibra,[5] i dërguar nga klubi i shqiptarëve të Stambollit dhe misioni i tyre sipas Mithat Frashërit ishte "për të dhënë këshilla në Shqipëri".[6] Pra, kuptohet se ky komision këshilledhënës i dërguar nga shqiptarët e Stambollit siç edhe shihet në dokumente, kishte për detyrë të jepte këshilla në lidhje me çështjet e alfabetit.

Në ditën e tetë të punimeve të këtij Kongresi, sipas Mithat Frashërit, fjalën kryesore në këtë ditë e kishte Haxhi Vildan Dibra, duke bërë fjalë për rrethanat politike e shoqërore të kohës. Pas fjalës së Haxhi Vildanit, në këtë ditë kishin folur edhe të tjerë të pranishëm në këtë ngjarje, për ta marrë në fund fjalën prapë Haxhi Vlildani, i cili gjithmonë sipas shënimeve të Mithat Frashërit, në mes të tjerash kishte folur edhe për mos pengesat e të mësuarit të fesë islame me alfabetin jo arab.[7]

Si raporti më i besueshëm në lidhje më këtë ngjarje, të cilit raport i janë referuar dhe akoma vazhdojnë t'i referohen studiuesit e huaj dhe vendorë që merren më të kaluarën e shqiptarëve, është ai i Gjergj Qiriazit i vitit 1909 në lidhje me këtë ngjarje. Ky raport, u dërgua në ministrinë përkatëse austro-hungareze, disa javë pasi ishte mbajtur Kongresi. Krahasuar me të dhënat që ofron Mithat Frashëri në ditarin e tij, raporti i Gj. Qiriazit dukej më i plotë, me më shumë të dhëna. Bie fjala, edhe te Mithat Frashëri edhe te Gj. Qiriazi përmendet si delegatë nga Shkupi në këtë Kongres hafëz Ibrahim Shkupi, por Gj. Qiriazi në lidhje më personalitetin e hafëz Ibrahim Shkupit në këtë ngjarje shënon edhe këtë veprim. Në ditën e tretë të zhvillimit të punimeve të Kongresit në mesin e delegatëve

prezentë, kishte folur edhe Gjergj Fishta, i cili kishte potencuar rëndësinë e të shkruarit të gjuhës shqipe me një alfabet, fjalim ky, sipas Gj. Qiriazit kishte lënë përshtypje te të pranishmit. Pas zbritjes së Gjergj Fishtës nga podiumi, për të pranishmit kishte lënë përshtypje veprimi i hafëz Ibrahim Shkupit, i cili pas mbarimit të fjalës së Gjergj Fishtës, hafëz Ibrahim Shkupi i del para "u sul drejt tij, e përqafoi dhe me lot në sy e puthi. Një skenë e tillë, në prani të 300-400 njerëzve, nga të cilat ¾ ishin myslimanë, la përshtypje të thellë te të gjithë"[8]- shkruante në mes tjerash Gj. Qiriazi.

Në raportin e Gj. Qiriazit përmendet edhe ardhja e Haxhi Vildan efendi Dibrës në ditën e shtatë të mbajtjes së punimeve të këtij Kongresi, ndërsa për ditën e tetë e vë në dukje rolin e Haxhi Vildan efendi Dibrës në përkrahjen për unifikimin e alfabetit dhe kontributin e tij në argumentimin se shkrimi latin nuk është i ndaluar për shqiptarët siç kishin pretenduar disa, por feja mund të mësohet edhe nga shkrimet me shkronja latine.[9] Roli i Haxhi Vildan efendi Dibrës sipas raportit ishte konstruktiv dhe në frymën e rilindësve tanë.

## Agjencia Tregtare Bullgare

Kjo agjenci ishte aktive dhe prezente sidomos në territorin e sotëm të Maqedonisë Veriore. Në Perandorinë Osmane, kjo agjenci kishte edhe statusin diplomatik, në mungesë të formave të tjera të përfaqësimit.

Siç duket, përveç aspekteve tregtare që kujdesej kjo agjenci, për çka edhe e mbante emrin, ishte mjaft aktive në dërgimin e raporteve për Ministrinë e Punëve të Jashtme Bullgare. Këto raporte, shumë herë të shoqëruara edhe me fotografi, kanë informacione interesante për disa ngjarje të këtij viti në hapësirat shqiptare. Njëra nga ngjarjet ku prezantohet në njërin nga



raportet e kësaj agjencie është edhe ai mbi rrjedhat e mbajtjes së Kongresit të Manastirit të vitit 1908.

Për dallim prej dy shënimeve të raporteve të lartcekura, atij të Mithat Frashërit dhe Gjergj Qiriazit ku shënimet paraqitën në formë ditore, ky raport i kësaj agjencie ishte përgjithësues. Gjithashtu, kur jemi te Kongresi dhe roli i krerëve fetarë myslimanë në këtë Kongres, në raport shënohet se Kongresin e ka shpallur të hapur Myftiu i Manastirit, por që ishte me origjinë nga Tetova, Rexhep Efendiu dhe fjalimi i tij ishte ndërprerë disa herë nga duartrokitjet e të pranishmëve. Pra, ky fjalim ishte një lloj besatimi që Myftiu i Manastirit kërkoj nga të pranishmit që të gjitha vendimet e këtij kongresi duhen pranuar nga populli ynë, shqiptarët, thuhet në raport. Të pranishmit gjithmonë sipas raportit, bënë betimin se do t'i pranonin të gjitha vendimet e Kongresit. Kuptohet, se ky raport shpreh edhe kënaqësinë e raportuesit se ngjarjet që po ndodhin te shqiptarët janë në favorin e politikës bullgare.

Për arsye se nuk e kemi hasur të publikuar këtë raport, e as nuk kemi hasur shumë të cituar nga studiuesit tanë, ne po e paraqesim në tërësinë e tij si më poshtë:

"Agjencia Tregtare Bullgare/ Manastir 12 nëndor 1908. Nr. 830-Ministria e Punëve të Jashtme të Besimit. Sekrete –Arkivi sekret Nr. 4075.

Zoti Ministër, Filluan bisedimet fillestare ndërmjet dy fiseve kryesore, gegëve dhe toskëve, mbi të cilin ju kam vënë në dijeni në raportin tim të mëparshëm. Kjo u arrit nga puna plot energji e misionarëve të tyre, të cilët për një kohë shumë të shkurtër mundën të popullarizonin idenë e thirrjes së kongresit në të cilin do të shqyrtohen çështje të radhës së parë, si ruajtjen e tërësisë tokësore të Shqipërisë dhe rilindjes së popullit shqiptar. Kongresi u mblodh në datën 1 të këtij muaji në Manastir që tani e kanë përcaktuar si qendrën politike kulturore të të gjithë veprimtarisë së shqiptarëve.

Çelja e këtij kongresi u bë nën kujdesin e Valiut dhe në prezencën e 42 delegatëve, një pjesë e të cilëve zotërojnë nga disa mandate përfaqësie. Në kongres ishin pjesëtarë këto shoqëri dhe klube shqiptare:

a. Nga brenda Shqipërisë: Manastiri, Selaniku, Shkupi, Stambolli, Shkodra (të dy klubet "Agimi" dhe "Bashkimi"), Gjirokastra, Elbasani, Kolonja, Lekoviku i Vilajetitit të Janinës, Vlora, Janina, Starova, Tirana, Berati, misioni katolik i Shkodrës, princi i Mirditës i përfaqësuar prej Vrec Dodës, misioni protestant i qytetit të

Korçës i përfaqësuar nga Cilika së bashku me gruan e tij zonjën Cilike të cilën e ka bërë për vete misionarja revolucionare bullgare Ston.

b. Nga jashtë: Sofia, Plovdivi, Bukureshti, Konstanca, Bostoni, Italia dhe Egjypti.

Kongresin e deklaroj të hapur me një fjalim përshëndetës të përgatitur nga klubi vendës Rexhep Efendiu, gegë nga Tetova, që tani është myfti në këtë qytet.[10] Në fjalimin e tij, që disa herë u ndërpre nga duartrokitjet, Rexhep Efendiu foli me fjalë të mëdha për përpjekjet që kanë bërë shqiptarët me shekuj për përparimin e tyre dhe lirinë. Mbasi mbaroi ky fjalim të gjithë shqiptarët bënë betimin se do të kryenin me besnikëri detyrën për të zbatuar deri në fund vendimet e kongresit. Me propozimin e delegatit të Selanikut që ishte më i vjetri në moshë u zgjodh një komision i cili do të hartonte rezolutën e këtij kongresi. Komisioni përbëhej prej 10 vetash: Sotir Peci, drejtor i gazetës "Kombi" që botohej në Boston. Fishta, epishkop shqiptar nga Shkodra. Gurakuqi, katolik nga i njëjti qytet. Mosi Kaçori, misionar katolik po nga Shkodra. Buda, farmacist nga Elbasani. Bajo Fehim Topulli, ish emigrant, vëllai i kryengritësit të njohur shqiptar Çerçizit, i cili i pari nga shqiptarët filloi të përkrahë lëvizjen e turqve të rinj dhe që u prit me aq solemnitet së bashku me njerëzit e tij në Manastir nga ana e organeve të pushtetit e banorëve të qytetit mbas shpalljes së kushtetutës. Refik Bej Toptani nga Tirana. Mjeda, prift katolik nga Shkodra. Cilika, i misionit protestant të qytetit të Korçës. Shahin Kolonja, ish redaktor I gazetës "Drita" që botohej në Sofie kohët e fundit është zgjedhur deputet i Korçës në parlamentin turk. Qiriazi, shkrimtar, përkthyes i konsullatës austro-hungareze të Manastirit.

Seancat e kongresit u zhvilluan dy herë në ditë me dyer të hapura dhe të mbyllura, në seancat e fundit ku kanë marrë pjesë vetëm delegatët. Çështja kryesore që u zhvillua në mbledhjet publike dhe që ishin shkaku, kryesor i thirrjes së këtij kongresi ishte aprovimi i një alfabeti të vetëm që do të lozte një rol madh në zhvillimin kulturor e arsimor dhe sidomos në bashkimin e shqiptarëve. Deri tani sikurse dihet për shkrimin e shqipes janë përdoruar shumë alfabete, por tri kanë qenë ata që përdornin kryesisht atë latin:

1. Alfabeti i "Agimit" me 36 gërma:

a, b, c, c', d, et, e, 9, f, g, g', h, i, j, k, k', l, t, m, n, ,n', o, p, r, r', s, s', t, th, u, v, dz, y, z, z'.

Ky alfabet ka filluar që të përdorët para pesë vjetësh nga priftërinjtë katolik që kanë pasur përkrahjen edhe të austrohungarisë. Më këtë alfabet janë shkruar shumë pak, disa libra kishtare dhe disa këngë po të kishës.

2. Alfabeti i "Bashkimit", i krijuar 10-12 vjet më parë dhe përbëhet nga 35 gërma: a,

b, c, th, ch, d, dh, é, e, p, g, gh, h, i, j, k, l, ll, m, n, o, p, c, r, rr, s, sh, t, th, u, v, z, zh, y, x, xh. Ky alfabet doli në një kohë të tillë kur grekët ngritën çështjen e përdorimit të alfabetit grek për të shkruar gjuhën shqipe. Prej tij janë hequr pesë gërma të alfabetit grek që ekzistonte më parë dhe që përdorej në alfabetin e ashtuquajtur "Frashëri", i cili deri tani është konsideruar si thjesht shqiptar. Mesa duket me këtë alfabet janë botuar shumë botime shqipe. Me të në fillim u botua edhe gazeta "Kombi".

3. Alfabeti "Frashëri", i njohur edhe me emrin i Stambollit përmban 36 gërma nga të

cilat pesë të alfabetit grek: a, b, c, ç, ʃ, d, ɛ, e, p, g, h, i, j, k, l, m, n, nj, o, p, q, r, Ʀ, s, ʃ, t, ʋ, u, ğ, y, z, ẓ. Ky alfabet është krijuar para 35 vjetësh prej Sami Frashërit dhe ka qenë mjaftë i përhapur. Me të janë botuar të gjitha librat e broshurat e njohura deri tani. Me të është botuar edhe gazeta "Drita" në Sofje si dhe të të gjitha dorëshkrimet e gazetat e botuara nga shoqëritë jashtë e brenda vendit. Përveç këtyre alfabeteve ekzistojnë edhe dy të tjera që kanë më tepër rëndësi historike, ai i "Kristoforidhit", është i përbërë thjesht me alfabetin grek dhe me të janë botuar një fjalor e një evangjeli; ndërsa alfabeti tjetër është ai i Naum Veqilharxhit i krijuar që para vjetësh, ai ka qenë prej Vithkuqi të kazasë së Korçës. Me këta dy alfabete kongresi nuk u mor fare. Në mbledhje të rregullt të kongresit u diskutuan për çështjet e alfabetit ndërsa në mbledhjet e veçanta (secrete) të cilat u zhvilluan në datat 3,4,5 të muajit në vazhdim të gjithë delegatët, kryesisht, ata fetarë katolik, duke pare traditën e shqiptarit si mjet të rëndësishëm për zhvillimin fetar dhe politik kanë përkrahur alfabetin e "Bashkimit" si një alfabet të të gjithë shqiptarëve që deri tani ka marrë gati emrin e alfabetit kombëtar shqiptar. Pjesa më e madhe e delegatëve u shprehën për aprovimin e alfabetit "Frashërit" (të Stambollit) duke argumentuar me këto të dhëna.

4. Më të janë shkruar shumë pjesë si pjesa më e madhe e literaturës e publicistikës

shqiptare, popullarizimi i tij ndër të gjithë shqiptarët, tani që gjuhën shqipe e ka garantuar dhe kushtetuta do të ishte e pavend të hidhej poshtë alfabeti "Frashëri" dhe së bashku me të të hidhej poshtë gjithë literatura ku pasqyrohej e kaluara dhe historia e shqiptarëve, në të kundërtën ajo do të mbetej vetëm si objekt i studimit nga ana e studiueseve e gjuhëtarëve.

5. Nga ana fonetike alfabeti "Frashëri" duke qenë i plotësuar edhe me pesë germa

greke i përgjigjet më mire rregullave fonetike të shqipes. Mbas diskutimesh të gjata, në të cilat delegatët katolikë këmbëngulin me energji duke sjellë si pasojë që të aprovohej nga kongresi përdorimi i të dy alfabeteve; ai i "Bashkimit" dhe "Frashëri" (i Stambollit) duke ju bërë

atyre vetëm disa ndryshime të vogla ashtu si dhe duket nga paraqitja e tij me këto germa: a-Ai i ngjashëm me alfabetin e “Bashkimit”: a, b, c, ç, d, dh, Ee, Eé, f, g, gj, h, i, k, l, ll, m, n, nj, o, p, q, r, rr, s, sh, t, th, u, v, x, y, z, zh, x, xh. b- Ai i afërt me atë “Frashëri” (të Stambollit): a, b, c, ç, d, æ, e, ɛ, f, g, j, h, i, j, k, l, lj, m, n, nj, o, p, q, r, rr, s, ƛ, t, ʃ, u, v, x, y, z, yj, xj. Të dy palët, përkrahësit e alfabetit “Frashëri” dhe atij të “Bashkimit” ranë dakord unanimisht-çështja e alfabetit të vendoset definitivisht në kongresin e ardhshëm i cili sipas vendimit të marrë do të zhvillohej në qytetin e Janinës mbas dy vjetësh. Mbas përfundimit të diskutimit për alfabetin, kongresi u muar me çështjen e shkollës, u muar vendim që menjëherë të çelen në masë shkolla shqipe me aq sa lejojnë mundësitë materiale. Po ai komision i përberë prej 11 vetave u ngarkua që të hartojë një thirrje për të gjithë shqiptarët në të gjithë Perandorinë për të kontribuar materialisht në shpenzimet që duhen për mbajtjen e shkollave.

Qyteti i Manastirit u caktue përsëri të jetë qendra politike e kulturore e të gjithë klubeve shqiptare. Komiteti i zgjedhur kohët e fundit me gegë e toskë do të jetë komiteti politik shqiptar duke ju paraqitur atyre edhe detyra e udhëzimet e kongresit për ngritjen kulturore dhe bashkimin e të gjitha fiseve të Shqipërisë. Në këtë drejtim u përcaktuan edhe një herë çështjet që do të jenë në programin e kongresit. U diskutuan edhe çështje të tjera që kanë të bëjnë me situatën politike të Shqipërisë, këto u diskutuan nëpër mbledhjet e fshehta të kongresit. Diskutimi i këtyre çështjeve me karakter politik dhe marrja e vendimeve përkatëse nënkuptohet që mbahen sekrete, por nga një bisedë konfidenciale që zhvillova me anëtarët e komisionit të 11 vetave dhe pikërisht me Shahin Kolonjen e Qiriazin munda të njihem me përmbajtjen e rendit të ditës të seancave sekrete të kongresit në të cilat janë diskutuar bazat mbi të cilat do të mbështetet lëvizja kombëtare shqiptare dhe i gjithë aktiviteti i saj për shkëputjen për të krijuar një Shqipëri të pandarë në të gjithë shtrirjen e saj. Kjo do të jetë detyra numër një e të gjithë patriotëve shqiptarë. Ata këtej e tutje do të marrin iniciativën për bashkimin kulturor të të gjithë shqiptarëve, për të arritur këtë do të shfrytëzohen të gjitha të drejtat që ju ka dhënë kushtetuta duke u mbështetur gjithmonë mbi frymën kombëtare dhe traditën e kombit. Për të shfrytëzuar më mirë të gjithë liritë që garanton kushtetuta për kauzën kombëtare shqiptare delegatët u angazhuan të punojnë me masat për të marrë iniciativa të reja. Ky komision është i përberë nga Fazil Pasha, general brigade i shtabit të përgjithshëm të ushtrisë turke, lindur në Tiranë me origjinë shqiptare. Zija Pasha, general brigade, i biri i të mirënjohurit Xhemal Pashës, kajmekam i dikurshëm i Matit, Vildan Efendiu, personalitet fetar nga Dibra dhe Shaqir Efendiu, ish doktor në Shkodër, gjithashtu edhe një shqiptar nga Ohri të cilët mbriten në Stamboll në mbrëmjen e datës 8 të këtij muaji. Po atë ditë Zija Pasha morri emërimin e tij me shërbim në Bagdat dhe mbas një dite ai u nis për në këtë qytet për të marrë në dorëzim detyrën e re. Shokët e tij qëndruan në qytet ku muarrën pjesë në punimet e kongresit. Fazili mbajti një fjalim në të cilin vuri në dukje detyrën e çdo nënshtetasi të Perandorisë Osmane ndaj atdheut te vet duke vënë në dukje se zhvillimi u veçantë i çdo kombi brenda saj mundet të arrihet me përpjekjet e përbashkëta të të gjithëve, e në mënyrë të veçantë konsolidimi i saj arrihet nga ky bashkëpunim sepse nuk mundet të ekzistojë një lumturi e mirëqenie Perandorisë pa pasur një gjë të tillë për të gjithë qytetarët e saj. Me këtë fjalim ai u paralajmërua. Kjo krijoi një bazë mbi të cilin mbështetën të gjithë turqit, veçanërisht komitetet e turqve të rinj, për të gjitha çështjet që u diskutuan në kongres.

Për ne bullgarët çështjet të cilat u diskutuan në kongresin shqiptar kanë rëndësi kryesisht politike. Në të vlerësohet edhe njëherë çështja nacionale, veçanërisht ajo e autonomisë politike të Shqipërisë të cilat janë që të dyja çështje që ne kemi paraqitur për Maqedoninë. Në fakt ky kongres krijoj mundësi të reja për bashkëpunim ndërmjet bullgarëve dhe shqiptarëve. Kongresi u mbyll në datën 15 të këtij muaji me një banket në të cilin muarën pjesë të gjithë delegatët dhe disa të ftuar nga komiteti i turqve te rinj. Pranoni zoti minister besimin dhe respektin tim më të thellë për ju”.[11]

*1. Mithat Frashëri, Vepra të zgjedhura 1, ISH “Lumo Skendo”, Tiranë, 2017, f. 253. 2. Zihni Haskaj, ”Roli reaksionar i klerit ndaj problemeve të alfabetit (1879-1912)”, Alfabeti i gjuhës shqipe dhe Kongresi i Manastirit, UT-IH-IGJL, Tiranë, 1972, f. 119-126. 3. Mendimi politik e shoqëror i Rilindjes Kombëtare Shqiptare(1908-1910), Vëll. II, SSHSH-IH, Tiranë, 1976, f. 7, 493-553. 4. Historia e popullit shqiptar II, ETMMKSAK, Prishtinë, 1979, f. 282-283. 5. Vildan Faik Dibra (?-1925) lindi në Rimnicë të Rekës së Dibrës. Shkollimin fillor dhe të mesëm i mbaroi në Dibër. Studimet i vazhdoi në Stamboll, ku i përfundoi me rezultate shumë të mira. Pas përfundimit të studimeve shërbeu si profesor në medresenë e Yskudarit në Stamboll. Po aty për nxënësit refugjatë shqiptarë hap edhe një shkollë shqipe me emrin “Kosova”. U bë pjesë e Lëvizjes Kombëtare të fillimit të shek. XX. U bë pjesë e Klubit “Bashkimi” në Stamboll dhe përfaqësoj këtë klub në Kongresin e Manastirit më 1908. Si i dërguar i Komitetit Stambollit në hapësirat shqiptare, mbajti një varg ligjëratash. Janë me interes ligjëratat rreth shkrimit të shqipes me alfabet latin, të cilën ky e mbronte. Shkroi në gjuhët e lindjes një mori shkrimesh e librash nga fusha teologjike, filozofike e drejtësisë. Vdiq në Stamboll më 1925. Ramiz Zekaj, Zhvillimi i kulturës islame te shqiptarët gjatë shekullit XX, ISHMQI, Tiranë, 2002, f. 278-280; 100 personalitete shqiptare të kulturës islame shekulli XIX-XX, KMSH, Tiranë, 2012, f. 280; Ruzhdi Lata, “Kontributi i ulemave dibranë për çështjen kombëtare”, Kontributi i prijësve myslimanë në formimin e vetëdijes dhe identitetit kombëtar, (Konferencë shkencore 28-29 shtator 2012), BIK-KMSH-BFIRM, Tiranë, 2013, f. 45-48. 6. Mithat Frashëri, Vepra të zgjedhura 1..., f. 250. 7. Po aty, f. 251. 8. Memli Krasniqi-Armend Mehmeti, Dokumente të Shoqërisë Biblike dhe Britanike dhe për të huajt (1816-1912), IAP, Prishtinë, 2016, f. 104. 9. Po aty, f. 110-112. 10. Për më tepër për jetën dhe veprimtarinë e Rexhep Vokës së Tetovës, shih: Nuridin Ahmeti, Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, IA, Prishtinë, 2017, f. 328-336. 11. Centralen Derzhaven Istoriceski Arhiv ( më tej: CDIA) Dokumente bullgare (sipas përkthimeve që ndodhen në AIHT), H-25. Raport i Agjencisë Tregtare Bullgare nga Manastiri, nr. 830, dt. 12 nëntor 1908, dërguar Ministrisë së Punëve të Jashtme dhe të Besimeve Sofje, fl. 5-10.*

**Mr. Adnan Shala**

# Bashkëveprimi ynë me botën virtuale

Me zhvillimin e teknologjisë shumë gjëra ndryshuan, e ndër to janë perceptimi ynë ndaj botës që na rrethon, vlerat që i posedojmë dhe konceptet me të cilat veprojmë. Njeriu është i prirë t'i reduktojë gjërat në një dimension konkret. E njëjta ndodhë edhe me konceptin e virtuales.

Termin "virtual" në një gjykim kuturu ne zakonisht e reduktojmë në termin vizual. Virtualja është më e gjerë dhe e tejkalon vizualen. Nëse ne e ndryshojmë perceptimin mbi virtualen ndoshta mund të kemi një raport më të shëndetshëm me të dhe si pasojë edhe me atë të cilën e quajmë vizuale. Vizualja vihet në pah nga shikimi, kurse virtualja mund të krijohet edhe nga mendja e njeriut. Këtu do të mundohemi ta paraqesim një raport më ndryshe që mund të ndërtohet me virtualen.

Në filozofinë antike, Platoni e bëri një ndarje ndërmjet të vërtetës dhe të perceptueshmes. Ajo e cila perceptohet nëpërmjet pesë shqisave e quajti *oraton* (universi i dukshëm) dhe dija me anë të së cilës bëhet njohja e këtij universi e quajti *doxa* (mendim). Pjesa tjetër që konceptohet nga mendja e quajti *noeton,* dija me anë të së cilës bëhet njohja e këtij dimensioni quhet *episteme* (dijeni). Bota në të cilën jetojmë e në të cilën ka kohë, ajo nuk është e vërteta, ajo është një botë e mbizotëruar nga virtualja.

Platonit në dialogun e tij "Timaios", e i cili dialog është i shkruar në kohën e fundit të jetës se tij e trajton teorinë e tij fizike dhe kozmologjike. Duke folur rreth fillimit të universit ai e përmend perëndinë Demiurgos i cili portretizohet si transformuesi i kozmosit nga kaosi. Meqenëse ideja e krijimit nga asgjëja është e huaj për filozofinë greke, Demiurgos e modeloj materialin ekzistues duke marrë për model botën e ideve.[1] Sipas Platonit, gjithë ajo çfarë ne shikojmë në këtë botë ajo ekziston si ideale në botën e ideve por ato janë të patëmeta. Kurse kopjet e tyre pasi që janë të përbëra nga materia ato janë të paplota. Demiurgos vendosi që këtë univers ta vendos në kohë dhe si rezultat kopja e kësaj bote të përjetësisë u bë kopja më e përkryer.

Platoni thotë se koha është një tregues i botës së përjetshme. Platoni e kupton kohën si një fotografi ose hije të përjetësisë. Sipas këtij kuptimi, koha është aktive në të gjithë botën e qenieve dhe e mbart atë në vetën e saj. Kështu që gjërat nuk e mundësojnë kohën. Ato mund të ndodhin dhe të ekzistojnë vetëm në kohë.[2]

Koha është si një skenë ku ndodhë paraqitja e kopjeve të ideve, pra botës së përjetësisë dhe është shpirti i njeriut që e kupton këtë. Në fakt, do të ishte e pakuptimtë të bëjmë dallimin midis realitetit dhe pamjes, ose midis realitetit dhe kopjimit, nëse nuk do të ishte për shpirtin e njeriut. Sipas Platonit pasi që shpirti i takon botës së përjetësisë, vetëm ai ka mundësi ta kuptojë kohën dhe të bëj dallimit ndërmjet dy botëve.

Kjo paraqitje në kohë mund të krahasohet me personazhet e shkruara në të gjitha faqet në një fletore. Nëse i lëvizim shpejt ata do të fillojnë të lëvizin dhe kjo do të fitojë tërësi. Kështu krijohet ndjesia se ato



kanë fituar jetë. Kur është kështu, do të ishte më e arsyeshme të përshkruajmë gjithçka në një tërësi sesa të përshkruajmë një nga një. Për shembull, le të shqyrtojmë shfaqjen e një historie të shkruar në skenë. Le të vihet në skenë gjithçka nga ajo që është shkruar në libër. Dhe kjo shfaqje lë të jetë dhënë në më shumë se një vend. Në secilën shfaqje le të përdorën kostume të reja dhe çdo herë me aktorë të rinj. Dhe le të fillojë secila nga këto shfaqje në të njëjtën kohë. Cila nga shfaqjet është realizimi i vërtetë i historisë së shkruar në këtë libër? Ato janë bërë sipas të njëjtit shembull, kanë fituar jetë dhe më e rëndësishmja, të gjitha janë pjesë e kohës. Marrëdhënia midis kësaj bote dhe botës së përjetësisë është e ngjashme me këtë. Pra, ne mund të kishim trupa të tjerë, veshje të tjera, skenë tjetër, pra të ishim krijuar në një vend tjetër dhe prapë të ishim realizimi i njëjtë i asaj se çfarë është shkruar në botën e përjetësisë.

Një mendim të ngjashëm e hasim edhe në modernitet, ku edhe Bergson bën një ndarje ndërmjet të vërtetës dhe asaj që është aktuale. Sipas tij, aktualja apo realja është në të tashmen dhe gjithmonë i nënshtrohet ndryshimit, ndërsa e vërteta është në të kaluarën dhe ruhet në memoriet tona. Sipas Bergson, e kaluara është e ruajtur si fakt në të kaluarën, kurse e tashmja është procesi i cili pëson vazhdimisht ndryshim, e ndryshimi nuk është e vërteta edhe pse është real dhe aktual. Pasi e bën këtë dallim ndërmjet së tashmes dhe së kaluarës, është më lehtë të përcaktohet se ku qëndron saktësisht koncepti mbi virtualen në mendimin e tij. Gjatë kohës kur jetonte Bergson, në përgjithësi kishte një përpjekje për të minimizuar efektin e të "tashmes" në teoritë e kohës. Se si ruhet dhe krijohet ajo e vërtet nuk është tema jonë, por le të shohim se çfarë ndodh kur e marrim një moment nga e kaluara (e vërteta) dhe dëshirojmë ta kujtojmë atë. E kaluara është fiksuar në kujtesën tonë, si një fotografi. Ajo

**Menaxhimi i mirë me botën virtuale nuk është një alternativë e mundshme, por një përgjegjësi e pashmangshme.**

është e plotë në të kaluarën. Ndërsa qëndrojmë atje, kur e kujtojmë, shkojmë tek ajo atë që ne e quajmë e kaluara dhe vendosemi diku afër momentit që dëshirojmë ta kujtojmë. Pastaj e marrim atë moment dhe përpiqemi ta ringjallim, por ndërsa bëjmë këtë, nuk mund ta kujtojmë kurrë saktësisht ashtu siç është, sepse del vetëm virtualisht dhe gjithmonë pasurohet ekzistenca e tij. Pra, nëse e kujtojmë një ngjarje nga e kaluara dy herë në një interval kohorë disa sekondash, këto dy procese asnjëherë nuk janë të njëjta, pra në të dyja kujtimet kemi elemente të cilat i bëjnë të dallojnë njëra nga tjetra sepse janë në boten virtuale dhe kjo e mundëson këtë, ashtu siç e pamë edhe tek shfaqja teatrale.[3] Ne kurrë nuk kthehemi në të kaluarën nga tani, ne gjithmonë kthehemi në të kaluarën duke u hedhur nga këtu. Sepse e kaluara ekziston me të tashmen. Është si të kalosh në një dimension tjetër dhe të shohësh të kaluarën.[4] Me fjalë të tjera, siç tha poeti, "bota e ardhme nuk është një botë tjetër, bota e ardhme është ta shohësh këtë botë ndryshe".

Ne gjithmonë mund ta shohim virtualen si një pasurim i realitetit. Ajo që dua të them është se faktet virtuale gjithmonë bashkëjetojnë me realitetin. Mendimi perspektiv është gjithashtu një mendim i afërt me këtë. Nëse them që këto fytyra të padukshme të objektit janë të dizajnuara, dua të them se ato nuk janë konceptuar si gjëra që ekzistojnë në të vërtetë, sepse nuk mund ta perceptoj atë në mënyrë aktive kur ajo që është krijuar nuk është para nesh.[5] Por, unë gjithashtu e di që është me atë objekt, sepse vetëm një fytyrë e një sendi bëhet aktuale në të njëjtën kohë, ndërsa fytyrat e tjera janë të pranishme si të mundshme. Pra, nëse para nesh qëndron një kub nga eksperiencat e ma hershme unë e di se ai ka gjashtë faqe, mirëpo unë mund t'i shoh në të njëjtën kohë vetëm tri nga to. Por, po të mos ekzistonte virtualja unë nuk do të mund ta kisha para syve edhe pjesën që nuk shihet. Unë atë pjesë e perceptoj me anë të virtuales. Pra, virtualja e pasuron ekzistencën. E mundshmja fillon të rritet sapo të realizohet virtualja. Virtualja gjithmonë bashkëjeton me kujtesën, kohën dhe perceptimin. Koha nuk do të ekzistonte nëse nuk do të ishte virtualja. Do të ishte e tashmja, por meqenëse nuk do të kishte asnjë vazhdimësi të së kaluarës, çdo moment do të ishte si një fotografi dhe asnjë kujtim nuk do të mund të animohej.

Deri këtu pamë një formë se si mund të kuptohet virtualja, por si duhet të ndikojë e tërë kjo në perceptimin tonë. Ne virtualen duhet ta shohim si një dritare nga mund ta krijojmë të vërtetën tonë universale. Në botën moderne nuk pretendohet në të vërteta absolute, por kemi të vërteta universale të cilat i pranojmë ose i tejkalojmë me ndonjë të vërtetë tjetër. Por si do të jetë virtualja, kjo dritare e cila do të na e mundësojë këtë. Për ta paraqitur sa me thjesht, do ta përdorë një rrëfenjë e cilat përdorët për të treguar efektin e virtuales.

Në një rrëfenjë të shekullit të XII, ku thuhet se mbreti norvegjez dhe mbreti suedez po orvateshin ta merrnin një qytet të vogël. Meqenëse e konsideronin të paarsyeshme dhe se nuk ia vlente të luftohet për një qytet të vogël, ata vendosen të hedhin zar dhe numri më i madh do të fitonte. Mbreti suedez e hedh zarin i pari dhe



e hedh numrin gjashtë, gëzohet sepse është në një pozicion shumë të favorshëm. Por kur mbreti i Norvegjisë e hedh dhe e qëllon gjashtë ata vendosin t'i hedhin zaret përsëri. Mbreti suedez qëllon përsëri gjashtë. Pastaj i thotë mbretit të Norvegjisë: "Mos u mundo fare, nuk mund të qëlloni përsëri gjashtë". Mbreti i Norvegjisë i përgjigjet, "Epo ka shume gjashta në pasurinë e Zotit dhe Zoti im i mirë mund të më dhurojë edhe mua një gjashtë tjetër". Dhe e hedh zarin. Ai e hedh aq fort sa zari thyhet, një pjesë vjen gjashtë, pjesa tjetër një. Shuma e të dy numrave bën shtatë dhe mbreti i Norvegjisë e fiton qytetin.[6]

Virtualen pra nuk duhet ta kuptojmë si një iluzion, por si një botë ku ne jetojmë në të siç thoshte Platoni, është vetë mendimi ynë siç thoshte Bergsoni apo edhe vetë pikëpamja jonë siç thoshte Merleau-Ponty. Nëse ne e kuptojmë në këtë mënyrë, atëherë ne mund ta shohim mundësinë e fitimit të numrit shtatë edhe aty ku maksimumi është gjashtë. Nëse e shikojmë në këtë mënyrë atëherë ne veprojmë më përgjegjësi edhe në këtë dimension virtual, sepse ashtu siç kemi përgjegjësi për jetën të cilën e jetojmë, mendimin që ne e zhvillojmë dhe

**Nëse pretendojmë se mesazhi ynë është universal, atëherë do të duhej që ky mesazh të ishte i përshtatshëm për secilin dimension të mundshëm, pra edhe i atij virtual.**

pikëpamjen se si i shikojmë gjërat, ne do të kemi përgjegjësi edhe si të menaxhojmë me botën virtuale.

Njeriu nuk do të pyetet vetëm për veprimet aktive të tij por edhe për mos veprimet kur është dashur të veprohet. Menaxhimi i mirë me botën virtuale nuk është një alternativë e mundshme, por një përgjegjësi e pashmangshme. Ne duhet ta shohim atë të cilën nuk e kanë parë të tjerët dhe ta përçojmë mesazhin hyjnor në mënyrën më të mirë. Në botën virtuale ligjet e botës reale nuk janë determninuese, kësisoj ne mund ta zëmë hapin e zhvillimit të së vërtetës sonë. Nëse pretendojmë se mesazhi ynë është universal, atëherë do të duhej që ky mesazh të ishte i përshtatshëm për secilin dimension të mundshëm, pra edhe i atij virtual.

Nga ajo çfarë u tha deri me tani, pra nëse virtualja nuk është opozitë e së vërtetës dhe reales, por është pasurim i tyre, të gjitha përgjegjësitë të cilat bien mbi njeriun në botën reale duhet të jenë edhe në botën virtuale. Pra ne duhet të jemi shembull se si ndërtohet një civilizim në botën reale, në të njëjtën kohë duhet të jemi shembull se si ruhet ky civilizim edhe në botën virtuale. Me pak fjalë, çdo gjë në këtë univers duhet të jetë në harmoni me mesazhin hyjnor nëse nuk është në harmoni është përgjegjësi kolektive të bëhet harmonizimi i saj. Edhe mundësia e krijuar nga bota virtuale është një përgjegjësi kolektive derisa nuk del dikush të na lirojë nga kjo përgjegjësi.

*1. Platon: Timaios, 37a-e. 2. Fatma Paksüt, Platon ve Platon sonrası Ayyıldız Matbaası A.Ş Ankara 1980 s.221 3. Gilles Deleuze, Bergsonculuk, Çeviren: Hakan Yücefer, Otonom yay. 2006 İstanbul s.87. 4. Gilles Deleuze, Bergsonculuk, Çeviren: Hakan Yücefer, Otonom yay. 2006 İstanbul s.87. 5. Maurice Merleau-Ponty, Algının Önceliği ve Onun Felsefi Sonuçları, çev. Yusuf Yıldırım, yay Kabalcı, İstabnbul 2005 s. 46. 6. Süreyya Su, Gilles Deleuze'ün Düşüncesinde Göçebelik ve Virtüellik, Doğu Batı Dergisi Sayı: 65 s.146-165 s.164.*

Besnik Kadriolli

# Kultivimi i Islamit te shqiptarët në Gjermani

Sot, në shekullin XXI, akoma vazhdon të realizohet një zgjerim i qetë i Islamit, por me një rëndësi të madhe për shoqërinë njerëzore, me theks të veçantë në kontinentin evropian.

Falënderimi i takon Allahut xh.sh., i Cili na udhëzoi në fenë islame dhe na e mundësoi që të jemi bartës të mësimeve të Tij te gjeneratat që vinë dhe jetojnë jashtë atdheut. Përshëndetjet me selam (salavate) ia dedikojmë Muhamedit a.s., i cili e barti amanetin e Zotit dhe na i sqaroi mësimet e Tij.

Mirëfilli janë përcjellë deri te ne mësimet islame, duke bartur në vete historinë e pasur të jetës dhe veprimtarisë së Muhamedit a.s.. Nga kjo histori reale (sire) transmetohen edhe ngjarje të çuditshme të luftës së Hendekut, atëherë kur Pejgamberi a.s., kishte goditur një gur të madh, ku në çdo goditje shkëlqyen shkëndija të forta, të cilat ishin një shenjë lajmëruese për arritjet e Islamit përtej Gadishullit Arabik, ashtu siç përcillet nga sahabët e Muhamedit a.s.. Ai kishte marrë tekbire pas çdo goditje, e gjithsej ishin tri tekbire.

Besimi ishte dhe do të jetë fenomeni më ndikues dhe më i përmendur nëpër shkrime. Të gjithë të dërguarit e Zotit thirrën njerëzit në besimin në një Zot. Sot, në shekullin XXI, akoma vazhdon të realizohet një zgjerim i qetë i Islamit, por me një rëndësi të madhe për shoqërinë njerëzore, me theks të veçantë në kontinentin evropian.

Sa i përket ardhjes së fesë islame, për herë të parë në Gjermani, mendohet se erdhi me emigrimin, si pasojë e punës, ku myslimanët nga vise të ndryshme ia mësynë Gjermanisë. Megjithatë, myslimanët në Gjermani kanë jetuar për më shumë se 300 vjet. Por, këto ishin grupe të vogla dhe luajtën një rol minor. Me bumin ekonomik të viteve 1950 dhe me nevojën e mbushjes së tregut të brendshëm të punës me anë të punëtorëve të huaj, në Gjermani myslimanët erdhën në numër shumë të madh.

Përkundër asaj që te grupacionet e ndryshme gjermane, në mendimin e tyre mbretëron fakti se Islami nuk i përket Gjermanisë, këtë fakt e përmend në parathënien e librit të saj Susanne Schröter "Politischer Islam stresstest für Deutschland".

Në karvanin e këtij zgjerimi dhe zhvillimi të Islamit, një ndikim të rëndësishëm kanë edhe shqiptarët myslimanë që jetojnë në mërgatë, pikërisht në Gjermani. Duke filluar që na vitet e 80'ta, shqiptarët filluan të organizonin mëvetësishëm jetën fetare islame.

Në Gjermani jetojnë përafërsisht 5 milionë myslimanë, pjesë e këtij numri janë edhe shqiptarët, por nuk mund të anashkalohet fakti se, këtu bëjnë pjesë edhe mbi 200 mijë myslimanë gjerman të konvertuar.

Mathias Rohe, një studiues gjerman i Islamit, përmes një tabele paraqet përqindjen e komuniteteve myslimane që jetojnë në Gjermani.

Përfaqësimi i myslimanëve përmes ombrellave apo organizatave përfaqësuese islame në Gjermani nuk është edhe aq unik. Ata përfaqësohen në përqindje të ndryshme duke u bazuar edhe në origjinën e tyre. Në bazë të kësaj ata kanë edhe ombrellat e tyre kryesore, si qendra drejtuese siç janë DITIB - Bashkësia Islame Turke, ISLAMRAT - arabe marokene, UIAZD - shqiptare.

Vitet e fundit praktika e Islamit për „shoqërinë e shumicës" ka qenë pak a shumë e „padukshme". Myslimanët sot gjithnjë e më shumë po kërkojnë të drejtën e tyre për të praktikuar fenë e tyre hapur dhe i artikulojnë interesat e tyre në mënyrë paqësore, nëpërmjet ndërtimit të xhamive, të qendrave islame, duke manifestuar festat e tyre fetare etj.

Falë këtij angazhimi dhe vetëmohimi nga bashkatdhetarët të cilët gjejnë kohë për jetën fetare dhe për xhaminë përkundër angazhimeve të tyre familjare e të punës, ata kanë

| | | |
|---|---|---|
| Turqia | 63.2% | 2561000 |
| Evropa Juglindore | 13.6% | 550000 |
| Lindja e Mesme | 8.1 % | 330000 |
| Afrika Veriore | 6.9 % | 280000 |
| Azia Juglindore | 4.6 % | 186000 |
| Irani | 1.7 % | 70000 |
| Pjesa tjera të Afrikës | 1.5.% | 61.000 |
| Azia Qendrore | 0.4 % | 17000 |

*Tabela e përqindjes së myslimanëve në Gjermani sipas autorit Mathias Rohe:*



arritur që sot të gëzojnë një respekt dhe vend meritor në shoqërinë gjermane dhe atë institucionale.

Gjithsesi nuk mund të harrohet, e të mos përmendet edhe mirëkuptimi i institucioneve relevante gjermane, të cilat çdoherë janë treguar të hapura e tolerante përball kërkesave të myslimanëve për ta ushtruar jetën e tyre fetare dhe për tia trashëguar atë brezave të ardhshëm.

Si rezultat i këtij angazhimi, sot në Gjermani konsiderohet të ketë me shumë se 50 xhami shqiptare me imam të rregullt dhe me objekte të infrastrukturës moderne, të cilat financohen nga vetëkontributi i besimtarëve myslimanë shqiptarë.

Xhamitë shqiptare në Gjermani janë të organizuara në mënyrë të mirëfilltë, funksionojnë në mënyre vullnetare dhe po ashtu kanë një bashkim nën një institucion i cili quhet UNIONI I BASHKËSIVE ISLAME SHQIPTARE NË GJERMANI, me seli në Dyseldorf të Gjermanisë.

Ky Union është themeluar në vitin 2007 dhe funksionon në mënyrë zyrtare me hierarkinë administrative nga kryetari, nënkryetari, sekretari dhe arkëtari dhe anëtarët e kryesisë, ku të gjithë shërbejnë në mënyrë vullnetare pa pagesë.

Nga angazhimet e shumta nga kjo ombrellë shqiptare islame, zënë vend seminaret dhe vizitat e kuadrove nga bashkësitë islame të vendlindjeve si nga Kosova dhe Maqedonia.

Në kuadër të këtij Unioni janë të evidentuara 36 xhami apo qendra islame shqiptare:

1. Islamische-Albanisches Kulturzentrum, Hamburg, imam Zulhajrat ef. Fejzullahu;
2. Islamische Gemeinschaft “Balkan”, München, Jakup ef. Muhamedi;
3. Islamische-Albanisches Kulturzentrum Düsseldorf, Mensur ef. Halili;
4. Albanischer Islamischer Verein Ludvigshafen, imam Ridvan ef. Kurtishi;
5. Islamische Kulturzentrum e. v, Frankfurt, imam Ahmed ef. Kajoshi;
6. Islamisches Zentrum für Albaner e. V, Stuttgart, imam Rexhep ef. Sulejmani;
7. Islamische Gemeinschaft, Bremen, imam Xhemal ef. Abazibra;
8. Islamische Kulturzentrum “hidajeti”, Ibbenbüren, imam Vahid ef. Shabani;
9. Islamischer Kulturverein “ASR”e.V. Ingolstadt Ingolstadt, imam Xhelal ef. Kaloshi;
10. Albanische Islamzentrum “Kosovos”, Stuttgart, imam Hazbi ef. Sulejmani;
11. Islamisch Albanisches Kulturzentrum e. V, Duisburg, imam Salahudin ef. Ibra;
12. Islamisch-Albanisches Kulturzentrum, Duisburg, imam Nasir ef. Aliti;
13. Albanisches Islamisches Zentrum e. V, Mörsch Rheinstetten, imam Muhamed ef. Havolli;
14. Islamische Gemeinschaft “Bashkimi”, Nürnberg;
15. Islamische Kulturzentrum “Ezan”, Remscheid, imam Miftar ef. Faruki;
16. Verein Albanisch Sprechender Muslime, Bielefeld;
17. Deutsch Albanischer Kulturverein “Fatime” Bochum, imam Elmaz ef. Bajrami;
18. Islamische kulturzentrum für Albanische Muslime e. V, Essen, imam Halil ef. Dalifi;
19. Albanischer Verein des Friedens, Köln, imam Abdullah ef. Amiti;
20. Moschee “AKSA”, Leverkusen, imam Amir ef. Xheladini;
21. Albanisches Kulturzentrum Stolberg, imam Ali ef. Sulejmani;
22. IAKV – Islamisch Albanischer Kulturverein e. V., Troisdorf, imam Resmi ef. Likaj;
23. Islamische-Albanisches Kulturzentrum e.v Kassel, imam Shaban ef. Mehmeti;
24. Albanischer Verein IKRA-Siegen e.V. Siegen, imam Altin ef. Torba;
25. Islamisch Albanisches zentrum “Furkan”, München, imam Mulla ef. Rijadi;
26. Islamische Gemeinschaft, Berlin, imam: Remzi ef. Xhaferi;
27. Albanisch Islamisches Kulturzentrum Tuttlingen e.V ,Tuttlingen, imam Muhamed ef. Kahili;
28. Islamische Zentrum el-medina, Dortmund, imam Rexhep ef. Ziberi;
29. Albanischer Islamischer Kulturverein e.V. Dortmund, imam Nezir ef. Ramadani;
30. IAKV-Freigericht e. V, Somborn, imam Sabri ef. Saliji;
31. Islamisch Alban. Kulturz. Zëeigstelle – Rath Düsseldorf;
32. Albanische Islamische Kultur und Jugendhaus( Nurul Islam) Mönchengladbach, imam Besnik ef. Kadriolli;
33. Islamisch albanisches Zentrum “LËVIZJA” e.V. Scheäbisch Gmünd;
34. Xhamia Shqiptare DAI Mannheim, Mannheim, imam Nuri ef. Berisha;

35. Albanischer Kulturverein Offenbach e.V., Offenbach, imam Sabri ef. Saliji;
36. Albanische Kulturzentrum e.V. BASHKIMI, Ëesel, imam Jusuf ef. Agushi.

Të shkruaj për secilën prej këtyre organizimeve apo shoqatave kërkohet hapësirë e madhe, por kjo listë është vetëm sa për prezantimin e tyre.Në kuadër të jetës fetare dhe zhvillimeve të tjera në xhamitë shqiptare ka kohë dhe vend edhe për aktivitete të lira sportive, si relaksim dhe vendtakim për bashkatdhetarët.

## Mësim-besimi në xhami

Nëpër të gjitha xhamitë mbahet mësim-besimi i fëmijëve nga imamët e xhamive. Ky mësim realizohet në fundjavë ku pjesëmarrja e fëmijëve është vullnetare.

Edhe në këndin e financimit bashkatdhetarët janë të organizuar që përmes një anëtarësie simbolike të kontribuojnë për mirëmbajtjen e xhamisë dhe mësim-besimit. Ky mësim-besim ndikon fuqishëm në ruajtjen e vlerave fetare dhe identitetit kombëtar te fëmijët shqiptarë.

Plan-programi i mësim-besimit nëpër xhami nuk është i hartuar mbi bazën e një kurrikule të caktuar, por secila xhami apo imam e zhvillon atë sipas mënyrës së vet. Ka disa modele të librave që ofrohen për mësim-besim.

## Kontributi i shqiptarëve të Gjermanisë për vendlindjen e tyre

Në vitet 90'ta, shqiptarët ia mësynë Evropës. Përkufizimet e detyruan një gjë të tillë, duke ia bërë të padurueshme jetën e shtresës "borgjeze", d.m.th. duke i mbyllur shkollat, duke penguar që në zyrat publike të punonin shqiptarët etj. Numrit të atyre që kërkuan mbrojtjen

**përmes klubeve, shoqatave e xhamive, organizimi i jetës fetare në kurbet është si nyje kyçe dhe faktor fort i rëndësishëm për ruajtjen e identitetit të tyre.**

dhe azilin e enteve sociale të Perëndimit e Amerikës, i shtohej edhe të ikurit nga Ushtria Jugosllave që i sillte në arkivole, kështu që numri i të shpërngulurve në 20 vjetët e fundit arrin në 200 mijë.* Largimi i rinisë në Përmendim u shndërrua në dukuri.

Shqiptarët mërgimtarë në të gjitha kohët ishin celulë e lëvizjeve në atdhe. Shqiptarët e shpërndarë anekënd botës prapë e duan atdheun dhe japin kontribut për vendlindjet e tyre.

"Kolonitë shqiptare në Lindje e Perëndim dhe përtej oqeanit organizoheshin e bënin aktivitete kombëtare si gjithkund ku ishin ata, edhe në shtetet evropiane ilegalja shqiptare luajti rol të madh dhe te rëndësishëm për përhapjen e së vërtetës dhe idesë çlirimtare."

Kontributi i mërgimtarëve për atdheun është kyç në të gjitha proceset përveç ndihmës ekonomike me projektet "Familja ndihmon familjen" apo "Vendlindja thërret". Më vonë një kënd i ndihmës dhe i kontributit ishte përmes grumbullimit të vitrave dhe kurbaneve të cilët dërgoheshin në atdhe për Bashkësinë Islame apo për Medresenë. Në Prishtinë është vendosur dhe vepron Shoqata Bamirëse Islame "Sami Frashëri"* e cila është në kuadër të Meshihatit të BI-së për Kosovë në Prishtinë, por nëndegët e veta ka edhe nëpër Evropë. Nuk ka dyshim se mërgimtarët kanë dhënë kontribute të mëdha për vendlindjen, qoftë në atë ekonomik, shkencorë apo të kuadrit, ku një numër i të rinjve janë angazhuar në atdhe ne sfera të ndryshme sociale, politike e shoqërore.

Si përkufizim i tërë kësaj që u munduam të paraqesim në këtë shkrim, shohim se në diasporë shqiptarët gjejnë hapësirën e organizimit të jetës së tyre përmes klubeve, shoqatave e xhamive, organizimi i jetës fetare në kurbet është si nyje kyçe dhe faktor fort i rëndësishëm për ruajtjen e identitetit të tyre.

Në fillimet e tyre në Gjermani, shqiptarët frekuentonin xhamitë që ekzistonin atje të organizuara nga turqit, arabët etj. Por kur rregulluan dokumentacione dhe morën familjet pranë vetes, lindi ideja për një organizim më të mirëfilltë. Ata e shohin xhaminë si një element të rëndësishëm në ruajtjen e historisë dhe identitetit kulturo-fetar. Xhamia i ofroi e i njohu mes veti, shpesh takohen edhe zonjat shqiptare ku përgatisin ushqime tradicionale dhe familjarisht bëjnë darkë familjare. Në këto raste fëmijët japin edhe ndonjë program fetare kulturor, mbahen tribuna mevlude e ç'është më rendësi këtu frymohet shqip.

Ndjesia e të qenit pjesë e aktiviteteve islame dhe shqiptare në Gjermani nga bashkatdhetarët është e veçantë, dhe kjo shihet në fytyrat e tyre të emocionuara në evenimente të ndryshme. Ata përpiqen që t'i ruajnë me kujdes elementet tradicionale edhe këtu në Gjermani, të cilat e kanë shoqëruar kombin tonë gjatë historisë. Në familjet e tyre mbahen organizimet dhe ceremonitë e ndryshme, si: fejesa, martesa, por edhe në raste vdekjesh organizohen të pame, ngushëllime një ditore që zakonisht mbahen në lokale të xhamive apo dhe në lokale private.

Me sa shihet shqiptarët që jetojnë në Gjermani janë mjaft të plotësuar dhe të kënaqur me organizimin e jetës fetare, si dhe janë vazhdimisht aktiv në arritjen e zhvillimeve më të larta, të cilat do të krijojnë një bazament të fortë për gjeneratat e ardhshme. Këto gjenerata që janë në rritje të jetës së tyre, tani veç janë të njohur me petkun e pastër islam dhe shqiptar dhe ndjehen krenarë me këtë fakt.

*Gjermani, 2020*

**Agron M. Rexhepi, MD, MSc, PhD**

# Të ushqyerit e shëndetshëm te shtatzënat

Mënyra e të ushqyerit disa muaj para fertilizimit dhe gjatë kohës së shtatzënisë dhe pas lindjes do të ketë ndikim shumë të rëndësishëm në shëndetin e gruas dhe të bebes. Andaj, kishte me qenë shumë e preferuar që femrat disa muaj para mbarsimit të fillojnë me përgatitjen morfo-funksionale të organizmit të tyre për periudhën e shtatzënisë.

## Abstrakt

Të ushqyerit e shëndetshëm, si nga aspekti cilësor (prezenca e makronutrientëve: proteinat, karbohidratet, yndyrat dhe uji, si dhe e micronutrientëve: mineralet dhe vitaminat), sasior (sasia dhe proporcioni i duhur i prezencës së makronutrientëve), ashtu edhe nga aspekti kohor (3 racione kryesore dhe 2-3 shujta ndërmjetëse), ka ndikim shumë më tepër në shëndetin tonë se sa që është menduar më parë, e kjo sidomos vije në shprehje kur është fjala për gratë shtatzëna.

Hulumtimet shkencore tregojnë se të ushqyerit e nënës ka ndikim të drejtpërdrejtë në rritjen dhe zhvillimin e fetusit (embrionit). Komfor kësaj shkencëtarët kanë përpiluar disa rekomandime specifike për mënyrën e të ushqyerit gjatë periudhës së shtatzënisë.

Çrregullimi i peshës trupore te gratë shtatzëna (mbipesha dhe nënpesha), përveç se që ndikon në çrregullimin e shëndetit të tyre, gjithnjë është e shoqëruar me probleme në rritje dhe zhvillimin e fëmijës, si dhe me rritjen e shkallës së vdekshmërisë së tyre.

Gjatë shtatzënisë vlejnë pothuajse të njëjtat rregulla të të ushqyerit të shëndetshëm sikurse edhe jashtë shtatzënisë: ushqim me shumë vlerë dhe i shumëllojshëm; ushqim i pasur me vitamina dhe minerale; sheqeri, kripa dhe yndyra në sasi sa më të vogla; prodhimet nga drithërat integrale (kokrra e tërë) çdo ditë; të mos konsumohet duhan, alkooli apo substancat narkotike; të pihet ujë në sasi të mjaftueshme.

Gjatë shtatzënisë duhet pasur kujdes në këto këshilla: nuk preferohen ushqimet e detit që përmbajnë nivel të lartë të merkurit; duhen shmangur ushqimet e papërpunuara, të paziera mjaftueshëm dhe të kontaminuara p.sh. me bakterin listeria; nuk preferohen ushqimet e shpejta (fast food) e as ushqimet që qëndrojnë kohë të gjatë në frigorifer; duhen shmangur ushqimet dhe pijet e pa pasterizuara (të pa trajtuara termikisht); nuk preferohet djathi i butë (p.sh. djathi feta); të shmangen pemët dhe perimet e pa lara mjaftueshëm; të zvogëlohet sasia e kafeinës në më pak se 200 miligram/ditë; të mos pihen lëngjet e gazuara (meqenëse e largojnë kalciumin nga organizmi).

## Hyrje

Një ushqyeshmëri e mirë, si nga aspekti sasior, cilësor dhe kohor, e shoqëruar me jetën fizikisht aktive, padyshim se e kushtëzon mbarëvajtjen e shtatzënisë, rritjen dhe zhvillimin normal të fëmijës, ruajtjen e mirëqenies bio-psiko-sociale të nënës dhe mbarëvajtjen e procesit të lindjes.

Kishte me qenë shumë e dobishme që nevoja për të ushqyerit e shëndosh të gruas shtatzënë të jetë një shkas më tepër për të rishikuar dhe sipas nevojës për të përmirësuar mënyrën e të ushqyerit të shëndetshëm dhe pasurimin e jetës me aktivitete fizike



për tërë familjen.[1, 2, 4, 6]

Periudha e shtatzënisë është koha e ndryshimeve të mëdha hormonale, fiziologjike, fizike dhe psikike në jetën e gruas. Gjatë kësaj periudhe nevojat ditore energjetike (NDE) të gruas nuk janë më të njëjta me (NDE) të para periudhës së shtatzënisë, meqenëse tanimë duhen plotësuar edhe nevojat energjetike të krijesës së re që zhvillohet në barkun e nënës.

Mënyra e të ushqyerit disa muaj para fertilizimit dhe gjatë kohës së shtatzënisë dhe pas lindjes do të ketë ndikim shumë të rëndësishëm në shëndetin e gruas dhe të bebes. Andaj, kishte me qenë shumë e preferuar që femrat disa muaj para mbarsimit të fillojnë me përgatitjen morfo-funksionale të organizmit të tyre për periudhën e shtatzënisë.

Një problem që e përcjell çdo grua shtatzënë është pesha trupore e saj. Sigurisht se për zhvillimin e frytit të shëndosh gjatë shtatzënisë trupi i gruas kërkon sasi shtesë të ujit, gjakut dhe lëngut amniotik – kjo bënë që gruaja shtatzënë të fitoj peshë trupore më shumë se sa që është pesha e bebes. Ky fakt i shqetëson me të madhe nënat e reja për të cilat duket pothuajse e pamundur kthimi i peshës dhe formës trupore në përmasat e paralindjes. Një numër i vogël i grave shtatzëna arrijnë të mbajnë "peshën normale" që i përgjigjet periudhës gjegjëse të shtatzënisë. Si pasojë e kequshqyeshmërisë gjatë periudhës së shtatzënisë dhe "parimit jo të arsyeshëm" se tani duhet ushqyer për dy veta, shumica e grave shtatzëna e shtojnë peshën trupore mbi peshën "normale të toleruar", ndërkaq ka edhe prej atyre që bien nën këtë peshë. Në të dy rastet rrezikohet shëndeti edhe i nënës së ardhshme (komplikimet gjatë shtatzënisë dhe lindjes) e edhe i bebes (nënpesha trupore dhe mos zhvillimi normal i sistemeve të organizmit). Për të shmangur këtë fenomen jo të dëshiruar, është e preferuar që para fertilizimit gruaja të bënë matjet antropometrike (vlerësimi i kompozicionit të trupit, indeksit të masës trupore, peshës ideale, si dhe përcaktimi i nevojave ditore energjetike), më pastaj do të përcaktoheshin kufijtë tolerues të shtimit të nevojave ditore energjetike në periudha të ndryshme të shtatzënisë (tre mujori i I/+85kcal, tre mujori i II/285kcal, tre mujori i III/+475kcal). Përcjellja e këtyre vlerave antropometrike do të ndihmonte që në periudhën e paslindjes, në mënyrë të shëndetshme (pa aplikimin e dietave ekstreme) të rikthehet pesha trupore e para fertilizimit. Në përgjithësi nënat adoleshente, kanë nevojë për më shumë kujdes, më shumë ushqim dhe më shumë pushim se nënat me moshë më të vjetër.[1, 5]

Nëse do të zbatoheshin disa nga udhëzimet e të ushqyerit të shëndosh, të përshkruara më poshtë, sigurisht se do të çonin drejt një shtatzënie të shëndoshë çka edhe është qëllimi i këtij punimi.

## Çka nuk preferohet[2,3]

Nuk preferohen ushqimet e detit që përmbajnë nivel të lartë të merkurit – zhivës (kryesisht peshqit e mëdhenj dhe të vjetër: Swordfish-peshku shpate, peshkaqeni, skumbria, tilefish). Sasia e madhe e zhivës mund të dëmtojë zhvillimin e sistemit nervor të bebes. Ndërkaq mund të konsumohen: karkalecat e detit, salmoni, mustaku dhe trofta, përderisa tuna jo më shumë se 170 gr. /javë;

- Duhen shmangur ushqimet e papërpunuara, të paziera mjaftueshëm dhe të kontaminuara p.sh. me bakterin listeria (kjo baktere e provokon abortin);
- Nuk preferohen ushqimet e shpejta (fast food) e as ushqimet që qëndrojnë kohë të gjatë në frigorifer;
- Duhen shmangur ushqimet dhe pijet e pa pasterizuara (të pa trajtuara termikisht) – siç janë qumështi dhe produktet e tij, si dhe lëngjet që fitohen nga pemët dhe perimet e ndryshme;
- Nuk preferohet djathi i butë (p.sh. djathi feta);
- Duhen shmangur ngrënia e pemëve dhe perimeve të pa lara mjaftueshëm;
- Duhen zvogëluar sasinë e kafeinës në më pak se 100 miligram/ditë (kafeina e depërton placentën dhe mund të ndikoj në të rrahurat e zemrës së bebes). Sa për orientim 235 ml. kafe përmban afërsisht 95 mg. kafeinë, 237 ml. çaj i zi përmban 47 mg. kafeinë dhe 355 ml. coca-cole përmban 33 mg. kafeinë. (Andaj, kishte me qenë mirë që çaji i zi, i gjelbër dhe kafja të mos konsumohen fare, po nëse pihen atëherë duhet të pihen në sasi shumë të kufizuar);
- Të mos pihen lëngjet e gazuara (meqenëse e largojnë kalciumin nga organizmi);
- Duhet shmangur çajet e përziera bimore (mund të përmbajnë pesticide, metale të rënda dhe përbërës të tjerë që mund të shkaktojnë abort). Nuk preferohet të pihet çaji uvea, i hithit, lule radhiqe, kantarioni, sherbelea, hibiskusi, rozmarinë;

Të mos pihet duhani as në formën aktive e as në formën pasive (tymi i duhanit përmban më tepër se 100 substanca për të cilat dihet me siguri se kanë veprim kancerogjen dhe e depërtojnë lehtë placentën);

Të mos konsumohet alkooli, sepse shumë lehtë e depërton placentën dhe barrierat e tjera, duke dëmtuar fuqishëm organizmin e bebes. [1, 3, 5]

## Çka preferohet

Ushqimi të jetë sa më i laramanishëm, duke i respektuar raportet ndërmjet makronutrientëve. Kjo arrihet nëse çdo ditë konsumohen ushqime nga të gjitha grupet e materieve ushqyese (drithëra, pemë dhe perime, mishi, vezët, qumështi dhe produktet e tij);

- Të pihen 8-10 gota ujë në ditë, apo 30 ml. për kg të peshës trupore;
- Të gjitha llojet e mishrave duhet të zihen mjaftueshëm;

- Ushqimet duhet të jenë të freskëta dhe me pak yndyrë;

- Zierja e vesë duhet të bëhet deri sa të forcohet të verdhët e vesë;

- Të fillohet me marrjen e vitaminave dhe mineraleve shtesë 2-3 muaj para fertilizimit.

- Mund të pihet çaji menta, xhenxhefil (në sasi të kufizuar), bliri, boronica e kuqe, kamomili.

- Nutrientët ekstra të nevojshëm gjatë shtatzënisë [2, 3, 5]

- Acidi folik – parandalon defektet dhe zhvillimet jonormale të trurit dhe palcës së kurrizit. Nevojat ditore janë 800 mikrogram. Produktet ushqimore të pasura me Acid Folik: drithërat, perimet e gjelbra (p.sh. spinaqi), fasulja, shpargu, portokajtë, kikirikët, arrat etj. Është e preferuar që krahas të ushqyerit të balancuar (të pasur me këtë vitaminë) tre muaj para fertilizimit të fillohet me marrjen ditore të kësaj vitamine;

- Kalciumi – është i nevojshëm për forcimin e eshtrave dhe dhëmbëve të bebes. Po ashtu ndihmon funksionimin normal të sistemit muskulor, nervor (përcjellja e impulsit nervor) dhe vaskular. Nevojat ditore 1000 miligram. Burime të mira të kalciumit mund të konsiderohen: drithërat, qumështi, jogurti, djathi, peshku-salmoni, sardina, spinaqi, lëngu (100%) i portokallit, arrat, perimet bishtajore, etj.;

- Vitamina D – duke ndihmuar organizmin që të absorbojë dhe të shfrytëzoj kalciumin dhe fosforin ndihmon ndërtimin e eshtrave dhe dhëmbëve të bebes. Nevojat ditore 600 IU. Burime të mira të vitaminës D mund të konsiderohen: peshku si p.sh. salmoni, vaji i peshkut, lëngu (100%) i portokallit, qumështi me të gjitha produktet e tij, vezët, drithërat.

- Proteinat – ndihmojnë rritjen dhe zhvillimin normal të bebes. Nevojat ditore për proteina për personat jo sportistë dhe për personat pa nevoja të posaçme janë 0.8 gr/kg peshë trupore, ndërkaq për gratë gjatë shtatzënisë dhe pas lindjes (kur e ushqejnë fëmijën me qumësht gji) nevojat për proteina rriten për 10 gram, respektivisht 20-30 gram më tepër. Kujdes të posaçëm duhet kushtuar përzgjedhjes së burimeve të proteinave – gjithsesi duhet përzgjedhur ato që përmbajnë më pak yndyra të ngopura. Burimet e proteinave: djathi/gjiza me %1 yndyrë, mishi i shpezëve, peshku, thjerrëzat, qumështi i skremuar, gjalpi i kikirikut, vezët.

- Hekuri – ndërton hemoglobinën që është përgjegjëse për furnizimin e indeve me oksigjen. Meqenëse gjatë shtatzënisë nevojat për gjak janë më të mëdha edhe nevojat ditore për hekur pothuajse dyfishohen (27 miligram/ditë). Mos marrja e mjaftueshme e hekurit mund të manifestohet me ndjenjën e lodhjes, rritjen e mundësisë së infeksioneve dhe lindjen e bebes me peshë trupore më të vogël. Burime të mira të hekurit mund të konsiderohen: drithërat, fasulja, frutat e thata, arrat, perimet e gjelbra-spinaqi, mëlçia, mishi i kuq, mishi i shpezëve, vezët. Hekuri nga burimet me origjinë shtazore është më i lehtë i absorbueshëm. Në raste të posaçme nga mjeku që kujdeset për gruan shtatzënë mund të rekomandohet marrja shtesë e hekurit. Në rast se hekuri merret shtesë në formë të tabletave apo formave të tjera duhet të merret së bashku me lëngje të pasura me vitaminën C (p.sh. lëngu i limonit, portokallit, domateve, dredhëzave). Në anën tjetër gjithnjë duhet pasur kujdes të shmangni kombinimin e ushqimeve apo suplementeve, ku krahas hekurit në sasi të konsideruar merret edhe kalciumi (kalciumi hyn në reaksion me hekurin dhe mund të pengon absorbimin e tij në organizëm).

- Jodi – është element esencial dhe përbërës i gjëndrës tiroide (hormonit tiroksinë) që në organizëm ndodhet në gjurmë. Roli tij është veçanërisht me rëndësi në zhvillimin e trurit dhe inteligjencës së fëmijës. Po ashtu ka rëndësi të madhe në rritjen e metabolizmit, djegien e yndyrave, pengon akumulimin e kolesterolit, si dhe ndihmon në mbajtjen e peshës trupore në kufij normal. Burime të jodit janë kripa e jodizuar dhe ushqimet e detit, por mund të merret edhe në formë të tabletave.[1, 3, 4, 6]

- Sumplementet – edhe nëse ushqimi që merret është mirë i ekuilibruar (sa i përket raporteve ndërmjet makro dhe mikronutri-entëve) për të evituar marrjen e pa mjaftuar të nutrientëve të rëndësishëm për mbarëvajtjen e shtatzënisë është e preferuar që 2-3 muaj para fertilizimit të merren mikronutrientë (vitamina dhe minerale) shtesë (suplemente). Një rëndësi të posaçme ka që këto suplemente të merren në formë të multivitaminave që përmbajnë një numër të madh të vitaminave dhe mineraleve (afërsisht 23), e jo në formë të vetëm një vitamine apo minerali. Në këtë mënyrë do të evitohet rreziku i "konkurrencës në absorbim", ku vitamina apo minerali që prezantohet në sasi më të madhe do të pengon absorbimin e vitaminave dhe mineraleve tjera. Rëndësia e suplementeve rritet edhe më tepër kur kemi të bëjmë me gratë vegjetarianë.[3] Në asnjë mënyrë nuk preferohet që pa konsultë paraprake me mjekun që e përcjell ecurinë e shtatzënisë të merren shtesat ushqimore – suplementet (qofshin në formë të multivitaminave apo llojeve të tjera).

*REFERENCA:*

1. *American Pregnancy Association. Pregnancy nutrition. Qasja në: http://americanpregnancy.org/pregnancy-health/pregnancy-nutrition/ Data e qasjes: 13.11.2014*
2. *Blount Darynee. (2005). Growing a Baby: Diet and Nutrition in Pregnancy.* The Birthkit, *Issue 46.*
3. *Haas Amy V. (2002). Nutrition During Pregnancy.* Having a Baby Today, *Issue 5. Qasja në http://www.midwiferytoday.com/articles/nutritionpreg.asp Data e qasjes: 13.11.2014*
4. *Rexhepi Agron. (2010) Nutricioni dhe Sportistët. Mozaiku, Prishtinë.*
5. *USDA. Health and nutrition information for pregnant and breastfeeding women. Nutritional needs during pregnancy. Qasja në: http://www.choosemyplate.gov/pregnancy-breastfeeding/pregnancy-nutritional-needs.html Data e qasjes: 13.11.2014*
6. *Ushqimi dhe shtatzënat. Qasja në: http://www.landlaeknir.is/servlet/file/store93/item18505/baklingur_-_Matur_og_medganga-_albanska.pdf Data e qasjes: 12.11.2014*

# Myftiu Tërnava priti në takim drejtorin e Fondacionit "Maarif" në Kosovë, z.Hurșit Büyükmatür

Më 2 prill, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim drejtorin e Fondacionit "Maarif" në Kosovë, z. Hurşit Büyükmatür.

Myftiu Tërnava fillimisht i dëshiroi mirëseardhje mysafirit, duke i uruar për marrjen e detyrës së re, si drejtor i Fondacionit "Maarif" në Kosovë. Me këtë rast Myftiu Tërnava po ashtu shprehu falënderime për popullin, qeverinë dhe presidencën turke për kontributin që kanë dhënë në zhvillimin dhe ngritjen e infrastrukturës dhe trashëgimisë kulturore e historike në Kosovë, si dhe për bashkëpunimin që kanë pasur deri më tani, duke vlerësuar se bashkëpunimi ndërmjet BIK-ut dhe Fondacionit "Maarif" në Kosovë do të vazhdojë edhe në të ardhmen.

Nga ana e tij drejtori i Fondacionit "Maarif" në Kosovë, z.Hurşit Büyükmatür, theksoi se deri më tani kanë pasur një bashkëpunim shumë të mirë me BIK-un, si dhe uroi që ky bashkëpunim të thellohet edhe më shumë në të mirë të popullit të Kosovës. (R.S.)



# Myftiu Tërnava mori pjesë në përfundimin e hatmes në Xhaminë e Çarshisë në Rahovec



Më 3 prill me rastin e përfundimit të leximit të Kuranit, u mbajt ceremonia e duasë së hatmes në Xhaminë e Çarshisë së Rahovecit. Pas punës së vazhdueshme 3 vjeçare të mësuesve, të cilët nuk e ndërprenë mësimin as në fillet e pandemisë, duke vazhduar kështu mësimin online, shtatëdhjetë e gjashtë nxënës përfunduan leximin e Kuranit.

Këtu përveç nxënësve dhe prindërve, i pranishëm ishte edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës Myftiu Naim ef. Tërnava me stafin e tij, si dhe përfaqësues të Dijanetit.

Me këtë rast Myftiu Tërnava i përgëzoi mësuesit dhe nxënësit për punën e bërë duke përmendur edhe vlerën e mësimit të Kuranit. Ai tha se gjatë tërë kohës që keni mësuar të lexoni, shpërblimi është i shumëfishtë, për juve, për mësuesit tuaj, për familjarët tuaj dhe për të gjithë ata të cilët sado pak u angazhuan që sot të jeni në këtë gjendje, që të lexoni fjalën e të Madhit Zot. Myftiu ndër të tjerash shprehu urimet e tij për muajin e bekuar Ramazan, duke përcjellë edhe disa porosi për këtë muaj. "Jemi në prag të muajit të shenjtë Ramazan, më lejoni që përmes juve që jeni të pranishëm, e në veçanti përmes këtyre nxënësve të gjithë besimtarëve tanë këtu në Kosovën tonë, mirëpo dhe vëllezërve e motrave tona në mërgatë kudo që ata gjenden të ua uroj muajin e shenjtë të Ramazanit."

Kurse kryetari i KBI-së së Rahovecit, Shani ef. Sylka, nën emocione për rezultatin e sotëm, falënderoi për përkrahjen edhe BIK-un dhe tha se në këtë kohë pandemie dhe në këtë kohë kur njerëzit janë hutuar pas dynjasë, ju si prindër të cilët po i sillni fëmijët në xhami keni sevapet më të mëdha në ditën kur dilni para Allahut xh.sh.. Në fund të ceremonisë për shtatëdhjetë e gjashtë nxënësit u shpërndanë mirënjohje dhe u shpërblyen me dhurata për suksesin e treguar për këto tri vite radhazi. (R.S. & B.Z.)

## Myftiu Tërnava priti në takim, z. Daniel Braun

Më 6 prill, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim shefin e zyrës së Fondacionit Konrad Anenauer për Kosovë dhe Maqedoni të Veriut z. Daniel Braun. Myftiu Tërnava e njohu mysafirin me historikun dhe aktivitetet e BIK-ut, me situatën e përgjithshme në të cilën ndodhet Kosova në luftën me pandeminë COVID-19, si dhe për kontributin e veçantë që është duke e dhënë BIK-u me të gjitha institucionet e saj në luftimin, parandalimin dhe respektimin e protokollit të kësaj pandemie.

Më pas z. Daniel Braun falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi lart kontributin e tij dhe të BIK-ut në sferën shoqërore, që Kosova të jetë vend i paqes, sigurisë, tolerancës e harmonisë ndër-fetare. Në këtë takim u bisedua edhe për mundësitë e bashkëpunimit ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Fondacionit në fusha të ndryshme.



Konrad Adenauer është fondacion politik i cili është aktiv në Gjermani me dy qendra të trajnimeve dhe të edukimit, si dhe me 16 zyre në zonat e tjera të Gjermanisë, po ashtu angazhohet në më shumë se 200 projekte në mbi 120 vende të botës. Që nga 2007, Fondacioni Konrad Adenauer në Kosovë ka një zyre përfaqësuese. Ajo nëpërmjet edukimit politik për paqe, liri dhe drejtësi angazhohet për konsolidimin e demokracisë, promovimin e integrimit evropian, forcimin e marrëdhënieve transatlantike dhe bashkëpunimin për zhvillim.

Një tjetër fokus i fondacionit në Kosovë është afrimi drejt Bashkimit Evropian, si dhe përpiqet që në aktivitetet e veta të krijojë një vetëdije te qytetarët për BE-në dhe procesin e integrimit. (R.S.)

## Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Katarit Ali bin Hamad Al-Marri

Më 9 prill, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim ambasadorin e Katarit, Ali bin Hamad Al-Marri.

Myftiu Tërnava fillimisht e njohu mysafirin me historikun, punën, aktivitetet, arritjet dhe sfidat e Bashkësisë Islame të Kosovës si dhe gjendjen e krijuar nga pandemia COVID-19, si dhe respektimin e të gjitha masave për luftimin dhe përhapjen e kësaj pandemie.

Më pas Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin për punën dhe kontributin e tij në rritjen e bashkëpunimit e miqësisë ndërmjet Katarit dhe Kosovës, si dhe për ndihmën dhe mbështetjen e pakursyer të popullit dhe qeverisë së Katarit në të mirë të popullit të Kosovës në çdo kohë. Myftiu po ashtu e falënderoi ambasadorin për përkrahjen e shtetit te Katarit dhënë për Kosovën gjatë pandemisë. Nga ana e tij edhe



ambasadori falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen, duke veçuar rolin dhe ndihmën e madhe që ka dhënë BIK-u në zhvillimin, paqen, harmoninë, tolerancën dhe respektin ndërmjet besimeve fetare në Kosovë. Ai tha se ndjehet i lumtur që po iu jepet mundësia për ta ndihmuar shtetin e Kosovës dhe me Myftiun Tërnava kanë një bashkëpunim dhe raporte të shkëlqyera. Myftiu Tërnava dhe ambasadori Katarit, Al-Marri biseduan për koordinimin sa më të mirë në realizimin e projekteve të ndryshme të BIK-ut në Kosovë, si dhe ranë dakord që në të ardhmen të shtohet bashkëpunimi i dyanshëm. (R.S.)

# Përurohet xhamia "Hoxhë Shuajb Arnauti" në Prishtinë



Më 9 prill, është përuruar xhamia "Hoxhë Shuajb Arnauti" në Prishtinë.

Në hapje të kësaj xhamie morën pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu, Naim ef. Tërnava me stafin e tij, ambasadori i Katarit Ali bin Hamad al-Marri, zv/ drejtori i "Qatar Charity" Nuvaf el-Hamadi, si dhe drejtori i kësaj organizate në Kosovë z. Mahmud Abbas Shaker.

Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin për punën dhe kontributin e tij në rritjen e bashkëpunimit e të miqësisë ndërmjet Katarit dhe Kosovës, si dhe për ndihmë dhe mbështetjen e pakursyer të popullit dhe qeverisë së Katarit në të mirë të popullit të Kosovës në çdo kohë.

Ai uroi xhematin dhe besimtarët për këtë xhami të bukur dhe falënderoi pronarin që dhuroi tokën pa pagesë si dhe besimtarët tjerë që kontribuuan në ndërtimin e kësaj xhamie. Ai potencoi se ndihmën e madhe e ka dhënë drejtori i kësaj organizate, zyra në Kosovë, z. Mahmud Abbas Shaker.

Ambasadori i Katarit Ali bin Hamad al-Marri në fjalën i tij tha se kjo xhami madhështore është ndërtuar falë kontributit të përbashkët nga Katari dhe populli të Kosovës. Kjo forcon edhe më shumë bashkëpunimin mes dy popujve. Po ashtu falënderoj zv/ drejtorin "Qatar Charity" Nuvaf el-Hamadi që ka ardhur nga Katari për këtë inaugurim si dhe të gjithë ata që kanë kontribuar në ngritjen e kësaj xhamie - tha ambasadori Al Marri, i cili premtoi se ndihmat e Katarit për Kosovën do të vazhdojnë edhe më tutje.

Në këtë përurim mori fjalën edhe zv/ drejtori i "Qatar Charity" Nuvaf el-Hamadi, i cili përgëzoi Myftiun Tërnava dhe myslimanët për inaugurimin e kësaj xhamie. Ne punojmë në Kosovë qe 20 vjet dhe kjo xhami është një nga projektet tona e kjo tregon se marrëdhëniet tona të mira po vazhdojnë drejt realizimit të projekteve të tjera për Kosovën. (R.S.)

# Nënshkruhet memorandum bashkëpunimi për ndërtimin e xhamisë




Më 9 prill, në selinë e Kryesisë së BIK-ut, Myftiu Tërnava, nënshkroi memorandum bashkëpunimi me zv/ drejtorin organizatës "Qatar Charity" Nuvaf el Hamadi për ndërtimin e xhamisë në Nikadin të Ferizajt, që do të ndërtohet nga organizata "Qatar Charity".

Me ndërtimin e kësaj xhamie do të përmirësohet jeta dhe infrastruktura e besimtarëve në këtë pjesë të Ferizajt. Myftiu Tërnava shprehu falënderime për popullin, qeverinë dhe organizatën "Qatar Charity.

"Xhaminë që përuruam pak më parë është më shumë se xhami në prag të muajit të bekuar Ramazan dhe ne dëshirojmë që të vazhdojmë edhe më tej në realizimin e shumë projekteve të tjera që kemi para vetës dhe se me Katarin ka raporte shumë të mira dhe kjo është dëshmuar edhe me vizitat që kemi pasur me përfaqësuesit e jetës fetare. Andaj ndërtimi i kësaj xhami në Nikadin të Ferizajt do të jetë një dhuratë tjetër për ne dhe shumë domethënëse, tha mes tjerash Myftiu Tërnava.

Edhe ambasadori Ali bin Hamad Al-Marri edhe z. zv/ drejtori i organizatës "Qatar Charity" Nuvaf el Hamadi pas nënshkrimit të kësaj marrëveshje u ndjenë të kënaqur që po u jepet mundësia për të ndërtuar xhami.

Të dyja palët vlerësuan bashkëpunimin e ndërsjellët, duke theksuar se ky bashkëpunim do të vazhdojë edhe në të ardhmen, në realizimin e projekteve tjera që do të përmirësojnë jetën dhe infrastrukturën e besimtarëve tanë. (R.S.)

# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin në detyrë të Partisë Demokratike të Kosovës, z. Enver Hoxhaj

Më 12 prill, Myftiu Tërnava, priti në takim kryetarin në detyrë të Partisë Demokratike të Kosovës, z. Enver Hoxhaj. Me këtë rast Myftiu falënderoi z. Hoxhajn për vizitën dhe për urimin e muajit të bekuar Ramazan, dhe më pas e njohu mysafirin me aktivitetet dhe anga-zhimet që ka bërë BIK-u në organizimin e jetës fetare në vend, si dhe masat që janë marrë në respektimin e protokollit kundër përhapjen së pandemisë COVID-19.

Nga ana e tij, kryetari në detyrë i Partisë Demokratike të Kosovës, z. Enver Hoxhaj falënderoi Myftiun për mikpritjen dhe uroi atë dhe besimtarët për fillimin e muajit të bekuar Ramazan.

Ai po ashtu çmoi kontributin dhe angazhimin e institucionit të BIK-ut në të gjitha proceset që ka kaluar Kosova deri më tani si dhe përkushtimin e vazhdueshëm që Kosova të jetë vend i paqes, sigurisë, tolerancës dhe mirëkuptimin në mes komunitete fetare që jetojnë në Kosovë.



“Për mua ishte kënaqësi e veçantë të takoi Myftiun Tërnava dhe në emër të PDK-së, t'i uroj Myftiut dhe të gjithë besimtarëve myslimanë në Kosovë muajin e bekuar të Ramazanit. Zoti e pranoftë agjërimin dhe ju dëshiroj agjërim të lehtë. Ky është një muaj i sakrificës, reflektimit dhe i përkushtimit ndaj Zotit”- tha Hoxhaj, duke shtuar se në këtë takim biseduam edhe për tema të tjera dhe ndër çështjet e rëndësishme ishte çështja e pandemisë dhe kjo pandemi e bënë më të vështirë funksionimin e çdo familje dhe shpresojmë që qytetarët tanë do t'i respektojnë masat e pandemisë, meqë shëndeti i tyre është më i rëndësishëm dhe shpresojmë që kjo temë do të marrë drejtimin e duhur përmes menaxhimit të mirë që pritet të ndodh nga Qeveria e Kosovës. (R.S.)

# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Komunës së Prishtinës z. Shpend Ahmeti

Më 12 prill Kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka pritur në takim kryetarin e Komunës së Prishtinës, z. Shpend Ahmetin. Në këtë takim, Myftiu Tërnava e njohu mysafirin me organizimin e jetës fetare dhe me funksionimin e institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës në këtë kohë, në të cilën jemi duke u përballur me virusin Covid-19. Kryetari Ahmeti, falënderoi Myftiun Tërnava dhe nëpërmes tij të gjithë institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës për gatishmërinë dhe respektimin e masave të parapara për parandalimin e këtij virusi. Meqë jemi në prag të fillimit të muajit Ramazan, kryetari



Ahmeti uroi Myftiun Tërnava dhe gjithë besimtarët myslimanë për fillimin e këtij muaji, duke ju dëshiruar agjërim të lehtë dhe të pranuar. Gjatë këtij takimi u diskutua edhe për një sërë çështjesh me interes për të gjithë qytetarët e Prishtinës. (B.Z.)

# Myftiu Tërnava priti në takim drejtorin e shoqatës "Jetimat e Ballkanit" z. Halil Kastrati

Më 12 prill, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim drejtorin e shoqatës "Jetimat e Ballkanit" z. Halil Kastrati.

Myftiu Tërnava falënderoi mysafirin për vizitën dhe me këtë rast çmoi dhe vlerësoi punën dhe kontributin e tij dhe të shoqatës që ai drejton në ndihmë të varfërve dhe nevojtarëve.

Në këtë takim, drejtori Halil Kastrati uroi Myftiun Tërnava për fillimin e muajit të madhërishëm Ramazan.



Gjatë këtij takimi u bisedua për mundësitë e bashkëpunimit ndërmjet Bashkësisë Islame dhe shoqatës për të mirën e qytetarëve. (R.S.)

# Shoqata Bereqeti në bashkëpunim me KFOR-i ndihmuan komunitetin rom



Më 1 prill, shoqata "Bereqeti" në bashkëpunim me KFOR-in italian, sot kanë bërë shpërndarjen e pakove ushqimore në Plemetin të Obilqit.

Në këtë aktivitet mori pjesë edhe i pari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef. Tërnava, si dhe Gjenerali Franco Federici.

Gati dy javë para fillimit të muajit të Ramazanit, realizohet ky aksion humanitar tek komuniteti rom, me ç'rast Myftiu Tërnava shprehi dhimbjen e tij të thellë kur pa gjendjen në të cilën po jetojnë ky komunitet.

"Jemi këtu t'ju ndihmojmë nga pak dhe ju falënderojmë për bashkëpunim dhe koordinim të punëve. Kjo është një sasi e paktë këtu, ne do të vazhdojmë me pjesë tjera, kjo është vetëm një simbolikë. Tash e tutje do të fillojmë me ndihma të tilla, tani edhe që jemi në prag të Ramazanit", u shpreh Tërnava.

Edhe përfaqësues i KFOR-it, Gjeneral Federici falënderoi shumë Myftiun, duke thënë se, për mua është një çast shumë emocional, ana jonë njerëzore duhet të na e bëjë të ndjehemi të obliguar të ju ndihmojmë njerëzve të tillë. Sado simbolike, për mua është një krenari të bëjmë punë të tilla. Dua të ju falënderoj juve, për punën që keni bërë për të arritur këtu ku jemi sot. Është diçka shumë simbolike, mirëpo është shumë e madhe për komunitetin, dhe tregon se çka do të kishim arrit të bëjmë për komunitete të tilla.

Ndër të tjera Tërnava theksoi se Bashkësia Islame e Kosovës, brenda dhjetë ditëve do të ndihmojë rreth 5 mijë familje në nevojë dhe gjatë Ramazanit edhe njëzet mijë familje të tjera.

# Mesazhi i Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava me rastin e fillimit të muajit të madhëruar Ramazan

*Të nderuar besimtarë!*

*Vëllezër e motra!*

Të nderuar qytetarë të Kosovës

Jemi në vigjilje të fillimit të muajit të bekuar Ramazan, andaj më lejoni që në këtë natë të madhe, Natës së Ramazanit, t'u drejtohem të gjithë besimtarëve dhe të gjithë njerëzve të vullnetit të mirë me urimet e përgëzimet më të mira për fillimin e këtij muaji, i cili është muaj i veçantë për besimtarët myslimanë kudo që ata gjenden.

Ramazani është muaj i cili përveç të tjerash dallohet edhe me ibadetin e agjërimit, e i cili kryhet vetëm për hir të Krijuesit të gjithësisë, Allahut xh.sh., dhe vetëm Ai për këtë do ta shpërblejë besimtarin me shpërblime të veçanta.

Përmes agjërimit të muajit të madhëruar Ramazan, besimtarët myslimanë në mënyrën më të përsosur manifestojnë ndjesinë e besimit në Zotin, përgjegjësinë për t'i ndjekur e zbatuar urdhrat e mësimet e Tij, si dhe gatishmërinë për të sakrifikuar, me përkushtimin e vetëm për Krijuesin e gjithësisë.

Dimension shumë i rëndësishëm i muajit Ramazan është edhe aspekti shoqëror e social, ngase ky muaj përmes ibadetit të agjërimit, te shoqëria rrit ndjesinë e ndjeshmërinë për tjetrin, ofron familjet, farefisin e besimtarët ndërmjet vete, shton përgjegjësinë ndaj shoqërisë dhe në të njëjtën kohë e bën besimtarin më të vetëpërmbajtur, më të përgjegjshëm, më të afërt e më solidar me të gjitha kategoritë e shoqërisë.

Agjërimi i muajit Ramazan është njëra ndër pesë shtyllat kryesore të fesë sonë, me të cilin besimtari shpreh përkushtimin, bindjen, sakrificën e dashurinë ndaj Krijuesit.

Për këtë, Allahu xh.sh., në Kuran thotë: "Muaji Ramazan është muaji në të cilin zbriti Kurani, ai është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). Prandaj, kush e arrin prej jush këtë muaj, le të agjërojë..."

Ramazani është muaj në të cilin filloi të zbres Kurani fisnik, është muaj i paqes, mëshirës e bamirësisë.




Qëllimi i agjërimit nuk është vetëm heqja dorë nga ngrënia e pirja, nuk është për qëllim vetëm uria, por qëllimi i agjërimit është individi, familja e shoqëria, njohja e mësimeve e udhëzimeve hyjnore, bërja e njeriut më të përgjegjshëm ndaj jetës në këtë botë, si dhe të ndikojë në formimin e një shoqërie sa më të drejtë, më të përgjegjshme e më të lumtur me nimetet që Krijuesi i ka dhënë në këtë botë.

Këto vlera të muajit të bekuar Ramazan dhe ibadeti i agjërimit, marrin peshë edhe më të madhe në kohën tonë, kur njerëzimi është tunduar nga materialja dhe dinamika e jetës dhe sikur ka lënë pas dore shpirtëroren e humanen. Njerëzimi sot ka nevojë më shumë se kurrë për mësimet dhe vlerat që jep agjërimi i Ramazanit.

Besimtari që e agjëron me përkushtim e devocion muajin Ramazan, ashtu siç ka kërkuar Krijuesi i gjithësisë, do ta njoh më mirë e më afër kuvetin e rahmetin e Allahut xh.sh., do të kuptojë më mirë e më drejt misionin e tij në këtë botë, do të dijë se pa vullnetin e Krijuesit nuk bëhet asgjë, do të jetë i përgatitur për Kadanë dhe Kaderin, e këto vlera e bëjnë besimtarin, rrethin e shoqërinë më të edukuar, më të drejtë, më të pasur, më të ngritur, më human e solidar, e mbi të gjitha më fisnik e paqësor.

*Vëllezër e motra!*

Edhe këtë vit, muaji Ramazan po na gjen në përballje me pandeminë Covid-19, me këtë rast, më lejoni që t'i përgëzojë të gjithë ata që janë në rreshtin e parë të përballjes me këtë virus. Lusim Zotin që të gjithë ata që kaluan në botën tjetër t'i marrë në mëshirën e Tij, ndërsa të infektuarve ju dëshirojmë shërim të shpejtë, e të tjerët, Zoti i ruajt nga prekja me këtë virus.

Përveç kësaj, është obligim ynë që ta ruajmë veten, familjen e shoqërinë nga infektimi. Ju ftoj që t'u respektoni masat anti covid, me shpresë tek i Madhi Zot që shumë shpejt edhe ne ta kemi vaksinimin e popullatës dhe kështu ta tejkalojmë edhe këtë sfidë të kohës me të cilën po përballemi qe më shumë se një vjet.

*Të dashur vëllezër e motra!*

Gjatë muajit Ramazan, të bëjmë më të mirën e mundshme me ibadete, lutje, namaz, sadaka e solidaritet, me bindje e përkushtim, që ta arrijmë kënaqësinë e Krijuesit.

Nga ne kërkohet që të jemi më të dëlirë, më të kujdesshëm, më të afërt e më të durueshëm.

Duke ju uruar mbarësi e shëndet, të gjithëve ju dëshiroj që muajin e madhëruar Ramazan ta përjetoni me të gjitha mirësitë e begatitë e tij, duke e lutur Zotin që të na lehtësojë agjërimin, të na fisnikërojë me moralin dhe etikën e agjërimit të Ramazanit.

Urime të gjithëve muaji Ramazan!

*Myftiu i Kosovës*

*Naim ef. Tërnava*

# Iftari tradicional në Medresenë Alauddin

Me 30 prill Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me rastin e Natës së Madhe të Bedrit, shtroi iftar tradicional në medresenë "Alauddin" në Prishtinë për strukturat drejtuese të këshillave vendorë dhe për institucionet dhe organet e tjera të BIRK-ut. Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu Naim ef. Tërnava, pasi i përshëndeti dhe falënderoi përfaqësuesit e këshillave për punën që bëjnë, kontributin dhe përkushtimin që kanë treguar gjatë këtyre ditëve. Ai mes tjerash nënvizoi edhe për përgjegjësitë që kanë në raport me besimtarët dhe institucionin e BIRK-ut, dhe njëherazi kërkoi përgjegjësi, vendosmëri dhe përkushtim në kryerjen e të gjitha detyrave në shërbim të besimtarëve dhe të vendit. 'Ne imamët e kemi për detyrë të kumtojmë dhe shpjegojmë fjalën e Allahut xh.sh., ku do që gjendemi në veçanti në Kosovën tonë me këtë xhematë kaq të mrekullueshëm që e kemi"-theksoi myftiu Tërnava. Ai më pas u ndal tek vlera e këtij muaji që iu shtua atëherë kur Allahu xh.sh. zbriti Kuranin në këtë muaj, Natën e



Kadrit. Shumë ndodhi ndodhën në këtë muaj përgjatë historisë e njëra ndër to është edhe Lufta e Bedrit. Dritat e asaj lufte shndritën botën mbarë dhe kanë arritur edhe te ne dhe ne sot i përkasin besimit islam që e ruajmë thellë në shpirtin tonë"- tha Myftiu Tërnava

Ai më pas tha se adhurimi ndaj Allahut duhet të jetë në vazhdimësi, por Muhamedi a.s. e veçonte dhjetëditëshin e fundit të Ramazanit. Adhurim dhe përkushtim, lutje e ibadet, sadaka e mirësi e shumë gjëra të tjera të mira i bënte më veçanërisht në këtë muaj.

Në fund, Myftiu Tërnava porositi të pranishmit që të shtojnë edhe më shumë lutjet, ibadetet dhe përkushtimin ndaj Zotit.

# Drejtori Shkodra priti në takim prodekanin e Fakultetit Filozofik, z. Selim Bezeraj

Më 1 prill, drejtori i Drejtorisë për Kulturë dhe Shtyp, Ramadan Shkodra, priti në takim, prodekanin e Fakultetit Filozofik, z. Selim Bezeraj. Në këtë takim u diskutua për bashkëpunimin ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Fakultetit Filozofik, në fushën e shkëmbimit të literaturës. Me këtë rast, Drejtoria për Kulturë dhe Shtyp në BIK, i dhuroi Fakultetit Filozofik të Prishtinës, 41 tituj me nga tre ekzemplarë për secilin titull, si dhe kompletin "Zani i Nalt". Titujt janë të fushave të ndryshme, ndër to nga kultura, historia, gjuhësia, letërsia etj. Prodekani Bezeraj falënderoi drejtorin Shkodra, por edhe institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës për këtë dhuratë, duke e cilësuar atë si një ndihmesë të madhe për studentët tanë. Që të dyja palët ranë dakord që edhe më tutje të vazhdojë bashkëpunimi i mirë ndërmjet tyre. (B.Z.)



# Vihet gurthemeli për ndërtimin e "Xhamisë së Re" në fshatin Gaçkë të Ferizajt



Më 5 prill, nën këndimin e tekbireve dhe ajeteve kuranore, në mënyrë solemne është vendosur gurthemeli i "Xhamisë së Re" në fshatin Gaçkë të Ferizajt. Me rastin e vendosjes së këtij gurthemeli të pranishëm nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës qenë sekretari i përgjithshëm Ahmet ef. Sadriu, kryeimami Vedat ef. Sahiti, ndërsa të pranishëm ishin edhe përfaqësuesit e KBI të Ferizajt, me kryetarin Fehmi ef. Mehmet, hoxhallarë e xhematë të tjerë.

Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti duke u dëshiruar mirëseardhje të pranishmëve, i uroi banorët e këtij lokaliteti për këtë xhami të re, duke lutur Zotin që të jetë një xhami në shërbim të besimtarëve dhe në të mirë të komunitetit.

Ndërkaq në emër të Kryesisë së BIK-ut dhe në emër të Myftiut Naim ef. Tërnava, foli kryeimami Vedat ef. Sahiti i cili përcolli urimet dhe përshëndetjet e Myftiut Tërnava dhe me këtë rast uroi banorët për këtë xhami të re, duke falënderuar Zotin që janë tubuar për një punë të hairit. "Në xhami adhurohet Ai që me të vërtetë meriton të adhurohet, Krijuesi i njeriut, të cilin e bëri krijesë më të mirë në sipërfaqe të tokës." Ai më tutje citoi ajetin kuranor, ku Zoti thotë: "Me të vërtetë xhamitë i ndërtojnë (kujdesen për to) ata që bindshëm besojnë në Allahun dhe ditën e fundit, e falin namazin e japin zekatin dhe nuk ia kanë dronë askujt pos Allahut. Të tillët do të jenë ata të udhëzuarit".

Edhe banorët e Gaçkës u shprehën të lumtur që ndërtimi i xhamisë dhe xhamive të tjera po ia shton edhe më shumë bukurinë vendit tonë. Kjo nismë është ndërmarrë nga banorët e Gaçkës dhe KBI e Ferizajt. Në fund të kësaj ceremonie bashkërisht u bë lutje që sa më shpejtë të ndërtohet kjo xhami dhe të jetë në funksion të plotë për xhematin.

# Drejtoria e Vakëfeve nga Turqia dhuroi 4000 pako ushqimore për aksionin "Sofra e Ramazanit 2021"




Më 14 prill, Drejtoria e Vakëfeve e Republikës së Turqisë edhe sivjet ka dërguar pako ushqimore për familjet skamnore. Kryeimami i Kosovës, Vedat ef. Sahiti, thekson se Bashkësia Islame e Kosovës në kuadër të bashkëpunimit me Drejtorinë e Vakëfeve nga Turqia ka siguruar një donacion prej 4000 pakosh ushqimore të cilat do të shpërndahen gjatë Ramazanit. "Falënderojmë Drejtorinë e Vakëfeve të Republikës së Turqisë që vazhdimisht po na mbështet në Ramazan me pako ushqimore. Gjithashtu për këtë aksion, ne kemi pasur një numër të madh të bamirësve, bizneseve vendore të cilat iu kanë bashkëngjitur karvanit "Sofra e Ramazanit 2021" qoftë nga vendi, por edhe nga mërgata e largët" - tha kryeimami Sahiti.

Aksioni "Sofra e Ramazanit" është bërë tashmë traditë dhe të gjithë aktivistët e shoqatës "Bereqeti" janë në aksion për të ofruar ndihmë për familjet skamnore. "Kjo është një mbështetje e madhe nga të gjitha bizneset e vendit, njerëzit e vullnetit të mirë të cilët e mbështetin aksionin "Sofra e Ramazanit 2021 " që tashmë është bërë tradicional tek ne për t'u dalë në ndihmë familjeve në nevojë. Këtu dua t'i falënderoj edhe diasporën tonë që vazhdimisht na përkrah në aksionet tona" -tha drejtori i Bereqetit Behxhet ef. Ajvazi. Edhe viteve të kaluara, Drejtoria e Vakëfeve të Republikës së Turqisë ka sjellë ndihma me pako ushqimore që iu janë ndarë nevojtarëve nga Shoqata Humanitare "Bereqeti". (R.S.)

# Departamenti i Gruas shënoi Ditën Ndërkombëtare të Tokës

Më 22 prill, Departamenti i Gruas - dega në Obiliq iu bashkëngjit aksionit të pastrimit në lagjen Arbëria-Prishtinë, aksion i organizuar nga 'Let's do it Kosova' Me moton "Së bashku mund ta bëjmë vendin tonë më të mirë për të jetuar". Mualimja Mihana Goga së bashku me vullnetarë të tjerë, ndër ta artistë e gazetarë morën pjesë në këtë aktivitet për të shënuar Ditën Ndërkombëtar të Tokës. Për këtë organizim Goga tha se, aktivitete të tilla ajo ka organizuar ndër vite dhe se si rezultat është ngritur vetëdijesimi, përderisa iu bashkëngjiten gjithmonë e më shumë njerëz në aksione, si ky i ditës së sotme. Goga gjithashtu ndër të tjera përmendi vlerën e këtij kontributi në këtë vit, duke e lidhur atë me muajin Ramazan. "Pikërisht për këtë ditë duhet të bashkohemi të gjithë sidomos tani në muajin Ramazan të kontribuojmë që të kemi një mjedis të pastër në krejt territorin e Kosovës, sepse përgjegjësia është e të gjithë neve që ta ruajmë, mbrojmë dhe pastrojmë mjedisin" – tha Goga. Departamenti i Gruas në Obiliq, mori pjesë në këtë aktivitet në kuadër të organizatës "Let's do It Kosova". Nga kjo organizatë, Goga vitin e kaluar ishte shpallur vullnetarja e vitit 2020.



# Kryeimami Sahiti takoi mualimet e angazhuara në kuadër të këshillave të BIK-ut

Më 26 prill, kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, takoi mualimet e angazhuara në kuadër të këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Në këtë takim mori pjesë edhe këshilltari për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë z. Nevzat Akin dhe udhëheqësja e Departamentit të Gruas, znj. Vaxhide Bunjaku.

Kryeimami Sahiti, pasi përshëndeti të pranishmit, falënderoi këshilltarin z.Akin për përkrahjen e këtij projekti e sidomos mualimet për kontributin që po japin në fushën e mësim-besimit me grup moshat e reja si dhe në ngritjen e vetëdijesimit të grave përmes ligjëratave e takimeve të ndryshme. Mësim-besimi duhet të jetë prioriteti ynë parësor theksoi mes tjerash Sahiti dhe njëkohësisht potencoi nevojën e angazhimit edhe më të madh të gruas në këtë fushë.

Një fjalë rasti mbajti edhe këshilltari z. Nevzat Akin, i cili shprehi përkrahjen e tij për punën, angazhimin dhe kontributin e veçantë të mualimeve tona sidomos në fushën e mësim-besimit me grup moshat e reja. Ky projekt realizohet falë mbështetjes së zyrës për çështje fetare të Ambasadës së Republikës së Turqisë në Prishtinë.





# Drejtori Shkodra priti në takim drejtorin e Institutit Albanologjik z. Hysen Matoshi



Më 26 prill, drejtori i Drejtorisë për Kulturë dhe Shtyp, Ramadan Shkodra, priti në takim, drejtorin e Institutit Albanologjik z. Hysen Matoshi. Në këtë takim u diskutua për bashkëpunimin ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Institutit Albanologjik, në fushën e shkëmbimit të literaturës. Me këtë rast, Drejtoria për Kulturë dhe Shtyp në BIK, i dhuroi Institutit Albanologjik, 41 tituj me nga tre ekzemplarë për secilin titull, si dhe kompletin "Zani i Nalt". Titujt janë të fushave të ndryshme, ndër to nga kultura, historia, gjuhësia, letërsia etj. Drejtori i Institutit z. Matoshi falënderoi drejtorin Shkodra, por edhe institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës për këtë dhuratë, duke e cilësuar atë si një ndihmesë të madhe për këtë institucion. Që të dyja palët ranë dakord që edhe më tutje të vazhdojë bashkëpunimi i mirë ndërmjet tyre. (B.Z.)

# Dua e hamtes në Obiliq




Më 26 prill, Departamenti i Gruas së Bashkësisë Islame të Kosovës, dega në Obiliq me rastin e përfundimit të leximit të Kuranit Famëlartë nga vijuesit e mësim besimit me mësuesen Mihana Goga, organizoi një program hatmeje, mirëpo për shkak të pandemisë COVID-19 ky aktivitet u realizua online. Në fjalën e saj përshëndetëse, udhëheqësja e Departamentit të Gruas, Vaxhide Bunjaku potencoi rëndësinë e organizimit të programeve të tilla dhe përgëzoi mualimen për punën e palodhshme me vijuesit e mësim besimit në komunën e Obiliqit.

Në këtë program mori pjesë edhe sekretari i zyrës për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë, Zymer Ramadani, i cili përgëzoi departamentin e Gruas, për angazhimin në mbarëvajtjen e mësim besimit edhe në kohë pandemie.

# Drejtori Shkodra priti në takim prodekanin e Fakultetit të Filologjisë z. Isa Memishi.



Më 27 prill në vazhdën e bashkëpunimit ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të tjera, drejtori i Drejtorisë për

Kulturë dhe Shtyp, Ramadan Shkodra, priti në takim, prodekanin e Fakultetit të Filologjisë z. Isa Memishi.

Në këtë takim u diskutua për bashkëpunimin ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Fakultetit të Filologjisë, më konkretisht degës së orientalistikës.

Me këtë rast, Drejtoria për Kulturë dhe Shtyp në BIK, i dhuroi degës së orientalistikës së Fakultetit të Filologjisë, 41 tituj me nga tre ekzemplarë për secilin titull, si dhe kompletin "Zani i Nalt". Titujt janë të fushave të ndryshme, ndër to nga kultura, historia, gjuhësia, letërsia etj.

Prodekani Memishi falënderoi drejtorin Shkodra, por edhe institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës për këtë dhuratë, duke e cilësuar atë si një ndihmesë të madhe për këtë degë. (B.Z.)

## Kosovës iu shtua edhe një doktor shkence në Tefsir



Më 26 mars 2021, Valmire Batatina Krasniqi mori gradën doktor shkence në tefsir në Fakultetin e Teologjisë në Universitetin Uludağ të Brusës, Turqi. Batatina Krasniqi në prani të jurisë në përbërje të: prof. dr. Celil Kiraz (mentor), prof. dr. Remzi Kaya, doç. dr. Saadet Maydaer, dr. Bünyamin Açıkalın, dr. Yunus Emre Gördük mbrojti temën "Mushkilu'l-Kur'an me vështrim të veçantë në Keshafin e Zemahsheriut", ku u vlerësua lart nga juria.

Valmire Batatina Krasniqi lindi me 18/10/1991 ne Herticë, shkollën fillore e kreu në vendlindje, pastaj shkollimin e mesëm e përfundoi në medresenë e mesme "Alauddin" në Prishtinë, ku ishte edhe një ndër nxënëset e dalluara. Studimet universitar i përfundoi me sukses në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë në vitin 2013. Studimet post-diplomike i vazhdoi në Universitetin "Uludag" në Bursa të Turqisë dhe diplomoi me temën "Llojet e njerëzve në këndvështrimin e kaptinës Beled"

Batatina Krasniqi ka marrë pjesë në trajnime, konferenca ndërkombëtare, ku ka prezantuar punime shkencore nga fusha e teologjisë, ka arritur të publikoj punime shkencore në revista ndërkombëtare dhe vendore dhe tashmë mbanë titullin doktor shkence në Universitetin "Uludag" në Bursa të Turqisë.

## Kaloi në amshim Mulla Idriz ef. Sertolli.

Në orët e pasdites së datës 1 prill, ndërroi jetë hoxha i nderuar nga Bellanica, mulla Idriz ef. Sertolli. Varrimi i të ndjerit u bë më 01.04.2021, në vendlindjen e tij, në Bellanicë.

Idriz Sertolli lindi më 19.12.1954 në fshatin Bellanicë. Shkollën fillore e kreu në Bajë të Malishevës, ndërsa të mesmen për dy vjet e kreu në Medresenë "Alauddin" në Prishtinë dhe dy vjet të tjera i kreu në Medresenë e Mesme Fetare (Medresetu Thanevijetu Dinije) në Bagdad të Irakut.

Studimet universitare i vijoi në Universitetin e Bagdadit, në degën e gjuhës arabe.

Pas përfundimit të studimeve, gjatë periudhës 1982-1991, punoi si imam në Xhaminë e Bllacës, 1991-2000, punoi si imam në Xhaminë e Piranës, 2000-2020, punoi si imam në Xhaminë "Mesxhid" në Prizren, 2020-2021, punoi si imam në Xhaminë e Ratkocit në Rahovec. Vdiq më 31.03.2021 në Prizren.



Allahu e mëshiroftë dhe e shpërbleftë me Xhenet!

# Ndjenjë

Ai e do Zotin

Sepse Zoti është Dashuri.

Në zemrën e tij nuk pushon askush pos Tij.

Të kërkuarit e prehjës në diçka tjetër veç Zotit është tregues i zbrazëtisë brenda brendësisë,

Pasi të kërkosh Zotin përmes dikujt tjetër është shenjë e hidhur e dobësisë.

Sepse Ai ndërmjetës për tek Vetja nuk ka vënë askë,

E nëse ne kërkojmë ndërmjetës do mbesim pa Të.

Të mbeturit pa Të është si të mbesim pa sy,

I verbëri më nuk i sheh gjërat edhe po ja përshkruajte formën për secilën në veçanti.

Mungesa bëhët e padurueshme kur të Dashurin nuk e sheh,

Por, madhore është kur e do pa e parë se e di që është diku atje.

Përtej dimensioneve të kohërave dhe të botërave,

Në infinit Ai qëndron.

Ekzistenca e Tij nuk ka të filluar e as nuk mbaron.

Ai nuk pret,

Sepse koha për të është jorelevante.

Por ti do të presësh,

Sepse për të arritur destinacionin e dëshiruar duhet të kalosh disa stade.

E çdo vuajtje, lodhje e fatkeqësi,

Harrohet lehtë kur je i drejtuar tek Ai.

Sepse ti e di rrugën,

Destinacionin e ke caktuar me kohë,

Për ty ekziston vetëm para,

Të kthehesh prapa nuk ka më kohë.

*Arben Desku*

"Kush është ai që I huazon Allahut një hua të mirë, e Ai t'ia shtojë atij shumëfish atë?"

(El Bekare, 245)



Bashkësia Islame
e Republikës së Kosovës

Pejgamberi, a.s., e bëri obligim
ZEKAT (SADAKATUL) FITRIN
si pastrim për agjëruesin për fjalët e këqija, dhe ushqim për të varfrit. Prandaj, kush e jep para namazit (të Bajramit), ajo është sadaka e pranuar, e kush e jep pas namazit, konsiderohet sadaka e rëndomtë! (Muhamedi a.s.)

# ZEKATI DHE SADAKATUL FITRI 2021

## PAGESAT MUND T'I BËNI

1. Në zyrat e këshillave të BIK-ut
2. Në secilën xhami të Kosovës
3. Në adresën bankare:
   Bashkësia Islame e Kosovës
   NLB-Prishtina
   Account no. & IBAN:
   XK05 1700200100103672
   SWIFT Code (BIC): NLPRXKPR
4. PayPal
   paypal.me/bislame



## VLERAT NË TË CILAT MUND T'I BËNI PAGESAT
















